


**D I T U R I A   I S L A M E**
Revistë mujore, fetare, kulturore e shkencore

**Boton**
Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës
Prishtinë

**Kryeredaktor**
**Bahri Simnica**

**Redaksia**:
Agim Hyseni, Burhan Hoxha,
Jakup Çunaku, Miftar Ajdini,
Muharrem Tërnava, Rexhep Lushta,
Sabri Bajgora, Zaim Baftiu

**Gazetar në redaksi:**
Ramadan Shkodra

**Lektor**
Isa Bajçinca
**Korrektor**
Skender Rashiti
**Kopertina & Red. teknik**
Ymridin Trinaku
**Operator kompjuterik**
Nuhi Simnica

**Adresa:**
*"Dituria Islame",*
*Rr. "Bajram Kelmendi", nr. 84.*
*10000 Prishtinë*
*Tel & Fax. 038/224-024*
***www.dituriaislame.net***
*E-mail:* ***dituriaislame@hotmail.com***
***dituriaislame@yahoo.com***

**Parapagimi:**
*Evropë 25 €   Amerikë 40 USA $*

**Shtypi:**
***"Koha"*** *- Prishtinë*

*Dorëshkrimet dhe fotot nuk kthehen!*

بسم الله الرحمن الرحيم

# *Toleranca ndërfetare shtyllë e qytetërimit shqiptar*

*Ballkani, si një ndër pikat me nevralgjike të Evropës, në të cilin bëjnë pjesë edhe trojet shqiptare, gjeografikisht është një vend ku puqen pikat më të skajshme të Lindjes, dhe të Perëndimit. Këto hapësira, shpeshherë ishin arenë e betejave të përgjakshme për supremacion të kësaj apo asaj fuqie, të cilat parakaluan këndej pari, dhe secila u përpoq të linte gjurmët e veta, qoftë nga aspekti kulturor, qoftë ai fetar. Nisur nga këto fakte, populli shqiptar, që u valëvit në mes këtyre rrjedhave historike, megjithatë arriti të ruante identitetin e vet, por tash të pasuruar me një multikonfesionalitet fetar, me të cilin sot mburret e krenohet para botës, dhe të cilin e ka kultivuar për shekuj e shekuj me radhë, pa njohur ndonjëherë as më të voglin konflikt ndërfetar.*

*Populli shqiptar duke qenë i vetëdijshëm se feja si një prej komponentëve shumë të rëndësishëm në jetën e tyre shpirtërore, luan një rol të rëndësishëm në formimin e vetëdijes së tyre si popull dhe shoqëri, diti gjithmonë që me xhelozi të ruante këto vlera të larta shpirtërore, pa marrë parasysh se për cilin konfesion fetar bëhej fjalë, atë mysliman, të krishterë apo ortodoks. Fakti pse shqiptarët ruajtën dhe kultivuan me aq xhelozi tolerancën fetare është se realiteti fetar ishte një mozaik i vendosur mbi një shtrat të fuqishëm, të përforcuar në rrjedhën e historisë nga veprimi i shumë faktorëve siç ishin tiparet etnopsikologjike, gjuha, kultura e përbashkët, etj.*

*Me një fjalë, toleranca jonë e madhe ndërfetare e verifikuar për shekuj, me një ekumenizëm dhe dialog shembullor, është shtyllë e qytetërimit shqiptar.*

## Në këtë numër pos të tjerash

**Fjala e Myftiut të Kosovës Mr. Naim Tërnava në manifestimin "Mesazhi i paqes" mbajtur më 26 maj 2008 në Prishtinë**

# Botë e qytetëruar: Ju falemi nderit për tërë atë që keni bërë për këtë popull të përvuajtur

*Të nderuar vëllëzër e motra,*

*Të nderuar të pranishëm,*

17 shkurt 2008, zemrat e çdo shqiptari rrahën më shpejt, përjetuan ëndrrën e kamotshme, Parlamenti i Kosovës shpalli pavarësinë e vendit, gëzim, lot, urime, përqafim kudo në Kosovë, Shqipëri, Maqedoni, Malin e Zi, Luginën e Preshevës, Sanxhak e kudo që jetojnë vëllezërit e motrat tona. Për një moment dëgjoi bota mbarë, festohej në Amerikë, nëpër qendrat europiane pothuajse në mbarë botën ku jetojnë e veprojnë bashkatdhetarët tanë. Festonim, ngase në vazhdimësi kishte atdhedashës që donin lirinë,dhe për të nuk kursyen as veten e tyre; kishte burra të mëdhenj të cilët u flijuan brez pas brezi, por edhe në luftën e fundit me Serbinë, të udhëhequr nga komandanti legjendar Adem Jashari. Familjet Jashari, Haradinaj, Pajaziti, Ramadani e shumë familje e shehidë të tjerë, që ranë për të mos vdekur kurrë, ishin shembujt më të mirë se si mbrohet dhe luftohet për fe e atdhe. Allahu xh.sh. thotë**: " Prej besimtarëve kishte burra që vërtetuan besën e dhënë Allahut e disa prej tyre e realizuan premtimin duke dhënë jetën......."**

Të nesërmen dëgjojmë lajmin nga Tanzania e largët, ku presidenti Bush thotë: ***"Populli i Kosovës meriton Pavarësinë "p***ër të vazhduar më vonë edhe shumë shtete të tjera njohjen e Pavarësisë së vendit tonë. Ndodhi ajo që u tha Presidenti Sarkozi fëmijëve të një shkolle të Parisit ***:"Kufijtë e kësaj harte do të ndryshojnë së shpejti ngase në Europë po lind një shtet i ri****". Kjo edhe ndodhi, Kosova shtet sovran e i* pavarur.

Ndaj edhe njëherë,në emër të Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës dhe në emrin tuaj, i drejtohem opinionit botëror duke i thënë:

Botë e qytetëruar: Ju falemi nderit për tërë atë që keni bërë për këtë popull të përvuajtur, i cili pati një histori sa të dhimbshme po aq edhe krenare. Ju falemi nderit që në momentin më kritik i dolët në ndihmë UÇK-së, që njëherë e përgjithmonë të largohen nga Kosova forcat paramilitare ushtarake policore të Serbisë.



100 - vjet robëri, ndarje,dhunë, maltretim, burgosje, vrasje, shpërngulje,100 vjet flijim të cilët rezultuan me 100 ditë pavarësi. Sot Kosova e pavarur, plot shpresë dhe energji për një të ardhme më të mirë.

Bërja e shtetit është detyrë e të gjithë neve, puna, sjellja, respekti, zhvillimi, mirësjellja, toleranca, paqja, - janë veçori që duhet të na shoqërojnë ne si individë, familje dhe shoqëri.

Largohuni nga punët e liga: vëllavrasja, vetëvrasja, krimi, ekstremizmi, ngase këto e të ngjashme janë të liga që duhen flakur nga mesi ynë.

Mënyra më e mirë për të kuptuar një fe, është studimi i burimit të saj hyjnor.

Burimi hyjnor i Islamit është Kurani, që mbështet konceptet e moralit, dashurisë, mëshirës, përkushtimit, sakrificës, tolerancës dhe paqes. Një mysliman që i zbaton siç duhet këto parime në jetën e tij, është një njeri i sjellshëm, i thjeshtë, i drejtë, i besueshëm dhe me të cilin është e lehtë të krijohen marrëdhënie të mira. Ai përhap dashuri, respekt, harmoni dhe kënaqësi tek të gjithë ata që jetojnë pranë tij.

*Vlerat e Kuranit i bëjnë myslimanët të përgjegjshëm për t'i trajtuar të gjithë njerëzit, myslimanë apo jo, me mirësjellje e drejtësi, për t'i mbrojtur ata. A*llahu xh.sh. thotë:

***"Mos përhapni çrregullim në tokë, pasi ajo të jetë bërë e begatë, dhe drejtojuni Atij me frikë e dëshirë! Mëshira e Zotit është pranë atyre që kryejnë vepra të mira."*** (Kurani 7:56)

Ata që nuk janë të interesuar për ngjarjet që ndodhin rreth tij, përderisa ato nuk ndikojnë drejtpërdrejt në jetën e tyre, janë të zhveshur nga largpamësia, këta njerëz përpiqen të kënaqin egot e veta duke i shpërdoruar në mënyrë të rëndomtë mjetet e tyre, pa pasur aspak kujdes për kërcënimet që kanosin njerëzimin. Sidoqoftë, në Kuran, Zoti lavdëron moralin e atyre që përpiqen me mish e me shpirt për të sjellë mirësi në vendin ku jetojnë, dhe janë të interesuar për ngjarjet që ndodhin rreth tyre, për të tjerët dhe për ata që veprojnë gjithmonë në rrugën e mirësisë dhe drejtësisë:

Allahu xh sh. thotë:

***"...Punoni punë të mira... mos kërkoni të shkaktoni mizori në tokë! Zoti nuk i do mizorët."*** (Kurani 28:77)

Mësimet islame në vazhdimësi kanë sjellë një atmosferë lirie dhe tolerance në mes njerëzve me fe, gjuhë dhe kultura plotësisht të ndryshme, që të jetojnë së bashku në paqe dhe harmoni.

Toleranca e vërtetë mund të sjellë vetëm paqe dhe mirëqenie në botë, nëse zbatohet sipas linjave të përshkruara në Kuran. Për këtë tërheq vëmendjen veçanërisht ajeti kuranor: **"Nuk mund të jenë të barabarta një vepër e mirë dhe një vepër e keqe. Largoje të keqen me diçka të mirë dhe ai, nga i cili të ndante armiqësia, do të bëhet për ty një mik i dashur."** (Kurani 41:34)

Burimi i vërtetë i bamirësisë është dashuria për Zotin. Kjo dashuri nxit njëkohësisht edhe dashurinë për atë që Zoti ka krijuar. Kjo dashuri e fortë dhe afria që besimtari ndien ndaj Zotit që e krijoi atë dhe gjithë njerëzimin, e nxit besimtarin për të manifestuar një moral të kënaqshëm, si ai që është urdhëruar në Kuran.

Muhamedi a. s., me porositë hyjnore - është krenaria e njerëzimit. Që prej katërmbëdhjetë (14) shekujsh, gjenitë më të mëdhenj dhe filozofët me përmasa botërore si dhe shumë e shumë teoricienë e mendimtarë-yje të qiellit tonë të mendimit- kanë ndenjur të përulur nën hijen e tij duke i thënë: ***"Ti je njeriu për të cilin ne krenohemi se i përkasim."*** ndaj të krenohemi edhe ne se jemi ymeti i Muhamedit a.s..

Edhe sot kur analizohen thëniet e Muhamedit a.s., të rinj e të reja vrapojnë pas Muhamedit (s.a.s.) ashtu si fluturat pas dritës, që përbën një dukuri të pashembullt në botë. Koha, sistemet, dhuna etj. nuk mund ta zbehin tek ne, në ndjesitë tona, asnjëherë nga të vërtetat që i përkasin atij. Po, ai vazhdon të jetë po aq i gjallë e i freskët!Ashtu siç ishte në të gjallë të tij, saqë shpeshherë na duket se pas pak do ta takojmë edhe fizikisht, dhe do të dëgjojmë zërin e tij, nga dashuria dhe respekti që kemi ndaj shëmbëlltyrës së pakrahasueshme të tij.

Ja, pra, kaq i freskët është ai në shpirtin tonë, e me kalimin e kohës, bëhet edhe më i freskët.!

Njerëzimi do të vrapojë pas tij, katedrat shkencore do të bëjnë kërkime rreth



tij dhe zemrat e hapura ndaj klimës së mendimit - do të bien pas tij.

Në të njëjtën kohë ai qe edhe njeriu i paqes e i qetësisë. Ne e dimë dhe e besojmë kategorikisht se mesazhi që solli Muhamedi a.s., qe një burim paqeje e qetësie dhe historia është dëshmitarja më e madhe e kësaj. Ja, pra, e vetmja zgjidhje për ta bërë njerëzimin që ta shijojë përsëri këtë paqe e qetësi, është që tua bëjë të njohur njerëzve Atë dhe dritën që solli Ai.

**Zoti xh. sh. thotë:"Allahu u ka bërë një favor të madh besimtarëve duke u dërguar nga mesi i tyre një pejgamber që t'ua lexojë argumentet e Tij, t'i pastrojë** (nga të këqijat, nga mëkatet) **dhe t'ua mësojë Librin dhe urtësinë."**

Një dimension i rëndësishëm i Islamit të ardhur me idenë e sigurisë dhe paqes universale, është edhe distancimi i individit mysliman nga gjërat që i sjellin dëme materialo- shpirtërore si dhe kujdesi për të mos i shkaktuar, qoftë edhe sado pak, dëme tjetrit .

Mysliman i vërtetë është përfaqësuesi më i sigurt i besueshëm i paqes së përgjithshme në botë.

Myslimani e reflekton kudo këtë ndjenjë të lartë, që e mban gjallë në thellësinë e shpirtit të vet.

Kjo do të thotë se parimet edukative të sjella prej tij, ishin universale, të tilla që mund t'u përgjigjeshin dhe t'u jepnin zgjidhje të gjitha kërkesave të njerëzimit. Kështu që Pejgamberi Muhamed (s.a.s.) është edukatori me ndikim më të madh i të gjitha kohëve dhe ndikueshmëria e tij edukative, është më e madhja e të gjitha kohëve! Në mënyrë të veçantë, ne, vlerën dhe madhësinë e edukatorit e kërkojmë në qëndrueshmërinë e parimeve edukative të sjella prej tij.

Ndaj unë ju porosis:

- **Që të respektoni Allahun – Urdhrat e Tij**
- **Që të respektoni Muhamedin a.s. dhe thëniet e tij**
- **Të kemi frikë Allahun, o robtë e Zotit**
- **Të bëjmë namaz**
- **Të edukojmë fëmijët tanë**
- **Të shtrijmë dorën e pajtimit në mes nesh**
- **Të punojmë për vendin, e ta ndërtojmë atë**
- **T'i luftojmë të gjitha dukuritë negative në shoqëri**
- **Të ruajmë identitetin kombëtar dhe atë fetar**
- **Feja, kultura dhe tradita - janë elemente për ruajtjen e identitetit tonë**
- **Të integrohemi në NATO dhe në Bashkimin Europian, kështu me këtë identitet fetar e kombëtar që kemi !**

Të nderuar vëllezër e motra, së shpejti do të shihemi në manifestime të ngjashme nëpër qendrat e tjera të Republikës sonë.

Ju falemnderit

Veselamu Alejkum

*Prishtinë 25.05.2008*

*Myftiu i Republikës së Kosovës*

**Mr. Naim Tërnava**

# Si të komentohet hezitimi i vendeve islame për njohjen e pavarësisë së Kosovës?

**Mr. Qemajl Morina**



Pyetja, e cila po përsëritet më së shumti këto ditë, qoftë në biseda të rëndomta apo në media, është përse bota arabe dhe islame po heziton ta njohjë pavarësinë e Kosovës?

Kjo pyetje ka rezonin e vet, kur dihet se shumica dërrmuese e popullit të Kosovës i përkasin besimit islam, andaj një përkrahje dhe solidaritet i tillë është pritur nga ajo botë.

Përgjigja në këtë pyetje kërkon një analizë pak sa më të gjerë, por ajo që mund të thuhet në pika të shkurtëra është sa vijon:

Bota arabe dhe islame, për shkak të largësisë gjeograifike, si dhe kontakteve të pakta, di shumë pak për historinë dhe të kaluarën tonë. Në vitet e nëntdhjeta kur represioni i regjimit serb të MilloshevIqit kishte marrë përmasa të mëdha, gjë që ishte lajmi numër një në mediat botërore, Sekretari i Përgjithshëm i atëhershëm i Organizatës së Konferencës Islamike, Hamid El-Gabid, nga Nigjeria në memoaret e tij shkruan: “Ne për Kosovën në atë kohë nuk kishim kurrfarë të dhënash, dhe na u desh të kërkonim ndihmë prej gazetarit Muhamed Halife”.

Librat e shkruar rreth Kosovës, të kaluarës, historisë së saj më të re janë të rrallë në gjuhën arabe si dhe në gjuhët e popujve tjerë myslimanë.

Kontaktet e nivelit politik apo qeveritar në mes institucioneve tona, me instiutucionet përkatëse të asaj bote, si para viteve të nëntëdhjeta, por edhe më vonë pothuajse nuk ka pasur fare.

Ky boshllëk i krijuar nga mosprezenca jonë institucionale, në atë pjesë të botës ka krijuar terren të përshtatshëm për diplomacinë serbe dhe atë ruse, që t‘i bindin qeveritë e atyre vendeve, në veçanti shtetet me ndikim se rasti i Kosovës është një precedent i rrezikshën, të cilin po e përkrah Amerika për interesa të veta, që nesër mund ta rrezikoj edhe sovranitetin e tyre. Këtë më së miri e përshkruan e përditshmja e Kajros “Al-Ahrami” e datës 19 mars 2008, duke cituar ministrin rus të Punëve të Jashtme, Sergej Lavrov, gjatë një vizite tij në Lindjen e Mesme se ”Moska kërkon nga shtetet e Lindjes së Mesme të mos e njohin pavarësinë e Kosovës”.

Shumica e vendeve të asaj bote kanë qenë anëtare aktive në Lëvizjen e Vendeve të Painkuadruara, ku ish-Federata Jugosllave ka pasur rol udhëheqës, si në formimin dhe aktivitetin e saj. Andaj, ekziston një lloj nostalgjie e atyre vendeve ndaj Beogradit, sepse shumë prej tyre nuk dinë se Beogradi tashmë nuk është kryeqytet i ish-Jugosllavisë, por vetëm i Serbisë. Këtë e vërtetoi edhe ministri egjiptian i Punëve të Jashtme, Abdul Gajt, me rastin e vendimit të Samitit të Dakarit, që Kajroja të jetë nikoqir i ardhshëm i Organizatës së Konferencës Islamike në vitin 2011, ai pohoi se në të njëjtën periudhë kohore, Egjipti do të jetë udhëheqës i Lëvizjes së Vendeve të Painkuadruara.

Tek një pjesë e qeverive të atyre vendeve, të cilat janë aleate të SHBA-ve ekziston një dozë e frikës, se nëse ato do ta njihnin menjëherë pavarësinë e Kosovës, mund t’i krijonin vetes probleme për shkak të ndjenajve të theksuara antiamerikane në mesin e popullatës, për shkak të probelemeve të hapura në Palestinë, Irak dhe Afganistan. Andaj, qeveritë e këtyre vendeve preferojnë që njohjen ta bëjnë pak më vonë.

Duhet të kemi parasysh, po ashtu se disa prej këtyre shteteve kanë marrëdhënie bilaterale me interesa strategjike për vendet e veta. Sa për ilustrim, po përmendim Arabinë Saudite, e cila në të kaluarën nuk ka pasur marrëdhënie diplomatike me ish-Bashkimin Sovjetik, për shkak të sistemit komunist, kohëve të fundit ka nënshkruar një marrëveshje disa milionëshe për blerjen e armatimit nga Rusia. Kurse, Egjipti vetëm pak kohë më parë, me Federatën Ruse nënshkroi marrëveshjen për ndërtimin e një reaktori bërthamorë për prodhimin e energjisë.

Pa marrë parasysh të gjithë këta faktor, shanset e Kosovës për të depërtuar në atë pjesë të botës janë më të mëdha, nëse ka vullnet dhe strategji të mirëfilltë.

**E para,** të mos hezitojmë, t’i afrohemi asaj bote dhe të mos ndihemi inferior për shkak të përkatësisë sonë islame. Këtë duhet ta shfrytëzojmë të luajmë rolin e urës së afrimit dhe bashkëpunimit në mes dy civilizimeve e pse të mos themi edhe në mes dy besimeve dominante në botën e sotme. Kosova është një xhevahir për Perëndimin kundër ekstremizmit islamik.

**E dyta,** duhet të vihen kontaktet e para institucionale të qeverisë së Kosovës me institucionet përkatëse të botës arabe dhe islame.

**E treta,** duhet të bëhet prezantimi i historisë së Kosovës, në mediat e atyre vendeve, për të kaluarën, të tashmën dhe të ardhmen e saj. Ashtu siç është historia e Kosovës, e jo ashtu siç e prezanton atë historiografia serbe.

**E katërta,** të ftohen intelektualë dhe njerëz të mediave të njohur prej atyre vendeve ta vizitojnë Kosovën, për t’u njohur për së afërmi me realitetin e Kosovës dhe aspiratat tona në të radhmën.

Manifestimi i 130-vjetorit të Lidhjes Shqiptare të Prizrenit do të ishte një rast shumë i mirë për një organizim të këtillë.

**E pesta,** të vihen kontaktet e para në mes Odës Ekonomike të Kosovës si dhe odave ekonomike të atyre vendeve për të studiuar mundësitë e investimit të kapitalit të atyre vendeve në ekonominë kosovare.

**E gjashta,** në kuadër të përfaqësimit diplomatik, ajo botë të ketë vendin e merituara, që së paku në metropolet kryesore, ku edhe janë selitë e organizatave me rëndësi ndërkombëtare, Kosova të hapë përfaqësitë e saj diplomatike.

Nëse veprohet në një mënyrë të organizuar dhe shfrytëzohen të gjitha resurset njerëzore, që Kosova dhe Shqipëria kanë në dispozicion, besoj se diplomacisë serbe dhe asaj ruse, nuk do t'i mbetet mundësi veprimi në botën arabe dhe islame. Me këtë Kosova, jo vetëm se do të përvetësoj një numër të madh të vendeve mike, të cilat jo vetëm se do ta njohin pavarësinë e Kosovës, por edhe do ta ndihmojnë zhvillimin ekonomik të saj, në periudhën pas pavarësisë.

**Hazim Sagije**

# Kundërthëniet tona rreth pavarësisë së Kosovës

(Editorial i botuar në të përditshmen e Amanit "Al-Ghad" më 22 prill 2008)

**Një numër shumë i vogël i vëzhguesve dhe analistëve, kanë vërejtur kontradiktën tonë të madhe lidhur me shpalljen e pavarësisë së Kosovës, dhe heshtjen me të cilin u prit ajo, në nivelin e botës arabe dhe asaj islame. Në Ballkan, lindi një republikë e re islame. Mirëpo, zërat kumbullues për çështje arabe dhe islame nuk gjetën kohë ta përshëndesin një hap të tillë.**

Përse? Sepse, Perëndimi e në veçanti SHBA-të, ishin mami e kësaj lindje të re. Andaj, në vetëdijen poltike, që mbretëron sot tek ne, ekziston dallimi madh në mes lindjes së një shteti pa vullnetin e Perëndimit, në veçanti, Amerikës dhe të asaj që ai shtet të lind në bashkëpunim dhe koordinim me ta. Në rastin e parë, ai është i shoqëruar me nder, burrëri, gjakun e dëshmorëve, librat e miteve, epopeve. Në rastin e dytë, duke vepruar me këtë metodë, në të menduar nuk është me rëndësi vet rezultati, do të thotë lindja e shtetit të pavarur, por me rëndësi është mënyra e lindjes dhe numri i të rënëve dëshmorë.

Në realitet, përkrahja perëndimore, e në veçanti ajo amerikane kur është në pyetje çështja e Kosovës, dallon në tre objektiva, që është vështirë të bëhen dallimet në mes tyre. Prej kohës kur filloi shkatërrimi i Perandorisë Jugosllave, në fillim të viteve të nëntdhjeta të shekullit të kaluar, e që arriti kulmin, gjatë luftës në Bosnjë (edhe me atë rast Amerika dhe Evropa qëndruan në anën e myslimanëve). Armiku i përbashkët i perëndimorëve dhe boshnjakëve ishte i krishter. Saktësisht ishin serbët ortodoks. Në të njejtën kohë, teza mitologjike serbe, se Kosova është tokë e shenjtë serbe, Jerusalemi serb, duke u mbështetur në mite fetare e shpirtërore, por thuaja edhe mistike, nuk u morr parasysh para normave bashkëkohore e demokratike mbi të drejtën e popujve për vetvendosje dhe zbatimi i vullnetit të shumcës.




Kurse objektivi i tretë, përmbajtja e së cilës është se ky qëndrim në anën e Kosovës, (pas atij të Bosnjes), ka qenë shkak kryesor në prishjen e marrëdhënieve të vendeve perëndimore me Rusinë, për herë të parë, pas periudhës së luftës së ftohtë, i cili ka një çmim tejet të shtrenjtë për secilin, Vashingtonin, Londrën, Parisin dhe Berlinin.

Kjo nuk do të thotë në asnjë mënyrë, se SHBA-të dhe Evropa vazhdimisht qëndrojnë në anën e myslimanëve, në kuptimin e kundërt të asaj që thuhet, se ato janë vazhdimisht kundër myslimanëve. Në fund të fundit, çështja është tejet e ndërlikuar, që ajo të futet në një kënd të ngushtë ideologjik si "pro" apo "contra". Sepse aty vazhdimisht ndërhyjnë faktor të ndryshëm, siç janë interesat, idetë, disponimi i opinionit të përgjithshëm, ekuilibri i fuqive rajonale dhe ndërkombëtare etj.

Nuk ka dyshim se njëri prej shkaqeve të qëndrimit të Perëndimit në anën e myslimanëve të Kosovës, të cilët janë shqiptarë, është me qëllim të kthimit të besimit me botën islame, për shkak të keqësimit të marrëdhënieve me atë botë, në më shumë se një front.

Tërë ajo që mund të thuhet për tërë këtë, është se braktisja kundërthënieve ideologjike, është kusht i arritjes së sinqeritetit me vetveten, siç është edhe kusht i bashkëjetesës në botën bashkëkohore dhe të kompleksuar. Nëse mund të thuhet se amerikanët, patën qëndrime kundër arabëve dhe myslimanëve në Palestinë, në veçanti pas luftës së vitit 1967. Andaj, për hir të së vërtetës mund të thuhet se ata qëndruan në anën e arabëve të Alxherisë, ashtu siç qëndruan në anën e Egjiptit në agresionin tre palësh në vitin 1956

Këto dy të verteta duhen thënë, ashtu siç duhet të merren në konsideratë kur të mendohet në politikë dhe planifikimin për të. Po ashtu duhet vepruar edhe kur të shkruhet historia. Çështja është më komplekse se sa të jetë vetëm bardhë e zi.

*Përgatiti:* ***Q. M.***

**Sabri Bajgora**

# Komentimi i kaptinës "Jasin" - (6)

## (ajetet 55-68)

إِنَّ أَصْحَابَ الْجَنَّةِ الْيَوْمَ فِي شُغُلٍ فَاكِهُونَ(٥٥) هُمْ وَأَزْوَاجُهُمْ فِي ظِلَالٍ عَلَى الأَرَائِكِ
مُتَّكِئُونَ(٥٦) لَهُمْ فِيهَا فَاكِهَةٌ وَلَهُمْ مَا يَدَّعُونَ(٥٧) سَلَامٌ قَوْلاً مِنْ رَبٍّ رَحِيمٍ(٥٨) وَامْتَازُوا
الْيَوْمَ أَيُّهَا الْمُجْرِمُونَ(٥٩) أَلَمْ أَعْهَدْ إِلَيْكُمْ يَا بَنِي آدَمَ أَنْ لاَ تَعْبُدُوا الشَّيْطَانَ إِنَّهُ لَكُمْ عَدُوٌّ
مُبِينٌ(٦٠) وَأَنِ اعْبُدُونِي هَذَا صِرَاطٌ مُسْتَقِيمٌ(٦١) وَلَقَدْ أَضَلَّ مِنْكُمْ جِبِلاًّ كَثِيرًا أَفَلَمْ تَكُونُوا
تَعْقِلُونَ(٦٢) هَذِهِ جَهَنَّمُ الَّتِي كُنْتُمْ تُوعَدُونَ(٦٣) اصْلَوْهَا الْيَوْمَ بِمَا كُنْتُمْ تَكْفُرُونَ(٦٤) الْيَوْمَ
نَخْتِمُ عَلَى أَفْوَاهِهِمْ وَتُكَلِّمُنَا أَيْدِيهِمْ وَتَشْهَدُ أَرْجُلُهُمْ بِمَا كَانُوا يَكْسِبُونَ(٦٥) وَلَوْ نَشَاءُ لَطَمَسْنَا
عَلَى أَعْيُنِهِمْ فَاسْتَبَقُوا الصِّرَاطَ فَأَنَّى يُبْصِرُونَ(٦٦) وَلَوْ نَشَاءُ لَمَسَخْنَاهُمْ عَلَى مَكَانَتِهِمْ فَمَا
اسْتَطَاعُوا مُضِيًّا وَلاَ يَرْجِعُونَ(٦٧) وَمَنْ نُعَمِّرْهُ نُنَكِّسْهُ فِي الْخَلْقِ أَفَلاَ يَعْقِلُونَ(٦٨)

***55. Ata të Xhenetit tash janë të angazhuar me kënaqësi.***
***56. Ata dhe shoqet e tyre janë nën hijet të mbështetur në kolltukë.***
***57. Aty kanë pemë dhe çka të duan.***
***58. Kanë "Selam", thënie e Zotit mëshirues!***
***59. tash, ju kriminelë, ndahuni!***
***60. O bijtë e Ademit** (kriminelë), **po a nuk jua dërgova porosinë, që të mos e dëgjoni djallin, se me të vërtetë ai është armiku juaj i hapët!?***
***61.** (Ju porosita) **Të më adhuroni Mua, se kjo është rruga e sigurt!***
***62. Vërtet, ai** (shejtani) **ka humbur shumë njerëz prej jush, a nuk mblodhët mend?***
***63. Ky është Xhehenemi që ju premtohej juve.***
***64. Hyni tash në të, për shkak se mohuat çdo të vërtetë!***
***65. Sot Ne ua mbyllim gojët atyre, Neve na flasin duart e tyre, kurse këmbët e tyre dëshmojnë për atë që punuan.***
***66. E, po të duam Ne, do t'ua verbonim sytë e tyre, e ata do ta mësynin rrugën, po si do të shihnin?***
***67. Dhe, sikur të duam, do t'i kishim gjymtuar ata në vend, e nuk do të mund të shkonin as para as prapa.***
***68. E atij që i japim të jetojë gjatë, atë e kthejmë prapa në krijimin e tij. A nuk janë duke menduar?***

### Lidhmëria e këtyre ajeteve me ato paraprake

Pasi Allahu i Madhërishëm në ajetet paraprake i njoftoi pabesimtarët-idhujtarët se ringjallja dhe dhënia e Llogarisë do të ndodhin pa dyshim, se këto janë përcaktime të Allahut, dhe se në atë Ditë, askujt nuk do t'i bëhet e padrejtë, tash në ajetet vijuese, i Lartmadhërishmi flet për shpërblimin e grupit që do të jenë të shpëtuar, dhe për ndëshkimin e grupit që do të jenë të ndëshkuar.

Në ajetet ku flitet për banorët e Xhenetit, kemi përshkrimin e mirësive që do t'i gëzojnë ata në Xhenet, kurse në ajetet ku flitet për gjendjen e kriminelëve dhe mohuesve, shohim turpërimin dhe vuajtjet e tyre, kur atyre do t'u thuhet të ndahen mënjanë nga turma e njerëzve të mirë, për të shijuar dënimin e merituar në humnerat e skëterrës...

**Koment:**

### Shpërblimi i të devotshmëve

إِنَّ أَصْحَابَ الْجَنَّةِ الْيَوْمَ فِي شُغُلٍ
فَاكِهُونَ(٥٥) هُمْ وَأَزْوَاجُهُمْ فِي ظِلَالٍ
عَلَى الأَرَائِكِ مُتَّكِئُونَ(٥٦) لَهُمْ فِيهَا
فَاكِهَةٌ وَلَهُمْ مَا يَدَّعُونَ(٥٧)

***55. Ata të Xhenetit tash janë të angazhuar me kënaqësi.***
***56. Ata dhe shoqet e tyre janë nën hijet të mbështetur në kolltukë.***
***57. Aty kanë pemë dhe çka të duan.***

S'ka dyshim se Ahireti është vendi ku besimtarët do ta ndiejnë lirinë e tyre të vërtetë, çiltërinë trupore e shpirtërore. Për ata i Madhërishmi ka përgatitur shpërblimin meritor-kënaqësitë e Xhenetit. Çfarëdo që flasim për Xhenetin dhe begatitë e tij, ne as për së afërmi nuk mund t'u afrohemi me përshkrim bukurive të tij magjepsëse, të cilat janë përgatitur për besimdrejtët. Mbase as imagjinata më e bujshme e njeriut, nuk mund t'i përafrohet ndonjë përshkrimi real. Për këtë, më së miri na ka treguar i Dërguari i Allahut, kur në një hadithi kudsijj, teksa transmeton fjalët e Zotit të Tij, thotë: "Allahu i Madhërishëm ka thënë: *"Për robtë e Mi të mirë kam përgatitur në Xhenet atë që nuk ka parë kurrë syri i njeriut* (diçka të ngjashme për nga bukuria), *nuk e ka dëgjuar kurrë veshi* (asi zërash magjepsës) *dhe gjëra që dikujt as nuk mund t'i kenë shkuar ndër mend* (përfytyrimi i diçkaje të tillë)*"*[1]

Në Xhenet, çdo gjë është e përkryer. Çdo gjë është përgatitur enkas si shpërblim për ata që I dhanë besën Allahut




qysh në ezel, se nuk do të mashtroheshin nga intrigat dhe joshjet e shejtanit, por do të pasonin Udhëzimin e Tij, të cilin e dërgoi nëpërmjet Librave të shenjtë dhe pejgamberëve të shumtë.

Besimtarët në Xhenet, do të shijojnë tërë atë që u është premtuar nga i Gjithëmëshirshmi, i Cili kurrë nuk e thyen premtimin e Tij. Ata do të përcillen për në Xhenet me nderimet më të larta nga melaiket, të cilët do t'ua hapin dyert e tij dhe do t'u shprehin mirëseardhje e qëndrim të përjetshëm në kënaqësitë e kësaj Parajse të përgatitur enkas vetëm për ta. Me këtë rast, xhenetlinjtë do ta falënderojnë Allahun xh.sh., për përmbushjen e premtimit dhe për shpërblimin e tyre me begatitë e Xhenetit.

Besimtarët në Xhenet, do të qëndrojnë së bashku me familjet e tyre, nën flladet e pemëve të larta që krijojnë ndjenjën e qetësisë shpirtërore e fizike, duke shijuar çdo mirësi. Do të jenë të mbështetur në kolltukë, e përreth tyre shërbëtorët e Xhenetit do t'u shërbejnë me pije e ushqime të ndryshme.

Zoti i Madhërishëm do t'i bashkojë njerëzit në Xhenet me anëtarët e familjeve të tyre, me prindërit, gratë dhe fëmijët e tyre, të cilët e kanë ndjekur rrugën e besimit dhe veprave të mira. Ky do të jetë një gëzim edhe më i madh për ta, sepse takimi me më të dashurit e tyre dhe shfrytëzimi i përbashkët i të mirave të Xhenetit, është kënaqësi e shumëfishtë. Lidhur me këtë, Allahu xh.sh. në Kuran ka thënë:

***"Dhe ata që durojnë për ta fituar kënaqësinë e Zotit të tyre, që e falin namazin dhe që japin nga ajo me se i kemi furnizuar Ne, fshehtas e haptas, dhe të keqen e kthejnë me të mirë, të tillët kanë përfundim të mirë. Xhenete e kopshte të Adnit** (të përjetshme), **ku do të hyjnë ata dhe kush ka bërë mirë** (besuar) **nga prindërit e tyre, nga gratë dhe nga pasardhësit** (fëmijët) **e tyre, kurse melekët do të hyjnë tek ata** (për t'i vizituar) **nga secila derë".** (Err-Rra'd, 22-23).*

سَلَامٌ قَوْلًا مِنْ رَبٍّ رَحِيمٍ

***58. Kanë "Selam", thënie e Zotit mëshirues!***

Pa dyshim që momenti më madhështor që do ta përjetojnë besimtarët në Xhenet, është ai kur atyre u shfaqet Krijuesi i tyre. Ky është moment, kur ata do të shkrihen në ekstazën e dashurisë hyjnore, sepse të parët e Allahut xh.sh. është shpërblim mbi shpërblime. Atë ditë do të ketë fytyra të ndritura e të gëzuara, që do t'i kenë drejtuar shikimet e tyre nga Krijuesi i tyre i plotfuqishëm. Allahu xh.sh. thotë: ***"Atë ditë do të ketë fytyra të shkëlqyera** (të gëzuara) **që shikojnë Zotin e tyre."** (El-Kijame, 22-23)*

Disa dijetarë kanë thënë se përshëndetja e Allahut ndaj xhenetlinjve do të jetë nëpërmes melaikeve, por një pohim i tillë është i pabazë, sepse vetë ajeti në fjalë demanton një gjë të tillë.

Në lidhje me ajetin 58 të kësaj kaptine: ***"Kanë 'Selam', thënie e Zotit mëshirues!"*** është transmetuar nga Xhabir bin Abdullah r.a. të ketë thënë: "Ka thënë i Dërguari i Allahut s.a.v.s.: *"Derisa banorët e Xhennetit të jenë në kulmin e kënaqësisë së tyre, befas, sipër tyre do të shkëlqejë një dritë e fortë, e cila do t'ua tërheqë vëmendjen për ta parë. Kur ja, Allahu xh.sh. do t'u shfaqet atyre me këtë dritë të mahnitshme hyjnore duke u thënë: "Paqja dhe shpëtimi qoftë mbi ju, o banorë të Xhenetit" Pastaj besimtarët do ta shohin Atë dhe Ai do t'i shikojë ata, dhe nga kënaqësia e papërshkrueshme që pushton qeniet e tyre, ata më nuk do ta kthejnë kokën tek kënaqësitë e tjera të Xhenetit, përderisa shikimet e tyre ende të jenë të drejtuara nga Ai, derisa Allahu të mos fshihet nga të parët e tyre, por pranë tyre megjithatë do të*




*mbeten Nuri dhe Mirësia e Tij, madje edhe në pallatet e tyre.”*[2]

Po ashtu transmetohet nga Xherir b. Abdullahu r.a. të ketë thënë: “Kemi qenë tek i Dërguari i Allahut s.a.v.s., e ai shikoi Hënën katërmbëdhjetëshe dhe tha: *”Vërtet ju kështu do ta shihni Krijuesin tuaj, qartë, ashtu siç po e shihni Hënën. Nuk do të ngushtoheni dhe shtyheni midis jush që ta shihni.”* (Muttefekun alejhi).

Në Xhenet, besimtarët kanë vetëm një përshëndetje: *“Selam”- paqe-shpëtim”,* sepse Allahu është Shpëtuesi i tyre nga zjarri i Xhehenemit. Aty nuk do të dëgjohen kurrë fjalë të pista e as do të ketë xhelozi, urrejtje a smirë në mesin e banorëve të tij, kurse, në shenjë falënderimi ndaj Krijuesit, për dhuntitë e Xhenetit, banorët e Xhenetit do t’I drejtohen Allahut me fjalën *El-Hamdulil-lah.* Lidhur me këtë, Zoti i Madhërishëm ka thënë:

***“Lutja e tyre në të** (Xhenet) **do të jetë - Qofsh lavdëruar, o Zoti ynë, e përshëndetja e tyre Paqe-Selam ndërsa fundi i lutjes së tyre do të jetë: Falënderimi I qoftë Allahut, Zotit të botëve”.** (Junus, 10).*

## Ndëshkimi i kriminelëve të pabindur

وَامْتَازُوا الْيَوْمَ أَيُّهَا الْمُجْرِمُونَ

***59. Tash, ju kriminelë, ndahuni!***

S’ka dyshim se ndër momentet më të rënda e më të vështira për pabesimtarët, do të jetë çasti kur Allahu i Madhërishëm urdhëron të ndahen turmat e mizorëve dhe të pabesimtarëve nga turmat e besimtarëve të devotshëm. Të parët, do të nisen me dhunë e vrazhdësi në stacionin e fundit të tyre të përjetshëm, Xhehenemin.

Allahu në Kuran thotë:

***“Atë ditë i tubojmë të gjithë, ndërkaq atyre që I kanë bërë shok Allahut, u themi: “Rrini në vendin tuaj, ju dhe idhujt tuaj!” Ne i ndajmë ata...”** (Junus, 28)*

Dhe:

***“Dhe ditën kur të ndodhë Kiameti, atë ditë do të ndahen** (njerëzit)**.”** (Er-Rrum, 14)*

Këta kriminelë, e kanë merituar këtë, sepse nuk ndoqën rrugën e të Gjithëmëshirshmit për të cilën i ftoi Ai pandërprerë. Sipas Dahhakut, në këtë ditë do të ndahen kriminelët dhe pabesimtarët në grupe: hebrenjtë në një anë, të krishterët në anën tjetër, zjarradhuruesit në një anë, idhujtarët në anën tjetër, materialistët në një anë dhe ateistët në anën tjetër, e kështu me radhë, të gjitha grupet e kufrit, do të jenë të mbledhura tok në një vend...[3] Allahu xh.sh. në këto momente kur ata të jenë nisur në rrugëtimin e fundit të tyre tragjik, atyre do t’u drejtohet me fjalët:

أَلَمْ أَعْهَدْ إِلَيْكُمْ يَا بَنِي آدَمَ أَنْ لَا تَعْبُدُوا الشَّيْطَانَ إِنَّهُ لَكُمْ عَدُوٌّ مُبِينٌ

***60. O bijtë e Ademit** (kriminelë)**, po a nuk ju dërgova porosinë, që të mos e dëgjoni djallin, se me të vërtetë ai është armiku juaj i hapët!?***

Kjo argumenton faktin se pabesimtarët do të mbesin të shtangur. Asnjë fjalë, asnjë pëshpëritje, asnjë arsyetim nga ana e tyre. Ata e ndiejnë thellë fajësinë e tyre. Ata do të kishin dëshiruar tash të ishin sërish në këtë dynja e të bënin punë të mira, por tash është vonë për çdo gjë. Fati i tyre tashmë është vulosur. Ata do të mbesin së bashku me djallin në skëterrat e llahtarshme të Xhehenemit, duke u ndëshkuar për bëmat e tyre. Porosia e Allahut për ta - a nuk jua dërgova porosinë dhe këshillën që të mos e dëgjonit shejtanin që jua zbukuronte punët tuaja

të këqija, do t'u tingëllojë si diçka e njohur në veshët e tyre, por e injoruar tërësisht nga verbëria që kishte kapluar zemrat dhe mendjet e tyre në këtë botë. Ata nuk kishin mundur as të imagjinonin se shejtani ua kishte zbukuruar të gjitha ato shëmti që kishin bërë. Ata nuk i kishin dëgjuar pejgamberët dhe kishin refuzuar Librat e shenjtë. Ata atëherë kishin harruar porosinë hyjnore që u kishte proklamuar Allahu nëpërmjet të dërguarve, e cila thoshte:

وَأَنِ اعْبُدُونِي هَٰذَا صِرَاطٌ مُّسْتَقِيمٌ

***61.*** *(Ju porosita)* ***Të më adhuroni Mua, se kjo është rruga e sigurt!***

E vetmja rrugë që do të duhej ta ndiqnin, ishte adhurimi i Allahut e jo i idhujve dhe zotave të rrejshëm, të cilët, ata vetë i kishin fantazuar me imagjinatën e tyre të shtrembër, gjithnjë të ndikuar nga shejtani i mallkuar. I vetmi shpëtim për ta do të kishte qenë adhurimi i sinqertë i Allahut, Krijuesit të pashoq, i Cili na mbikëqyr veprat që ne bëjmë. Vetëm kjo është rruga e sigurt drejt dritës hyjnore dhe shpëtimit në botën tjetër. Zaten, edhe në suren El-Fatiha, 6, është përmendur lutja jonë drejtuar Allahut: ***"Udhëzona në rrugën e drejtë!".*** Pra, i lumtur e i shpëtuar nga kurthet dhe intrigat e shejtanit, do të jetë vetëm ai që e ka zemrën të pastër e të forcuar me iman e besim të sinqertë[4].

وَلَقَدْ أَضَلَّ مِنكُمْ جِبِلًّا كَثِيرًا
أَفَلَمْ تَكُونُوا تَعْقِلُونَ

***62. Vërtet, ai*** *(shejtani)* ***ka humbur shumë njerëz prej jush, a nuk mblodhët mend?***

Se shejtani është armik i hapët i njeriut, Allahu këtë ua ka bërë me dije qysh me ngjarjen e Ademit, kur ai nga xhelozia ndaj tij, me dredhi dhe intriga, kishte arritur ta mashtronte. Ai këtë mision e kreu që prej asaj dite dhe do të vazhdojë ta kryejë deri në Ditën e Fundit të kësaj bote. Pasi Allahu kishte mallkuar shejtanin, kur ky i fundit kishte refuzuar t'i binte në sexhde nderimi Ademit a.s., duke thyer kështu Urdhrin e Tij, ai vërtet e kishte merituar mallkimin dhe përbuzjen e Zotit, por, meqë ai fitoi mallkimin e përjetshëm dhe Xhehenemin si vendbanim, ai iu lut Allahut që ta linte të lirë ta devijonte çdo njeri të luhatshëm që do të arrinte ta fuste në kurthet e tij djallëzore.

***"Ai*** *(Iblisi)* ***tha: "Zoti im, më jep afat deri në ditën e ringjalljes!",*** *(Zoti)* ***Tha: "Po, je prej atyre të afatizuarve, deri në kohën e ditës së caktuar!" Ai tha: "Pasha madhërinë Tënde, kam për t'i shmangur prej rrugës së drejtë që të gjithë, përveç atyre që janë të sinqertë nga robtë e Tu!"*** *(Zoti)* ***Tha: "Pasha të vërtetën, e Unë e flas vetëm të vërtetën: Unë do ta mbush Xhehenemin me ty dhe me të gjithë ata që vijnë pas teje!"*** *(Sad, 79-85)*

I Lartmadhërishmi, duke ditur se shejtani nuk ka dorë në zemrat e besimtarëve të sinqertë, ia dha këtë mundësi, sa për ta vënë atë në sprovë dhe për t'ia bërë me dije se sa i pafuqishëm do të jetë kundruall besimtarëve, të cilët Allahu i ka pajisur me mburojën e blinduar, të cilën nuk mund ta shpojë asnjë intrigë e shejtanit-Imanin e thellë e të paluhatshëm në Allahun xh.sh.. Por shejtani, megjithatë, disa njerëzve të luhatshëm, duke ua hijeshuar shëmtitë e tyre, ua përfitoi zemrat, e këta janë pabesimtarët, të cilët do t'i marrë me vete në Xhehenem...

هَٰذِهِ جَهَنَّمُ الَّتِي كُنتُمْ تُوعَدُونَ
اصْلَوْهَا الْيَوْمَ بِمَا كُنتُمْ تَكْفُرُونَ

***63. Ky është Xhehenemi që ju premtohej juve.***

***64. Hyni tash në të, për shkak se mohuat çdo të vërtetë!***

Ah sa mynxyrë e madhe do t'i presë këta pabesimtarë, kur të jenë drejtuar tek humnerat e zjarrta e të tmerrshme të Xhehenemit. Vetëm tash, pasi ta shohin zjarrin e llahtarshëm, do të kuptojnë bindshëm se Xhehenemi vërtet do të jetë vendbanimi i tyre i shëmtuar. Vetëm tash, kur me sytë e tyre do të shohin tërë këtë lemeri, do t'u vijë ndërmend përshkrimi i tij, për të cilin ua kishte tërhequr vërejtjen i Gjithëmëshirshmi. Ai i kishte ftuar ta besonin Atë dhe të mos përgënjeshtronin të dërguarit e Tij. Ndërsa, ata që kishin rënë në grackat e mosbesimit, ja tash tek ballafaqohen me atë që u kishte premtuar Allahu prej ndëshkimit. Thënia: ***"Hyni tash në të!",*** është kulmi i turpërimit të tyre. Ata do të hidhen në këto skëterra, pa mëshirë. Melaiket e azabit, të cilave Allahu nuk u ka krijuar asnjë pikë mëshire në zemrat e tyre, e kanë vetëm këtë detyrë, të hedhin në zjarr këto krijesa njerëzore dhe exhinët që nuk besuan Allahun dhe Ditën e Gjykimit. Ky do të jetë përjetimi fizik i Xhehenemit që ata kishin përgënjeshtruar. Kjo skenë, gjithsesi do t'ua kujtojë këtyre pabesimtarëve ajetet 6-7 të kaptinës *Et-Tekathur:* ***"Ju patjetër do ta shihni Xhehennemin. Madje atë do ta shihni të bindur plotësisht".*** Ata, në jetën e kësaj bote, kurrë nuk kishin besuar se do ta përjetonin këtë zjarr të Xhehenemit. Ata tash po e shihnin, të bindur plotësisht në vërtetësinë e tij, por momenti më i trishtueshëm për ta do të jetë momenti kur do t'u thuhet: Shijoni idhtësinë dhe tmerrin e këtij zjarri përcëllues, që djeg e këput zorrët nga nxehtësia. Ushqimi i tyre do të jetë pema Zekkum, ndërsa pija, ujët e valë.

Ja si na i përshkruan Allahu i Plotfuqishëm këto tmerre në disa prej ajeteve kuranore:

***"Është e vërtetë se pema e Zekkumit, do të jetë ushqim i mëkatarëve. Vlon si katrani në barqe, ashtu si vlon uji i valë"*** *(Ed-Duha 43–46).*

dhe:

***"Kurse për ata që nuk e kanë besuar Zotin e tyre, do të ketë dënim të Xhehenemit, sa vendi i keq qëndrimi që është ai! Kur të hidhen në të, do të dëgjojnë ushtimën e tij duke vluar. Gati sa nuk pëlcet nga tërbimi, sa herë që hidhet në të ndonjë grup, ata i pyet roja e tij- a nuk ju ka ardhur Pejgamberi? Po, thonë*** *(ata),* ***por ne nuk i kemi besuar dhe kemi thënë se Allahu nuk ka zbritur asgjë, ju nuk jeni asgjë tjetër pos në devijim i madh".*** *(El-Mulk, 6-11)*

dhe:

***"Do të digjen në zjarr të ndezur flakë. Do t'u jepet ujë nga burimi i valë. Nuk do të kenë ushqim tjetër përveç ferrave".*** *(El-Gashijje, 4-6)*

Ajetet për ndëshkimet e ndryshme të rënda në Xhehenem, janë shumë, por ne u mjaftuam vetëm me disa prej tyre...

الْيَوْمَ نَخْتِمُ عَلَىٰ أَفْوَاهِهِمْ وَتُكَلِّمُنَا أَيْدِيهِمْ
وَتَشْهَدُ أَرْجُلُهُم بِمَا كَانُوا يَكْسِبُونَ

***65. Sot, Ne ua mbyllim gojët atyre, Neve na flasin duart e tyre, kurse këmbët e tyre dëshmojnë për atë që punuan.***

Pabesimtarët, të prirë nga egoja dhe karakteri i tyre rebelues, në Ditën kur do të ballafaqohen me vendimin final-dënimin në zjarr të Xhehenemit, do të përpiqen të mohojnë çdo vepër të tyre të kufrit. Ata do të përpiqen të gjejnë lloj-lloj arsyetimesh, por kot. Këtë ditë askujt nuk do t'i bëhet padrejtësi. Secili njeri e ka të varur fluturaken (shënuesin e përpiktë të veprave që ka bërë në jetën e kësaj bote), dhe ai do t'i shohë të gjithë veprat e tij, qofshin të mira qofshin të këqija. Mirëpo, ata do të ballafaqohen edhe me një të papritur. Ata do të "tradhtohen" edhe nga vetë gjymtyrët e tyre,




të cilave Allahu do t'ua mundësojë të flasin e të tregojnë për mëkatet e këtij njeriu. Atij atë ditë do t'i mbyllet goja dhe do të flasë syri i tij për haramet që ka shikuar, dora se ç'haram ka punuar, dhe këmba se në ç'haram ka shkuar. Tërë kjo do të bëhet që pabesimtarët të gjunjëzohen me argumente kundër vetvetes, sepse Allahu nuk i bën të padrejtën askujt, veçse, para se t'i dënojë ata, Ai së pari do t'i ballafaqojë me vetveten, që ata vetë ta gjykojnë e të llogarisin vetveten.

Pas kësaj, Allahu i Madhërishëm sqaron manifestimin e fuqisë së Tij ndaj tyre, kur u dëfton se, po të donte, do t'ua merrte të parët dhe do t'i gjymtonte ata në mënyrë që të mos mund të lëvizin ...

وَلَوْ نَشَاءُ لَطَمَسْنَا عَلَى أَعْيُنِهِمْ
فَاسْتَبَقُوا الصِّرَاطَ فَأَنَّى يُبْصِرُونَ

***66. E, po të duam, Ne do t'ua verbonim sytë e tyre, e ata do ta mësynin rrugën, po si do të shihnin?***

Kuptimi sipërfaqësor i këtij ajeti është shumë i qartë dhe nënkupton faktin se, po të donte Allahu, do të vuloste shikimet e njerëzve duke ua marrë të parët dhe mundësinë për të parë, njohur e perceptuar gjërat, mirëpo a thua cili është kuptimi i thellë dhe i përpiktë i tij?

Po të mendosh se Allahu ka krijuar besimtarin dhe qafirin, dhe se Ai ka dashur që qafiri të jetë mohues, kjo pa dyshim është një lajthitje e qartë. Të gjykosh se Allahu e ka detyruar një pabesimtar të jetë prej mohuesve, atëherë patjetër shtrohet pyetja: Për ç'arsye atëherë ia ka dhuruar sytë, të dëgjuarit dhe mendjen, nëpërmjet së cilës të mund të zbulonte të vërtetën? Vallë, a nuk janë këta sy që shohin, argument i pakontestueshëm se Allahu i ka krijuar ata, që të mund të shihen argumentet e Madhështisë së Allahut. A nuk janë këta sy, sikur një dritare e zgjatur, për të parë dhe perceptuar botën e jashtme?

Po të mos donte Allahu të na udhëzonte, atëherë përse na i ka dhuruar shqisat? Përgjigjja e vetme është: që ne, me sytë, veshët dhe mendjen tonë, të kemi mundësi të shohim, të dëgjojmë dhe të kuptojmë Madhështinë e Krijuesit, dhe për ta besuar Atë pa kurrfarë shtrëngimi.

Krijuesi i Gjithësisë e dalloi njeriun nga të gjitha krijesat e tjera me dhuntinë e të menduarit dhe të logjikuarit. Mendja është dhurata më e çmueshme dhe më madhështore e Zotit për njeriun, me se e ka lartësuar mbi të gjitha krijesat e gjalla në tokë.

Nga fjalët e Allahut Fuqiplotë në këtë ajet: ***"E, po të duam, Ne do t'ua verbonim sytë e tyre...",*** kuptojmë faktin se, po të dojë i Gjithëfuqishmi, këtë mund ta bëjë kurdo që dëshiron, por Ai, nga mëshira e Tij e pakufishme, njeriut i dha mundësinë që rreth tij të shihte argumentet e madhështisë hyjnore dhe ta besonte Atë pa kurrfarë imponimi dhe shtrëngese.

Në këtë mënyrë Allahu xh.sh. i njofton pabesimtarët, se Ai ua kishte dhënë të gjitha mundësitë për ta shpëtuar vetveten, sepse ua kishte dhuruar sytë për të parë, veshët për të dëgjuar dhe mendjen për të logjikuar, se cilën rrugë duhej ndjekur. Po të ndodhte që i Plotfuqishmi t'ua merrte të parët e syve, a thua si do ta gjenin ata rrugën në errësirën që do t'i rrethonte? Çfarë ironie?! Këta pabesimtarë nuk arritën të gjenin rrugën e dritës, edhe pse i kishin sytë, po a thua si do ta gjenin atë, po të ishin të verbër, pa sy?!

وَلَوْ نَشَاءُ لَمَسَخْنَاهُمْ عَلَى مَكَانَتِهِمْ
فَمَا اسْتَطَاعُوا مُضِيًّا وَلَا يَرْجِعُونَ

***67. Dhe, po të duam, do t'i kishim gjymtuar ata në vend, e nuk do të mund të shkonin as para as prapa.***

Edhe në këtë ajet kuranor shohim mrekullinë e madhe hyjnore. Allahu i Madhërishëm na ka dhënë këtë konstrukt trupor, i cili, ndonëse i dobët dhe i brishtë, megjithatë është aq i komplikuar për kuptimet tona, saqë për të mund të flasin vetëm anatomistët e rryer e profesionistë, të cilët merren me studimin e trupit të njeriut. Allahu na ka dhënë mundësinë që të lëvizim me këmbët tona, të lëvizim duart dhe kokën ngado që të dëshirojmë. Ai na ka dhuruar një konstrukt të tillë eshtëror, i cili lidhet në mënyrë të përkryer me muskujt e panumërt në trupin tonë, ndërsa këta muskuj të përbërë prej mishi dhe miliarda indesh e fijesh nervore, janë të mbushur me dej që përcjellin gjakun në barkushet e zemrës dhe në tru, duke pulsuar gjallëri e vitalitet.

Po të ndalemi të mendojmë se sa muskuj duhet të vihen në lëvizje për vetëm një lëvizje, sa komanda përcillen me shpejtësi të paimagjinueshme nga komanda qendrore që gjendet në trurin e njeriut, vërtet do të mbetemi të ngazëllyer nga mrekullia që përbën trupi ynë.

Dhe, po të mos ishin vullneti dhe dëshira e Allahut që të na krijonte në këtë formë kaq të bukur, a thua si do të arrinim të lëviznim?

Pandaj, me të drejtë, shtrohet pyetja, po të donte Allahu të na linte të shtangur e të palëvizshëm, a thua si do të mund të gjallëronim e të jetonim? Por, Allahu, duke ditur se në Ditën e Gjykimit ka njerëz që do të bënin ndonjë vërejtje të tillë, Ai e përsosi krijesën njerëzore duke i dhuruar mendjen-trurin, gjënë më të çmueshme, me anë të të cilit njeriu komandon të gjitha lëvizjet e tij, prandaj do të kërkojë përgjegjësi, me plot të drejtë, prej çdo njeriu, madje edhe prej çdo gjymtyre. A nuk thotë Allahu xh.sh. në Kuran:

***"...të dëgjuarit, të parët dhe zemra, për të gjitha këto ka përgjegjësi"*** *(El-Isra'ë, 36)*

Po të donte Allahu, këta njerëz që nuk besuan, në momentet kur ata bënin mëkate, do t'i linte të shtangur në vend, të gjymtuar e të deformuar, në mënyrë që të mos mund të lëviznin as para e as prapa, por Ai i la të lirë në veprat e tyre, në mënyrë që në Ditën e Gjykimit t'i shtangë e t'i gjymtojë me shpalljen e vendimit të dhimbshëm, se ata do të jenë banorë të përhershëm të Xhehenemit!

وَمَنْ نُعَمِّرْهُ نُنَكِّسْهُ فِي الْخَلْقِ أَفَلاَ يَعْقِلُونَ

***68. E atij që i japim të jetojë gjatë, atë e kthejmë prapa në krijimin e tij. A nuk janë duke menduar?***

Ky ajet është një tërheqje e fuqishme e vërejtjes për çdo pabesimtar dhe, përgjithësisht, për çdo njeri, që të kenë kujdes se si e shfrytëzojnë jetën dhe kohën e tyre. Për të gjithë këta, duhet të jetë mësim fakti se njeriu, kur është i ri, ka mundësi të bëjë vepra të mira a të këqija, duke qenë me trup të fuqishëm e mendje të kthjellët. Pas kësaj, njeriun fillojnë ta rëndojnë vitet e pleqërisë dhe sëmundjet, vite kur ai humb fuqinë, vitalitetin dhe elanin, duke u kthyer në një krijesë të dobët e të pafuqishme. Nëse njeriu, gjatë rinisë dhe kohës së pjekurisë, nuk ka arritur të gjejë udhëzimin, atëherë gjasat për të bërë një gjë të tillë në pleqëri, janë edhe më të vogla, sepse jetëgjatësia e tij nuk do t'i ndihmojë asgjë. Ky është një argument nga ana e Allahut për pabesimtarët, në mënyrë që të mos mundohen të gjejnë ndonjë arsyetim se nuk kanë pasur kohë të mjaftueshme për të hulumtuar e gjetur rrugën e shpëtimit e të udhëzimit.

A nuk thotë i Madhërishmi në Kuran:

***"Allahu është Ai që ju krijoi në një gjendje të dobët, pastaj pas asaj dobësie ju dha fuqi, e pas fuqisë, dobësi e pleqëri. Ai krijon çka të dojë, Ai është më i dijshmi, më i fuqishmi."*** *(Err-Rrum, 54)*

Në lidhje me këtë, edhe i Dërguari i Allahut në një hadith të tij, kur flet se si duhet shfrytëzuar koha, thotë: *"Shfrytëzoji pesë gjëra para pesë të tjerave: Rininë para pleqërisë, shëndetin para sëmundjes; pasurinë para varfërisë; jetën para vdekjes dhe kohën e lirë para se të jesh i zënë".*

## Margaritarë të urtësisë nga këto ajete

1. Banorët e Xhenetit do të shijojnë të gjitha begatitë dhe mirësitë që Allahu u ka përgatitur. Ata do të jenë me bashkëshortet dhe familjarët e tyre të ulur nëpër kolltukë të lartë. Do të jenë vërtet zotërinj, me plot kuptimin e fjalës, sepse atyre do t'u shërbejnë shërbëtorët e Xhenetit. Ata do ta ndiejnë kënaqësinë e besimit të tyre në këtë botë, por, mbi të gjitha, kënaqësia më e madhe për ta është kur Allahu do t'i përshëndesë me fjalën *Selam-Paqe,* Allahu do të jetë i kënaqur ndaj tyre dhe ata do të jenë të kënaqur që Zoti dhe Krijuesi i tyre i përshëndet me Selam, përshëndetje kjo e cila do të jetë përshëndetja e banorëve të Xhenetit.
2. Izolimi dhe ndarja e pabesimtarëve kriminelë nga turma e besimtarëve, do të jetë në shenjë nënçmimi e përbuzjeje, meqë ata talleshin me besimtarët në këtë botë. Ndarja e tyre simbolizon drejtësinë absolute të Allahut xh.sh. dhe besimtarët, të cilët ishin më të përvuajtur në jetën e kësaj bote, do ta ndiejnë supremacionin dhe epërsinë e vërtetë ndaj qafirëve, të cilët në këtë botë kishin qenë mendjemëdhenj e të prishur moralisht.
3. Allahu i tërheq vërejtjen njerëzimit për një armik të përbetuar të tyre-shejtanin e mallkuar, i cili më parë e pati mashtruar babanë e tyre - Ademin a.s., që të kishin kujdes nga intrigat dhe djallëzitë e tij. Ata duhet të ruhen të mos joshen nga djallëzitë e tij për të qenë mohues të nimeteve të Allahut Fuqiplotë. Njerëzit gjithherë duhet ta kenë në hatër se vetëm tek Allahu është kthimi, dhe se çdo sprovë në këtë botë është për të na sprovuar imanin dhe besimin e thellë që kemi në Allahun xh.sh..
4. Ndëshkimi me Xhehenem do të jetë ndër momentet më të tmerrshme për mohuesit e fesë së Allahut. Mjerë për ata që nuk ndoqën udhëzimin dhe këshillat e pejgamberëve...
5. Për pabesimtarët, idhujtarët, femohuesit, befasia me e keqe do të jetë momenti kur ata, duke u përpjekur të mohojnë ndonjë vepër të keqe të bërë nga ana e tyre, do të tradhtohen nga vetë gjymtyrët e tyre - sytë, duart dhe këmbët, të cilave Allahu do t'u japë aftësinë për të folur, për të dëshmuar se ç'mëkate kishte bërë me to pronari i tyre... Ky argument është edhe një tërheqje e vërejtjes se askush nuk do t'i shpëtojë drejtësisë së Allahut, por do të shpërblehemi, në varësi nga veprat që kemi bërë gjatë jetës sonë në këtë botë.
6. Jetëgjatësia e njeriut nuk nënkupton ndonjë privilegj shtesë për njeriun, përkundrazi, ajo është vetëm sprovë. Sa më gjatë që të jetojë njeriu, mundësia për të rrëshqitur në gabime është më e madhe. Njeriu në moshën e pleqërisë, më nuk është në gjendje të kujdeset as për trupin e tij, e jo më të ndihmojë dikë tjetër. Njerëzit duhet të kuptojnë përfundimisht një fakt: jeto sa të jetosh, megjithatë vdekja të arrin, sepse ndaj saj nuk është imun askush, por ajo që ka peshë dhe rëndësi, është që jeta jonë të ketë një kuptim, që jeta jonë të kalojë në besim dhe në rrugën që ka porositur i Plotfuqishmi...
7. Koha është një gjë shumë e shtrenjtë dhe e çmueshme për çdo njeri. Ajo duhet shfrytëzuar maksimalisht në punë të mira dhe assesi në punë të liga e të neveritshme. Njeriu duhet ta kuptojë se çdo frymë që shpenzon, e ka shpenzuar një pjesë të jetës së tij duke iu afruar më afër vdekjes. Më i madhi i gjeneratës së tabiinjve, Hasan El Basriu, ka thënë: *"O bir i Ademit, me të vërtetë ti je me ditë të caktuara, sa herë që të shkon një ditë, ka shkuar një pjesë e jotja.",* dhe: *"Nuk i kalon një ditë birit të Ademit përveçse ajo thotë:"O bir i Ademit, unë jam një ditë e re dhe për punën tënde dëshmitar, përfito nga unë, sepse unë nuk kthehem më deri në Ditën e Gjykimit!"*

*- vijon -*

*Fusnotat:*

1. Transmeton Ebu Hurejre (Muttefekun alejhi).
2. "Muhtesar Tefsir Ibn Kethir" redaktuar nga Muhammed Ali es-Sabuni, vëll.III, fq.167.
3. Tefsirul Munir, vëll. 23, fq. 40.
4. Tefsiri i Sha'raviut, fq. 12689

# Kaptina el-Maide

**Amr Halid**

**Kaptina El-Maide është kaptinë medinase. Disa dijetarë mendojnë se nga kjo kaptinë kanë zbritur edhe disa ajete nga periudha mekase. Ka zbritur pas kaptinës El-Fet'h, kurse në radhitjen e kaptinave në Mus'haf radhitet pas asaj En-Nisa'ë. Ka gjithsej 120 ajete.**



### Numra që kanë kuptim

Asnjë nga kaptinat kuranore nuk kanë filluar me thirrorin "O ju që besuat..." me përjashtim të kaptinës El-Maide. Kjo është e vetmja sure që fillon me thirrjen drejtuar besimtarëve. Kjo thirrje është përsëritur në këtë kaptinë 16 herë, kurse në tërësi kjo në Kuran është përsëritur 88 herë. Abdullah ibn Mes'udi thotë: "Kur të dëgjosh 'O ju që keni besuar' - dëgjoje me vëmendje, sepse ajo urdhëron për atë që është e mirë apo ndalon nga e keqja ."

Kuptimi i kësaj thirroreje është "O ju që besuat Allahun me bindje të plotë, dhe jeni të kënaqur me Allahun për Zot, dëgjoni dhe nënshtrohuni !"

### Synimi i saj është vetë thirrja e saj

Kjo kaptinë fisnike fillon me fjalët e të Lartmadhërishmit "O ju që besuat! Zbatoni premtimet (obligimet)....", që nënkupton: o ju besimtarë, të jeni besnikë në marrëveshjet mes jush dhe Allahut për mëkëmbësinë në tokë, në marrëveshjen tuaj se Islami është program që përcillet, dhe në marrëveshjen tuaj se a do jeni të drejtë dhe të mëshirshëm me njerëzit. O ju besimtarë, bëhuni të fortë, vazhdoni në nënshtrimin ndaj Allahut xh.sh. dhe mos u ndalni në të, ripërtërijeni pendimin tuaj. Kini kujdes nga harami dhe të gjitha llojet e tij. Ky është synimi i kaptinës!. Zbatoni premtimet! Tanimë, a e dëgjuat thirrjen!?

### Pse është përmbyllur me të...?

Në këtë kaptinë ka urdhra dhe ndalesa, të cilat kërkojnë besueshmëri, kurse së bashku me ajete dhe thirrje, kalohet prej një urdhri në ndalesë, mu për këtë synim "...zbatoni premtimet..."

Për këtë kaptinë, Aishja r.a. ka thënë: "Vërtet kjo është nga të fundit që janë shpallur, çka gjeni në të nga hallalli, bëjeni hallall, dhe çka gjeni në të nga harami, bëjeni haram." Për këtë arsye e hasim urdhrin për zbatim të marrëveshjeve, për atë që Allahu xh.sh. ka shpallur për robtë e Vet.

Allahu i madhërishëm thotë: "...Sot përsosa për ju fenë tuaj, plotësova ndaj jush dhuntinë Time, zgjodha për ju Islamin fe..." O ju myslimanë, zbatoni premtimet tuaja ndaj fesë suaj, me të cilën Allahu është i kënaqur. Në një thënie profetike thuhet: "Mësojuni burrave nga radhët tuaja kaptinën El-Maide, kurse grave tuaja u mësoni kaptinën en-Nur."

Për ç'arsye burrat të mësojnë kaptinën El-Maide? Kjo - që të mësojnë besueshmërinë.

### Të ka paraprirë me dhënie

Allahu xh.sh. thotë:

"O ju që besuat! Zbatoni premtimet (obligimet). U janë (lejuar t'i hani) kafshët shtëpiake..."

A thua çfarë lidhshmërie ka në mes zbatimit të marrëveshjeve me atë që Allahu xh.sh. na lejoi nga kafshët shtëpiake për therje dhe ushqim?! Me qëllim që myslimanin ta vërë në dijeni se dhënia e Allahut xh.sh. i ka paraprirë ndalesës së Tij. Nuk është parim në marrëveshje që të ndalojë këtë apo atë, por marrëveshja fillon me dhënie të shumtë nga hallalli, dhe kështu lehtësohet edhe zbatimi i marrëveshjeve!

### Thirroret e kaptinës El-Maide

**Feja jote është mishi dhe gjaku yt**

Në ajetin e tretë "Juve ju janë ndaluar (t'i hani): ngordhësirat, gjaku, mishi i derrit, ajo që theret jo në emrin e All-llahut... ", para ndalesës ka përmendur të lejuarën, për arsye se, në thirrjen për të, Allahu xh.sh. është bazë që t'u jepet njerëzve në mënyrë që të mos ndihen sikur po humbin, apo të bien në pesimizëm. Nuk duhet përqendruar me ata në të ndaluarat, duke iu fshehur atyre atë që Allahu xh.sh. u ka lejuar. Më pastaj, Allahu xh.sh. në ajetet vijuese, thekson çështjen esenciale për jetë, duke thënë: "O ju që besuat! Mos i shkelni simbolet e All-llahut…". Kini kujdes e mos ndryshoni ligjin e Allahut xh.sh.. O ju të rinj, mos e lini namazin, dhe ju të reja, mos injoroni mbulesën. Mjerë për ju nëse nëpërkëmbni ritualet fetare "... Mos i shkelni simbolet e All-llahut, as muajin e shenjtë (mos lejoni luftën), as kurbanin (mos e pengoni), as atë me qafore (të caktuar për kurban), as (mos i pengoni) ata që duke kërkuar begati nga Zoti i tyre dhe kënaqësinë e Tij, kanë mësyrë (për vizitë) shtëpinë e shenjtë (Qabenë). E kur të hiqni ihramin, atëherë bëni gjah. Urrejtja ndaj një populli, që iu pat penguar nga xhamia e shenjtë, të mos ju shtyjë të silleni në mënyrë të padrejtë kundër tyre. Ndihmohuni mes jush me të mira dhe në të mbara, e mosni në mëkate e armiqësi…"

### E lejuar me kushte

Zoti i Madhëruar ka përmendur ushqimet e lejuara dhe të mira, e po ashtu edhe gratë e ndershme e të lejuara, duke thënë: " Sot u lejuan për ju ushqimet e mira, edhe ushqimet (të therurat) e ithtarëve të librit janë të lejuara (hallall) për ju, edhe ushqimet (të therurat) tuaja janë të lejuara për ta (u janë lejuar). Gratë e ndershme besimtare dhe (gra) të ndershme nga ata të cilëve u është dhënë libri

para jush….” Islami nuk të ndalon gruan tjetër, por me kusht që ajo të jetë e ndershme. Kështu mësohet se të mirat nga ushqimet dhe të mirat nga gratë, janë të lejuara.

### Lartësia shpirtërore

Për çudi, ajetet na transferojnë pastaj në dispozitat e pastrimit, guslit e të abdesit “O ju që besuat! Kur doni të ngriheni për të falur namazin, lani fytyrat tuaja dhe duart tuaja deri në bërryla; fërkoni kokat tuaja, e këmbët lani deri në dy nyjat-zogjtë...” A thua pse kanë ardhur këto dispozita, pas dispozitave të ushqimit dhe martesës?!

Sepse ajo që paraprin, ishte nga kënaqësitë e kësaj bote, kurse këto dispozita janë fillim i pastrimit të shpirtit, në mënyrë që pastërtia ta përfshijë myslimanin në të gjitha anët (aspektet).

### A e ke harruar atë...?!

Dëgjoje këtë thirrje “ O ju që besuat! Bëhuni plotësisht të vendosur për hir të All-llahut, duke dëshmuar të drejtën, dhe të mos u shtyjë urrejtja ndaj një populli e t’i shmangeni drejtësisë; bëhuni të drejtë, sepse ajo është më afër devotshmërisë. Kini dro All-llahun, se All-llahu di hollësisht për atë që vepronі...” Ky ajet na kujton drejtësinë, rreth së cilës kaptina En-Nisa’ë ishte përqendruar, kurse këtu është ritheksuar, sepse ka të bëjë me premtimet (marrëveshjet ) dhe, veçanërisht, me njerëzit e dobët. Pastaj, Allahu xh.sh. ka premtuar për secilin që e praktikon atë: “Atyre që besuan dhe bënë vepra të mira, All-llahu u premtoi falje për mëkate dhe shpërblim të madh“

Allahu xh.sh. ka zbatuar premtimin e Tij me ata duke u kujtuar atyre: “O ju që besuat! Kujtoni të mirën e All-llahut ndaj jush kur, një popull tentoi të zgjaste duart e veta (për mbytje) kundër jush, kurse Ai i zmbrapsi duart e tyre prej jush. Respektoni All-llahun (duke zbatuar urdhrat e Tij) dhe vetëm All-llahut le t’i mbështeten besimtarët.”

A thua sa i praktikojmë dhe i zbatojmë ne premtimet tona ndaj Tij!!!

### Nga Xheneti në mallkim...!!

Më pastaj ajetet na paraqesin shembuj për ata që nuk zbatuan marrëveshjen me Allahun xh.sh. “Në të vërtetë All-llahu pati marrë zotimin e beni-israilëve. Dhe prej tyre dërguam (caktuam) dymbëdhjetë prijës. All-llahu tha: “Unë jam (mbrojtës) me ju!” Në qoftë se falni namazin, jepni zeqatin, u besoni të dërguarve të Mi dhe u ndihmoni atyre, huazoni për hir të All-llahut hua të mirë, Ai patjetër do t’jua shlyejë mëkatet tuaja dhe do t’ju shtjerë në xhennete nën të cilët rrjedhin lumenj. E kush kundërshton pas këtij (zotimi) prej jush, ai e ka humbur rrugën e drejtë.“

Duke e marrë premtimin nga ata, Ai njëkohësisht i ka kërcënuar ata nëse e thyejnë atë zotim. Megjithatë, ata dështuan ta mbanin këtë zotim, e thyen atë, dhe kështu u privuan nga shpërblimi i Xhenetit, duke merituar kësisoj humbjen, mohimin dhe mallkimin “Për shkak se ata e thyen zotimin e tyre, Ne i mallkuam ata, dhe zemrat e tyre i bëmë të forta (të shtangura)...” A nuk frikësohemi edhe ne për veten tonë nga dënimet e tilla..?!

### Meqenëse u bënë koprracë, u privuan...!!!

Ajetet na rrëfejnë tregimin e Musait a.s. me beni-israilët, kur ai u kishte thënë: “O popull imi, hyni në tokën e shenjtë, të cilën jua premtoi All-llahu..” ata ia kthyen: “Ata (populli i Musait) thanë: “O Musa, aty është një popull i fuqishëm (dhunues), prandaj ne nuk do të hyjmë aty kurrë, derisa ata të mos dalin nga ajo (të na e lirojnë pa luftë); nëse dalin ata nga ajo, atëherë ne do të hyjmë”. “Ata kështu refuzuan urdhrin, prandaj pasoi dënimi hyjnor, dhe Allahu i Madhërishëm tha: “(All-llahu) Tha: “Ajo (tokë) është e ndaluar (haram) për ta katërdhjetë vjet. Do të enden nëpër tokë (të hutuar)”, që në një mënyrë do të thotë se Allahu xh.sh. hap shtigjet vetëm për ata që E respektojnë Atë, i kryejnë obligimet ndaj Tij, dhe ua lehtëson çdo gjë atyre, kurse ua mbyll shtigjet atyre që bëjnë mëkate duke ua vështirësuar jetën. Atëherë mos ia vështirësoni vetes suaj hapësirat e adhurimeve me mëkate dhe humbje, mos e privoni veten nga të mirat e Allahut xh.sh. me të këqijat tuaja.

### Që të dyja janë të nënçmuara

Ajetet vijojnë aty ku përmenden lajmet e bijve të Ademit a.s.: “Lexoju (Muhammed) atyre (jehudive e të tjerëve) ngjarjen e vërtetë të dy djemve të Ademit, kur të dy flijuan kurbane, nga të cilët njërit iu pranua...“ Zemra e njërit vëlla u mbush me zili e smirë dhe mbyti tjetrin në momente të vrullshme. Çfarë është arsyeja që kjo ngjarje të jetë përmendur këtu? Arsyeja është paraqitja e dy shembujve të kundërt: njëri thyerja e premtimit, sepse ishin frikacakë e ata ishin benu-israilët, e tjetri ishte i vrullshëm, e ai ishte Kabili, i biri i Ademit a.s..

### I trajtojmë ata sipas fesë sonë

Ajetet i kushtojnë vëmendje të veçantë çështjes së përkatësisë fetare dhe ruajtjes së identitetit të tyre: “O ju që besuat! Mos zini miq as jehuditë, e as të krishterët. Ata janë miq të njëri-tjetrit. E kush prej jush miqësohet me ata, ai është prej tyre. Vërtet All-llahu nuk vë në rrugë të drejtë popullin zullumqar”. Ky nuk është ofendim, po ruajtje e përkatësisë ndaj Islamit. Këtu ka dallim në mes tolerancës me ata dhe asaj që është asimilim e humbje e identitetit. Allahu xh.sh. u ka lejuar besimtarëve të martohen me femrat e tyre, kjo është tolerancë e qartë, kurse është refuzuar asimilimi që humb shenjat e Islamit. Për rëndësinë që ka kjo çështje, ajetet e kanë përmbledhur këtë në një gjysmë xhu’zi* nga Kurani.

### Tri gjëra shkatërruese

Më pastaj pasojnë ajetet që tërheqin vërejtjen nga pasimi verbal dhe ndjekja e jomyslimanëve. Tri ajete përsërisin kërcënimin e rreptë ndaj pasuesit që anashkalon (humb) Sheriatin islam për shkak të ndjekjes së gjurmëve të të tjerëve, të cilët kanë humbur dhe devijuar: “E kush nuk gjykon me atë që zbriti All-llahu, ata janë mohues. “ “E kush nuk vendos sipas asaj që zbriti All-llahu, ata janë mizorë (të padrejtë)”; “E kush nuk gjykon sipas asaj që All-llahu zbriti, të tillët janë mëkatarë, të dalë jashtë rrugës së Zotit.”

Atëherë, kini kujdes të zbatoni premtimet tuaja, sepse përkatësia juaj, e para, është në fenë tuaj.

### A e ndërron këtë...?!

Allahu i Madhërishëm thotë: “O ju që besuat! Kush largohet prej jush nga feja e vet (i bën dëm vetes)“.

Çfarë është shpërblimi i tij! A është zjarri? A është dënim i rreptë? Ai thotë : “...s’ka dyshim se All-llahu do të sjellë një popull që Ai e do atë (popull) dhe ata E duan Atë (Zotin)...”

Këtu del në pah kërcënimi me privimin nga dashuria e Tij!! A thua myslimani e thyen premtimin e tij dhe privo-




het nga kjo begati ! Dashuria e Allahut xh.sh......!

### Mos u ul me shejtanin...

Pas kësaj, ajetet kalojnë në ndalesën e pijeve dehëse, ashtu siç filluan me ndalesat e ushqimit: “O ju që besuat, s’ka dyshim se vera, bixhozi, idhujt dhe hedhja e shigjetës (për fall) janë vepra të ndyta nga shejtani. Pra, largohuni prej tyre, që të jeni të shpëtuar.”

Ky ajet i tërheq vëmendjen myslimanit për të mirat e kësaj bote, që të zbatojë zotimin ndaj Allahut xh.sh., duke mos iu afruar alkoolit, dhe të mos luajë bixhoz.

### Mbylle këtë derë!

Në këtë kaptinë janë dy rregulla që ka përmendur Allahu xh.sh. pas zbatimit të premtimeve. E para: “O ju që besuat, mos pyetni për sende që nëse u thuhet ajo (pyetja) haptazi, ju vjen keq juve.... “ është që myslimani të mos pyesë për gjërat ndaj të cilave ka heshtur Kurani, gjëra nga të cilat nuk ka fare dobi dhe kuptojeni se ato vërtet nuk të sjellin dobi, përndryshe Allahu xh.sh. do t’i kishte përmendur. Pyetjet e shumta për sqarime të hollësishme për çdo gjë, ia hap myslimanit derën e shqetësimeve, konfuzionit, humbjes së kohës dhe punës...!

### Bëhu besnik kur të tradhtojnë

Rregulla e dytë në këtë kaptinë është Fjala e Allahut xh.sh.: “O ju që besuat, ruani veten tuaj! Ai që ka humbur, nuk ju dëmton ju kur jeni në rrugë të drejtë….“

Në kohën e Ebu Bekrit, disa njerëz këtij ajeti nuk i dhanë kuptimin e vet të drejtë. Ata mendonin se kuptimi është domosdoshmëria e të kushtuarit rëndësi për udhëzimin e vetes dhe të moskushtuarit rëndësi udhëzimit të të tjerëve, që nënkuptonte mosmbështetjen tek Allahu xh.sh.. Atëherë, Ebu Bekri doli para njerëzve dhe ua sqaroi kuptimin e drejtë të ajetit, që nënkupton zbatimin e premtimeve të tyre edhe atëherë kur njerëzit e tjerë nuk u përmbahen, dhe të përmbahen ndaj premtimeve të Allahut, edhe nëse të tjerët nuk janë të kujdesshëm ndaj tyre dhe i humbin. Rreth kësaj i Dërguari a.s. ka thënë: “Askush nga ju të mos jetë i luhatshëm. Unë jam me njerëzit, nëse ata bëjnë mirë, bëju mirë, e nëse ata bëjnë keq, atëherë largohu e mos u bëj keq atyre.” Transmeton Tirmidhiu.

### Pesë çështjet e rëndësishme

Është e këndshme të ceket se kaptina El-Maide është e vetmja që përmbledh qëllimet kryesore të Sheriatit islam: ruajtjen e fesë, jetën e njeriut, mendjen, nderin dhe pasurinë, - gjëra këto që janë më të shtrenjtat në jetën e njeriut.

Këtu del në pah se, kaptina na mëson që Sheriati është më i miri për gjithë njerëzit, dhe çdo e mirë e arritshme për myslimanin, mund të gjendet në Sheriatin islam.

### Llogaria

Në fund të kaptinës Allahu i Madhërishëm na kujton ditën e llogaridhënies, në të cilën Ai i tubon të gjithë njerëzit, i merr në llogari të gjithë ata që kanë humbur, dhe shpërblen ata që kanë ruajtur dhe kanë qenë stabil në të vërtetën duke zbatuar premtimet “(Kujtoni, o njerëz) Ditën kur All-llahu i tubon të dërguarit e u thotë: “Çfarë përgjigje (popujt) u dhanë juve?” Ata (pejgamberët) thonë: “Ne nuk dimë, vërtet Ti je Që i di të gjitha të fshehtat!”;– “ Kjo është dita që të drejtëve u bën dobi drejtësia e tyre. Ata kanë xhennete në të cilat rrjedhin lumenj, janë për jetë të pasosur në to. All-llahu është i kënaqur me ta dhe ata janë të kënaqur ndaj Tij. Ky është shpëtim i madh.”

### Dy të mira në mes të

Na mbetet të sqarojmë shkakun e emërtimit të kaptinës me këtë emër El-Maide (Sofra), edhe pse në këtë kaptinë janë përmendur shumë tregime të tjera. Çfarë janë lidhjet e “El-Maide”-s me tematikën e kaptinës? Allahu xh.sh. thotë: “Dhe (kujto) kur Havarijjunët thanë: “O Isa, bir i Merjemes, Zoti yt a mund të na zbresë një sofër nga qielli?” (Isai) tha: “Kini frikë All-llahun, nëse jeni besimtarë!” (Ata) Thanë: “Ne dëshirojmë të hamë nga ajo dhe të na binden (edhe më shumë) zemrat tona dhe të vërtetojmë bindshëm se na e the të vërtetën, e të bëhemi dëshmues të saj!”

Ata ia kërkuan sofrën dhe ia kushtëzuan vetes së tyre dëshminë me iman, nëse ajo u zbret atyre. “Isai, bir i Merjemes, tha: “O All-llah, Zoti ynë, zbritna nga qielli një tryezë, që të jetë festë (gëzim) për ne dhe për ata (që vijnë) pas nesh, të jetë argument prej Teje, dhe dhurona se Ti je furnizuesi më i mirë!” All-llahu tha: “Unë atë jua zbres...”

Ne do t’i përgjigjemi kërkesës suaj me kusht që të zbatoni premtimin tuaj, përndryshe “.... e kush prej jush mohon pastaj, Unë atë do ta dënoj me një dënim me të cilin nuk kam dënuar asnjë nga njerëzit”.

Nëse Zoti i Madhërishëm ua ka zbritur atyre sofrën dhe ua ka kushtëzuar zbatimin e premtimit, sepse në të kundërtën ata i pret dënimi i dhimbshëm, atëherë, Ai na ka dhënë Islamin, që është begatia më e madhe: “Sot përsosa për ju fenë tuaj, plotësova ndaj jush dhuntinë Time, dhe zgjodha për ju Islamin fe. “

Sofra që u zbriti atyre, na kujton kushtin e zbatimit të premtimit tonë dhënë Allahut xh.sh. dhe ndaj Islamit...

*Përktheu dhe përshtati*
***Mr.sc. Jakup Çunaku***

* Një xhuzë i Kuranit ka përafërsisht 20 faqe. Në këtë rast janë për qëllim 10 faqe nga Kurani.

# Muhamedi a.s. - shembull i përsosur

**Mr. Samir B. Ahmeti**




Ne në rrethanat tona të përditshme, gjatë kësaj jete, kemi nderin që Pejgamberi më i dashur i Allahut xh.sh., të jetë shembulli yni i përsosur. Shembulli i përkryer në Muhamedin a.s. bën të kuptosh sesa duhet të jemi krenarë para të tjerëve ne myslimanët. Zbatimi i Synetit të Muhamedit a.s. në jetën tonë praktike, bën edhe më madhështor përkujtimin e personalitetit të lartë të tij.

Çfarë mund të shqiptojë gjuha në përkujtimin e të dërguarit tonë - Muhamedit a.s., kur ai është zotëria i njerëzimit në çdo aspekt, për të gjitha kohët dhe tek secila gjeneratë?

Shkurtimisht, ajo që gjuha mund ta shqiptojë dhe lapsi ta shkruajë, është se Allahu xh.sh. Muhamedin a.s. e dërgoi, në kohën kur njerëzit e kishin humbur udhëzimin, kur zemrat dhe mendjet e tyre kishin devijuar, e njerëzit, duke adhuruar idhuj, ishin bërë sikur të ishin të ngurtë, që u gjasonin idhujve, sepse madhëronin gurë, drunj e planetë, kishin mbushur tokën me legjenda, iluzione e gjëra të kota. Shfrytëzimi i të dobëtve dhe të ngratëve nga ana e të fuqishmëve, ishte pjesë përbërëse e shoqërisë së xhahilijetit, kur mizoria dhe trysnia kishin marrë përmasa të mëdha.

Lindja e Muhamedit a.s. ishte fillim i ndryshimit të historisë së njerëzimit në përgjithësi, si dhe historisë islame në veçanti, i rregullimit të jetës, shpallje e udhëzimit të njerëzimit dhe nxjerrja e njerëzimit nga errësira në dritë.

Gjatë historisë së njerëzimit, tek çdo popull kishte pasur personalitete të shquara, biografitë apo periudhat e caktuara të jetës së të cilëve janë mësuar dhe mësohen, nga popujt e tyre, duke mbajtur parasysh faktin se ajo konsiderohet trashëgimi kulturore dhe nder për popujt e tyre. Studim i personaliteteve të tilla bëhej për të nxitur gjeneratat e reja drejt përparimit dhe zhvillimit të jetës së tyre, që prej tyre përcaktohen dhe formohen si përqendrime inkurajuese në jetën e përditshme të popujve të tyre.

Të dhënat e regjistrave të historisë përmbajnë me mijëra e mijëra personalitete, që kishin ofruar jetët e tyre shembull dhe mostër për njerëzimin. Pikërisht për këtë arsye, arena e botës dhe historia e njerëzimit dëshmojnë për qindra mijëra nga personalitete të shquara, që, duke ofruar jetën e tyre i shërbyen njerëzimit si mostra e modele, sidomos për ata që jetuan pas tyre.

Mirëpo, a ofroi ndonjëri prej tyre një plan të hartuar e të përsosur për shoqërinë njerëzore, i cili të ishte më i miri dhe më i vlefshmi në çdo aspekt? Që ai plan të ishte shërim i sëmundjeve morale dhe psikologjike të shoqërisë njerëzore? A arriti ndonjëri prej tyre të hiqte ndryshkun e zemrave? A mundi dikush prej tyre të hartonte një plan për punët, veprimtaritë dhe sjelljet tona morale?

Po qe se zemrat dhe mendjet tona ndiejnë diçka nga bindja për atë që përmendëm, duhet besuar se zemrat tona përfundimisht kanë realizuar bindjen e plotë, jo vetëm në dritën e besimit dhe fesë, por edhe në dritën e të vërtetave historike dhe argumenteve dhe fakteve logjike se, shtresa e pejgamberëve dhe e të dërguarve, janë ata të zgjedhurit e merituar dhe të vetmit, të cilët bënë xhihad me çdo gjë që kishin në dispozicion. Ata shteruan përpjekjet dhe angazhimet e tyre të shumëfishta, dhe bënë mund të dobishëm e frytëdhënës për udhëzimin e llojit njerëzor, duke arritur, së bashku me udhëzimin edhe lumturinë në të dy botët, nderin e përmirësimin e veprave, ngritje të moralit me edukatë të lartë, gjetjen e drejtësisë dhe barazisë në mes shtresave njerëzore. Allahu xh.sh. këta pejgamberë i kishte dërguar në këtë botë, për t'ua mësuar njerëzve urtësinë dhe për të përmirësuar veprat e njerëzve. Të gjithë pejgamberët e Zotit kishin kryer detyrat e tyre me përpikëri, duke lënë pas mostër për ata që vinin pas tyre. Ato porosi, me të vërtetë ishin ushqyese dhe udhëzuese për në rrugën e drejtë. Për të arritur të mirat e kësaj dhe të botës tjetër, duheshin ndjekur dhe pasuar veprat dhe rruga e pejgamberëve. Përmes udhëzimeve dhe mësimeve të trashëguara nga pejgamberët, shumë prej prijësve fetarë, udhëheqësve shtetërorë, të pasurve e të varfërve, të diturve e të padituve dhe njerëzve të rëndomtë, do të kishin arritur dobi të frytshme dhe rezultate të dukshme gjatë jetës së tyre.

Zoti xh.sh. në Kuran thotë: "Këto janë argumentet Tona që ia dhamë Ibrahimit kundër popullit të tij. Ne ngremë në shkallë të lartë atë që duam. Zoti yt çdo send e vë në vendin e vet, asgjë nuk mund t'i fshihet. Ne atij (Ibrahimit) i falëm Is-hakun dhe Jakubin dhe secilin prej tyre e udhëzuam. Më parë edhe Nuhun e patëm udhëzuar. E nga pasardhësit e tij (të Ibrahimit) udhëzuam Davudin, Sulejmanin, Ejjubin, Jusufin, Musain dhe Harunin. Kështu i shpërblejmë bamirësit. (shpërblyem) Edhe Zekerijain, Jahjain, Isain, Ilijasin - të gjithë prej të mirëve të përsosur. (shpërblyem) Edhe Ismailin, Eljesain, Junusin dhe Lutin. Të

gjithë këta i veçuam mbi njerëzit e tjerë. Edhe disa nga prindërit, nga pasardhësit dhe nga vëllezërit e tyre i zgjodhëm (për pejgamberë) dhe i udhëzuam në rrugë të drejtë. Ky është udhëzimi i Allahut, udhëzon me të kë të dojë nga robët e Tij. E sikur t'i shpifin shok Zotit (edhe ndonjë nga këta) kishte për t'iu shkuar huq ajo që kanë vepruar. Ata ishin që u patëm dhënë librin, urtësinë e pejgamberllëkun; e nëse këta (idhujtarët mekas) e refuzojnë këtë (pejgamberllëkun tënd), Ne e kemi siguruar këtë me një popull që nuk e refuzon. Ata (të dërguarit e përmendur) ishin që Allahu i vuri në rrugë të drejtë, andaj ti merri shembull në udhëzim. Thuaj: Unë nuk kërkoj për këtë (komunikimin e Kur'anit) shpërblim prej jush. Ky nuk është tjetër, përveçse një këshillë për mbarë njerëzit." (El En'am: 83-90).

Në mesin e të gjithë pejgamberëve, Zoti xh.sh. zgjodhi Pejgamberin tonë të fundit - Muhamedin a.s. -, që ai të jetë imami i pejgamberëve, dhe vula e tyre, të jetë shembull i përsosur për njeriun se si duhet të bëhet rob i devotshëm i Allahut xh.sh.. Në personalitetin e tij u kompletuan kuptimet e moralit njerëzor dhe u përsosën cilësitë e plota të një të dërguari, siç dëshmon vetë Muhamedi a.s., kur thotë: "Jam dërguar që t'i plotësoj virtytet e moralit (të lartë të myslimanit)". Pra, me të drejtë Muhamedi a.s. konsiderohet zotëria i bijve të Ademit a.s., kurse normat dhe virtytet e moralit islam kthehen dhe përfundojnë tek ai - Muhamedi a.s., duke arritur shkallën më të lartë të moralit.

Ne nuk duhet të mohojmë se në historinë e njerëzimit - veçanërisht të zgjedhurit e tyre, siç ishin pejgamberët dhe të dërguarit - ka pasur njerëz me virtyte të larta, të moralshëm, fetarë të rrugës së drejtë, dijetarë, të mençur, fukahenj, mbretër, udhëheqës, të cilët mbushën botën drejtësi, pasi që ajo kishte qenë e zhytur me shtypje e zullum nga njerëzit mizorë…

Mirëpo, ajo që duhet theksuar këtu, është se nuk ka pasur njeri, i cili të ketë qenë i përsosur, të ketë poseduar të gjitha këto cilësi të mira dhe veçori të dalluara, ashtu siç janë plotësuar tek pejgamberi ynë i fundit - Muhamedi a.s.. Sikurse nuk dimë që Allahu të ketë përsosur dikë me të gjitha këto merita, si dhe të ketë zhveshur atë nga çdo e keqe, ashtu siç e njohim pejgamberin tonë të fundit - Muhamedin a.s., morali i të cilit, me ndihmën e Allahut xh.sh., ishte i përkryer.

Allahu xh.sh. në Kuran thotë: "Është e vërtetë se Allahu u dha dhuratë të madhe besimtarëve, kur ndër ta, nga mesi i tyre, dërgoi të dërguar që atyre t'u lexojë shpalljen e Tij, t'i pastrojë ata, t'ua mësojë Kuranin dhe Sheriatin, edhe pse më parë ata ishin krejtësisht të humbur". (Ali Imran: 164).

Dërgimi i Pejgamberit tonë të fundit - Muhamedit a.s., si udhëzues, qortues, udhërrëfyes dhe thirrës në besimin e Një Zoti - Krijuesin e kësaj gjithësie, është prej dhuntive më të mëdha të Allahut xh.sh., me të cilat i begatoi robërit e Tij, si dhe nga begatitë më të vlefshme të Tij, me të cilat e nderoi njerëzimin në përgjithësi dhe myslimanët në veçanti dhe, krahas mirësive të Tij të shumta, Pejgamber, i cili njerëzimin e nxori nga errësira e shirkut në dritën e Njëshmërisë, prej devijimit në udhëzimin e drejtë. Bota, para lindjes së Muhamedit a.s., jetonte në një atmosferë përplotë trazira dhe çrregullime, nuk kishte fe për t'i udhëzuar, as ligj për t'i orientuar, por njerëzit jetonin sikurse jeton peshku në ujë, apo sikurse jetojnë egërsirat në shkretëtirë. Pra, natyra e jetesës së botës së atëhershme, ishte që - i madhi shfrytëzonte të voglin, i forti të dobëtin. Zotat e tyre ishin gurët, kurse për udhëzues kishin imagjinatën dhe shejtanët. Feja e tyre ishte materia dhe egoizmi, kurse jeta e tyre ishte e zhytur në luftëra vëllavrasëse dhe derdhje gjaku. Pikërisht për këtë dhe shumë arsye të tjera, ishte më se e domosdoshme për dërgimin e një drite ndiçuese, të një udhërrëfyesi të zgjedhur, mjeku të shkathtë, sunduesi të drejtë dhe udhëheqësi largëpamës. Mirëpo, që të gjitha këto nuk mund të mblidhen në një person apo individ, përveçse tek shpëtimtari i njerëzimit në përgjithësi dhe i myslimanëve në veçanti, e ai është Muhamed bin Abdil-lah, për të cilin Allahu xh.sh. në Kuran thotë: "E Ne të dërguam ty (Muhammed) vetëm si mëshirë për të gjitha krijesat". (El Enbija: 107).

Virtyti njerëzor tek Muhamedi a.s. kishte arritur frytin e përsosmërisë. Sa për ilustrim, të përmendim rastin kur Muhamedi a.s. kthehej nga Taifi, pasi banorëve të fisit Thekif u kishte ofruar thirrjen islame, po të cilët e kishin refuzuar atë. Muhamedi a.s. i kishte lutur ata që ta mbanin sekret çështjen e tij dhe të mos e njoftonin fisin Kurejsh, por ata qenë njerëz të pandërgjegjshëm. Kur Muhamedi a.s. kishte vendosur ta braktiste Taifin, thekifasit i nxitnin fëmijët dhe të marrët e tyre, për ta goditur Muhamedin a.s. me gurë. Muhamedi a.s. në këtë udhëtim, ishte i shoqëruar me Zejd bin Harithe'n, i cili e mbronte atë nga gurët që i hidhnin në drejtim të tij. Mirëpo, sa çonte peshë kujdesi i Zejdit ndaj atyre gurëve të shumtë e të furishëm, sikur të ishin rrebesh shiu. Trupi i Muhamedit a.s. u lëndua dhe thembrat e tij u gjakosën. Gjaku i tij i pastër pikoi në tokën e Taifit, që të bëhej dëshmi për njërin nga llojet e xhihadit të Muhamedit a.s. në rrugën e thirrjes islame.

Muhamedi a.s. u kthye nga Taifi me trupin e tij të plagosur, me zemër të lënduar dhe me shpirt të brengosur. Kur arriti tek vendi "Karnu th-thealib"[1], All-llahu xh. sh. kishte dërguar "melekun e kodrave" që ta pyeste Muhamedin a.s., gjegjësisht ta urdhëronte Muhamedi a.s. atë, i cili i tha: Unë jam i dërguar nga All-llahu tek ti, nëse do ti, i bëj bashkë - i përmbys - dy kodrat[2] (el ahshebejn)! Muhamedi a.s. tha: "Përkundrazi, shpresoj - lus - që Allahu xh.sh. nga pasardhësit e tyre t'i nxjerrë ata që e adhurojnë vetëm All-llahun dhe nuk i bëjnë shoq Atij".[3]

Meleku priste përgjigje. Muhamedi a.s. nuk mendoi gjatë, sepse sipas tij, kjo çështje nuk kishte nevojë të mendohej gjatë, për shkakë se ai - Muhamedi a.s. - dhe natyra e tij përputhen me bazat e krijimit, mbi të cilat Allahu xh.sh. e krijoi atë - Muhamedin -. Kjo përgatitje madhështore, e bëri Muhamedin a.s. zotëri të të bijëve të Ademit a.s..

Meleku i kodrave u mahnit nga ato që dëgjoi prej Muhamedit a.s. dhe tha: Ti je - ashtu siç të ka quajtur Zoti yt - dashamirës dhe i mëshirshëm!! Po - pasha Zotin - e ka thënë të vërtetën Ai që e quajti dashamirës dhe i mëshirshëm, i cili pati fatin të quhet: "Ti, me të vërtetë (o Muhamed), je në shkallën më të lartë të moralit".

Pavarësisht se, ata tek të cilët filloi thirrja islame, e përgënjeshtruan dhe bënë trysni mbi të dhe mbi besimtarët e tij, si dhe përgatisnin komplot ndaj thirrjes së tij, për ta mbytur atë - Muhamedin a.s. -, por Muhamedi a.s. nuk mërzitej nga këto besëtytni të mushrikëve kurejshë, si dhe nuk zmbrapsej nga mesazhi i tij, por nxitonte për të kryer misionin e tij dhe për të dëshmuar para të gjithëve dëgjueshmërinë ndaj Urdhrave të Allahut xh.sh., kur në Kuran i thuhet: "Ne nuk dërguam asnjë të dërguar para teje e të mos i kemi shpallur atij se: nuk ka zot tjetër përveç Meje, pra më adhuroni!" (Enbija: 25).

Me moralin e Muhamedit a.s., i cili duhet marrë si shembulli më i lartë i edukimit, duhet të edukohen vetja dhe familjet tona, dhe sidomos fëmijët tanë.

Muhamedi a.s., para shpalljes kishte ofiqin "El Emin - Besnik", me të cilin e quanin kurejshët. Pra, Muhamedi a.s. epitetin "El Emin" e fitoi kur ai vetë e vendosi gurin e zi në të njëjtin vend ku kishte qenë para rindërtimit të Qabesë. Ky vendim ishte marrë me pëlqimin e të gjithë kurejshëve, pasi që kishte pasur një ngatërresë në mesin e kurejshitëve se cili do ta vendoste Gurin e zi në vendin e vet. Kurejshët, në fund ishin pajtuar që ai i cili të nesërmen të hynte i pari në

Qabe nga dera e quajtur “Shejbe”, do të kishte fatin për ta vendosur Gurin e zi në vendin e vet. Të nesërmen ishte Muhamedi a.s. ai që pati fatin të hynte i pari në Qabe. Në kohën e rindërtimit të Qabesë, Muhamedi a.s. ishte në moshën 35 vjeç, pra pesë vjet para pejgamberllëkut të tij.

Morali i lartë i Muhamedit a.s. e bënte atë të ishte i dashur tek njerëzit, me të cilët bashkëpunonte dhe bashkëjetonte. Transmetohet - në bazë të një rruge transmetimi - kur Zejd bin Harithe u zë rob, më pastaj atë e kishte blerë Hadixhja r.a. dhe ia kishte falur Muhamedit a.s. si dhuratë, që t’i shërbente atij. Pastaj, familja e Zejdit kishin ardhur për ta kërkuar atë nga Muhamedi a.s., e më pas për të paguar kompensimin për lirimin e tij. Muhamedi a.s. u tha: Thirreni atë dhe njoftojeni, nëse ju zgjedh ju, është juaji pa kompensim. Zejdi tha: Pasha Zotin nuk zgjedh kurrë dikë tjetër përveç teje. Familja e tij i thanë: Mjerë për ty, a po e zgjedh robërinë nga liria? Po, u përgjigj Zejdi, duke ua bërë me dije atyre se prej asaj kohe kur e kam shoqëruar Muhamedin e deri më tani, kurrë nuk më ka thënë asgjë, për një punë që e kam bërë, pse e bëre? E as për një punë që nuk e kam bërë, pse nuk e bëre? Pra, familja e Zejdit u kthyen pa Zejdin. Kurse, Muhamedi a.s. e mori Zejdin për dore dhe shpalli adoptimin e tij, ashtu siç ka qenë traditë tek arabët. Më pas filluan ta thërrisnin Zejd bin Muhamed, derisa Allahu xh.sh. anuloi adoptimin.

## Letërnjoftimi i Muhamedit a.s.:

Emri: Muhamed ibn Abdullah ibn Abdul Mutalib.

Mbiemri: i dërguari i Allahut.

Emri i babës: Abdullah ibn Abdul Mutalib.

Emri i nënës: Amine bint Vehb ibn Abdu Menaf ibn Zuhre ibn Kilab.

Emri i gjyshit: Abdul Mutalib ibn Hashim ibn Abdu Menaf ibn Kusaj ibn Kilab.

Fisi: Kurejsh (në Mek).

Llakapi: i sinqerti, besniku.

Nofka: Ebul Kasim.

Emri i mamisë: ESh-shifa - Umu Abdurrahman ibn Avf.

Data e lindjes: 20.04.571 m./12. Rebiul Ev-vel, ditë e hënë[4].

Emri i mëndeshës: Halime ES-sa’dije.

Vendi i lindjes: Mekketul Mukerreme.

Feja: i pari i myslimanëve.

Detyra: Pejgamber dhe i dërguar i Allahut.

Vendi i punës: Mekë dhe rreth saj nga të katër anët e tokës.




Vendqëndrimi: Lagjja Benu Hashim, nga fisi Kurejsh në Mekën e nderšhme, pastaj në Medinën e ndritshme.

Grupi i gjakut: (N.U.R) dritë nga Allahu (dritë morali).

Nacionaliteti: Arab “(Të shpallëm) Me gjuhë të kulluar arabe” (Esh-shuara: 195).

Kualifikimi: Analfabet, “Ai është që arabëve të pashkolluar u dërgoi Pejgamberin nga mesi i tyre …” (El Xhumu’a: 2).

Numri i bashkëshorteve: Është martuar me 15 gra, ka pasur marrëdhënie me 13 prej tyre, në një kohë i ka pasur 11 dhe kur ka vdekur i ka pasur 9.

Numri i fëmijëve: 7.

Djemtë: El Kasim, Abdullah[5] dhe Ibrahim.

Vajzat: Zejneb, Rukaje, Ummu Kulthum dhe Fatime.

Data e publikimit: 610 m, në moshën 40 vjeç.

Numri i letërnjoftimit: 25, vula e të gjithë pejgamberëve dhe e të gjithë të dërguarve, numri i të dërguarve të përmendur në Kuran - gjithsej janë 25. Mirëpo, numrin e saktë të pejgamberëve dhe të të dërguarve nuk e di askush përveç Allahut xh.sh.

Në fund, duhet falënderuar Allahu xh.sh., që na ka bërë anëtarë të fesë islame, si dhe duhet lavdëruar Ai që na ka bërë pjesëtarë të ymetit të Muhamedit a.s.. Pra, duke E lutur Allahun xh.sh. të na mundësojë që të jemi nën kujdesin e ndërmjetësimit të Pejgamberit tonë të fundit - Muhamedit a.s. -, me shpresën në përjetimin e dhuntive të Krijuesit tonë.

*Literatura e konsultuar:*

1. Es-sire en-nebevije fi dav il Kur’ani ve s-sune: Dr. Muhamed Ebu Shuhbe.
2. Er-risale el Muhammedijje: Es-sejjid Sulejman En-nedevi.
3. Siretu r-resuli: Dr. Mustafa Murad.
4. Rahmeten lil Alemin - Siretu n-nebij-jil um-mij-ji: El Kadi Muhammed Sulejman Selman El Mensur Furi.
5. Muhammed Resulullah: Dr. Es-saih Ali Husejn.
6. Min Muini s-sire: Salih Ahmed Esh-shami.
7. El hatabetul menberijetu: Halid Sej-jid Ali.
8. Në përkthimin e ajeteve kur’anore, kam përdorur përkthimin e H. Sherif Ahmetit.

*Fusnotat:*

1. Karnu th-thealib: Karnun, në këtë rast është çdo kodrinë (kodër e vogël) e këputur nga kodra e madhe. Kurse Thealib është shumësi i fjalës “tha’leb” që do të thotë dhelpër. Pra “Karnu th-thealib - Kodrina e dhelprave” është një vend afër Mekës.
2. Dy kodrat: Janë Ebu Kubejs dhe Kuajkian, në Mekë, kurse bashkimi i dy kodrave nga meleku nënkuptonte përmbysjen e popullit të Mekës, i cili ishte në mes dy kodrave të sipërpërmendura.
3. Transmeton Buhariu, hadithi numër 3231. Transmeton edhe Muslimi.
4. Shumë transmetime e përkrahin këtë datë. Mirëpo, të gjitha transmetimet, pa përjashtime përputhen me ditën e hënë dhe me muajin Rebiul Evvel.
5. Abdullah: Ky djalë I Muhamedit a.s. është thirrur me ofiqin Taj-jib, si dhe me nofkën Tahir. Sipas mendimit të dijetarit të njohur El Kadi Muhammed Sulejman Selman El Mensurfuri, se Muhamedi a.s. e quante të birin e tij - Abdullahun - me emrin Taj-jib, kurse zonja Hadixhe e ka thirrur me emrin Tahir.

# A d h u r i m i

**Dr. Lulzim Esati**

Realiteti i adhurimit dhe dëshira për adhurim ekziston tek çdo krijesë e Allahut s.v.t. nga çfarëdo bote qofshin; bota e melaqeve, xhinëve, njerëzve, kafshëve, shpezëve, ose bimëve dhe gjësendeve të ngurta, yjeve dhe planetëve. Pra, gjithçka në qiej e në Tokë dhe në mes tyre, I bëjnë ibadet[1] Allahut s.v.t. Dëshira për adhurim është pjesë përbërëse e çdo krijese, dhe natyrë që i dhuroi Krijuesi Fuqiplotë. Këtë e dëfton edhe emri i Tij **Allah,** që do të thotë: i Adhuruar me të drejtë (elme'abudul bihak), i Adhuruari i Vërtetë.

Për këtë realitet flasin edhe ajetet në vijim, duke na sjellë detaje të ndryshme rreth këtij realiteti; adhurimit tek krijesat e Allahut s.v.t., duke dëshmuar në mënyrë të prerë atë që u përmend më sipër. Lë t'i shohim me vëmendje një nga një:

Allahu i Madhërishëm në Kuran thotë:

"Unë nuk i krijova xhinët dhe njerëzit për tjetër përveçqë të më adhurojnë. Unë nuk kërkoj prej tyre ndonjë furnizim e as dëshiroj të më ushqejnë ata. All-llahu është furnizues i madh dhe fuqiplotë". (Edh-Dharijat:56-58)

Po ashtu thotë:

"Edhe engjëjt që janë adhurues të Zotit, i quajnë femra? A prezantuan ata në krijimin e tyre (melekëve)? Dëshmia e tyre do të regjistrohet, dhe ata do të merren në pyetje". (Zuhruf:19)

"Vetëm Allahut i bën sexhde çdo gjallesë që është në qiej e që është në Tokë, e edhe engjëjt, ata nuk bëjnë kryelartësi." (Nahl:49).

Po ashtu thotë:

"A nuk po shohin ata (keqbërësit) se çdo send që krijoi Allahu, e sjell hijen e vet djathtas dhe majtas duke iu përulur Allahut (duke i bërë sexhde) dhe duke qenë respektues e përulës (e si e mbajnë veten lart disa njerëz). (Nahl:48).

Po ashtu thotë:

"Edhe yjet edhe bimët i bëjnë përulje (dëshirës së Rrahmanit)". (Rrahman:6)

Po ashtu thotë:

"Vetëm All-llahut i bën sexhde çdo gjallesë që është në qiej e që është në Tokë,"...

Ajeti përfundon kështu:

(Dhe ata nuk bëjnë kryelartësi).




Po ashtu thotë:

"A nuk e di për All-llahun se Atij i nënshtrohet (i bën sexhde) kush është në qiej dhe kush është në Tokë, edhe Dielli, edhe Hëna, edhe kodrat, edhe bimët, edhe shtazët, e edhe shumë njerëz, po shumë janë që dënimi është meritë e tyre. Atë që e poshtëron All-llahu, nuk ka kush që mund ta bëjë të ndershëm. All-llahu punon atë që dëshiron. (Haxh:18)

"A nuk e di për All-llahun se Atij i luten ç'ka në qiej e në Tokë, madje edhe shpezët krahëhapura. Të gjithë e dinë dhe janë të udhëzuar për lutje ndaj Tij dhe për madhërimin e Tij. All-llahu e di ç'punojnë ata". (Nur: 41).

Pra nga këto ajete të Kuranit Kerimit del në pah se në mes adhurimit (ibadetit) dhe krijesave në tërësi, ekziston një lidhje e fortë. Ndërsa tek njeriu kjo lidhje është edhe më e fuqishme dhe e pranishme, sepse ibadeti është pjesë përbërëse e njeriut, së cilës nuk mund t'i shmanget asnjëherë, sado që të ketë ngritje apo rënie në aspektin material e shpirtëror.

Shiko historinë njerëzore që prej fillimit e deri tash, - nuk mundesh të gjesh ndonjë popull apo shoqëri që të mos ketë adhuruar dikë a diçka me bindje se është zot, qoftë ai Zoti i Vërtetë ose edhe i pavërtetë - siç janë Dielli, Hëna, idhulli, zjarri ose diçka tjetër. Nga kjo kuptojmë se njeriu mundohet të gjejë Krijuesin e tij si mbikëqyrës, atë që ka fuqi t'ia realizojë ëndrrat e tij dhe ta sigurojë në jetë dhe pas vdekjes.

Edhe nëse shumë nga adhurimet mund të jenë të shtrembëruara, megjithëkëtë ato na zbulojnë një gjë të rëndësishme, që është: në realitet njeriu nuk mund të jetojë pa u mbështetur në atë që e beson se është i gjithëfuqishëm dhe zotëron çdo gjë[2]. Kjo vjen nga dobësia e njeriut, i cili nuk posedon as jetën dhe as vdekjen,[3] dhe as që e di se çka i fshihet në palat e së ardhmes (të së panjohurës), e as që ka mundësi t'i japë vetes ndonjë garanci për të ardhmen çfarëdo fuqie a sundimi që të arrijë.

Nëse e pyet zjarrputistin (adhuruesin e zjarrit): pse e adhuron zjarrin? Do të përgjigjet: sepse në të ka një fuqi absolute për t'i realizuar qëllimet. Të jesh i bindur se kurrë s'ka për të thënë: unë e adhuroj atë, sepse është vetëm zjarr i rëndomtë!

Pra, ballafaqimi me jetën, si me të mirat po ashtu me vështirësitë dhe të hidhurat e saj, - nuk mund të tejkalohet e të rregullohet në mënyrën e saj më efikase përveçse në mbështetje të adhurimeve çfarëdo qofshin ato.

Mirëpo, ndërkohë nuk do të thotë se çdo adhurim i ndihmon njeriut për të mirën e tij, dhe se çdo adhurim është adhurim i vërtetë dhe duhet të praktikohet në mënyrë të sinqertë, sepse nga adhurimet kemi edhe të tilla që i shkaktojnë njeriut kokëçarje dhe mjegulli në jetën e tij, sepse në vend që ta udhëzojnë dhe ta rregullojnë në jetë, atë e humbin dhe e lajthitin nga adhurimi i vërtetë. Prandaj adhurimi që ndihmon njeriun në jetë, - është adhurimi i sinqertë që bëhet ndaj Allahut të Lartmadhëruar. Prandaj, mosadhurimi që bie ndesh me ato që që u përmendën, është ai i devijimit të djallit, që e bëri duke mos iu nënshtruar Urdhrave të Allahut s.v.t. Braktisja e adhurimit është shfaqur për herë të parë nga shejtani i mallkuar, kur në mënyrë të paskrupullt refuzoi Urdhrin e Allahut për t'iu përkulur Ademit a.s.. Nga kjo mund të themi se nuk zmbrapset kush nga ibadeti përveç shejtanit të mallkuar dhe atyre që ndjekin rrugën e tij. Siç na thotë Allahu s.v.t. në Kuran:

"Përveç Iblisit. Ai refuzoi të jetë me ata që bënë sexhde" (Hixher:31).

Pra, çdokush që refuzon t'I bëjë ibadet Allahut s.v.t., vishet me cilësi të shejtanit.

Andaj si mysliman që ke besuar Allahun për Zot, adhuroje Atë me sinqeritet dhe bëji ibadet Atij me plot dëshirë, ashtu siç u njoftove më parë se çdo gjë

në ekzistencë adhuron Atë, me dëshirë[4], dhe mos dil jashtë kësaj rregulle, siç ka dalë shejtani i mallkuar. Sepse edhe ti je pjesë e kësaj ekzistence, e cila i është nënshtruar Krijuesit Fuqiplotë.

Bindu se adhurimi i Allahut është krenari, nder, ngritje dhe afrim tek Ai, siç na njofton Ai Vetë në një hadith kudsi: “Më së afërmi gjendet robi ndaj meje, kur ai është në sexhde”.

Në këtë kontekst aludon edhe urtësia e urdhrit të Tij në Kuran:

“Dhe adhuroje Zotin tënd derisa të të vijë e vërteta (vdekja). (Hixher: 99)

Sikur adhurimi të mos ishte një gjë e domosdoshme për njeriun, atëherë ku qëndron urtësia që na urdhëron ta adhurojnë Krijuesin deri në vdekje? Sigurisht se s’do të na urdhëronte me një urdhër të tillë, vetëm për të na ngarkuar ose vetëm për të na shkaktuar mundim dhe vështirësi.

Por, s’ka mëdyshje që adhurimi gëzon një pozitë të jashtëzakonshme tek Allahu s.v.t., saqë Pejgamberin e tij më të dashur, e ledhaton me epitetin e adhuruesit kur e quan (abduh) (rob-adhurues i Tij i sinqertë). Por, ajo që na tërheq vëmendjen, është se me këtë epitet është ngritur në pozitat më të larta, që nuk ka mundur t’i arrijë asnjë njeri si para, po ashtu edhe pas tij. Me këtë nënkuptohet se adhurimi i vërtetë njeriun e ngre në shkallën më të lartë njerëzore, dhe i dhuron lirinë e vërtetë që duhet ta gëzojë dinjiteti njerëzor. Thotë Allahu s.v.t.

“Pa të meta është Lartmadhëria e Atij që robin e Vet e kaloi në një pjesë të natës prej Mesxhidi Haramit (prej Qabesë) gjer në Mesxhidi Aksa (Bejti Mukaddes), rrethinën e së cilës e kemi bekuar Ne, (ia bëmë këtë udhëtim) për t’ia treguar atij disa nga argumentet Tona. Vërtet, Ai është dëgjuesi (i fjalëve të Muhammedit), pamësi (i punëve të Muhammedit)”. (Isra:1).

Edhe pse në Kuran është quajtur me emra të tjerë: Muhamed, Mustafa, Ahmed, në ngjarjet më madhështore thirrej me emrin Abdullah (adhurues i Allahut), siç e gjejmë edhe tek dhuntia e zbritjes së librit më madhështor për se nuk kishte dëgjuar bota më parë, dhuntia e zbritjes së Furkanit:

“Ai, që ia shpalli Furkanin (Kuranin, dallues i së vërtetës nga e pavërteta) robit të Vet (Muhammedit) që të bëhet pejgamber i botës (këshillues), është i madhëruar”. (Furkan:1).

Fjala (Abd), që do të thotë rob, rrjedh nga fjala abede ose Ibade, ‘adhurimi/ibadeti’. Dhe, duke pasur parasysh se pozita më e lartë tek Allahu s.v.t. është mekami i Adhurimit (mekamul ubudije), Ai zgjodhi këtë emër për të dashurin e Tij.

E pra, të mos ngurrojmë të jemi Adhuruesit e Allahut s.v.t.

Imam Taberiu thotë që për komentimin dhe interpretimi i fjalës së Allahut:

“Unë nuk i krijova xhinët dhe njerëzit për tjetër përveçqë të më adhurojnë.”

- dijetarët që merren me komentim, nuk ranë në ujdi rreth domethënies së këtij ajeti; disa prej tyre thanë se kuptimi është: nuk i krijova të mirët dhe të lumturit prej xhinëve dhe njerëzve përveçqë të më adhurojnë, ndërsa të keqijtë e tyre për të bërë vepra të ndaluara.

Kurse të tjerët thanë: nuk i krijova xhinët dhe njerëzit vetëm për të më adhuruar e për të m’u nënshtruar Mua.

Ndërsa të tjerët thanë atë që është transmetuar nga Ibn Abasi r.a. (Unë nuk i krijova xhinët dhe njerëzit për tjetër vetëm që ta pranojnë adhurimin tim me dëshirë apo me dhunë).

Në fund, Imam Taberiu i jep përparësi mendimit të fundit, për se thotë: mendimi më i mirë është ai që është transmetuar nga Ibn Abasi.

Ibn Kethiri thotë: Fjala e të Lartmadhërishmit:

“(përveçqë të më adhurojnë) i kam krijuar vetëm sa për t’i urdhëruar që të më adhurojnë, dhe jo se kam pasur nevojë për ta”.

Sejid Kuitbi, në lidhje me këtë, thotë: Pastaj robi i devotshëm qetësohet shpirtërisht, dhe ndërgjegjja e tij është e pastër në të gjitha situatat. Pavarësisht nëse e sheh apo jo frytin e punës së tij, nëse është realizuar apo jo ajo që ka planifikuar, ai megjithatë ka kryer punën dhe veprimin e tij, duke siguruar shpërblimin, meqë tashmë ka realizuar kuptimin e vërtetë të adhurimit, dhe ndien prehje shpirtërore e fizike, dhe çdo gjë tjetër që ndodh jashtë kufijve të misionit të tij, ai nuk shqetësohet për këtë. Sepse ai e di mirë se është rob i Zotit dhe nuk i tejkalon, në emocionet dhe kërkesat e tij, kornizat e të qenit rob. Ai tashmë e di se Allahu është mbikqyrës dhe në asnjë mënyrë ai nuk ndërhyn në punët dhe caktimet e Allahut. Emocionet dhe ndjesitë e tij ndalen në këtë vend duke qenë Allahu i kënaqur ndaj tij dhe duke qenë ky i kënaqur ndaj Allahut.

Ja, në këtë mënyrë madhështore, shfaqet një segment i këtij realiteti madhështor, të cilin e vërteton një ajet shumë i shkurtër: “Unë nuk i krijova xhinët dhe njerëzit për tjetër përveçqë të më adhurojnë”, dhe ky është një realitet i mjaftueshëm për ta marrë përsipër ndryshimin e rrjedhës së jetës, kur adhurimi të zërë vend në ndërgjegjen e tij.

Këtë e dëshmon edhe autori i miliona kopjeve më të shitura në botë “bestseller” Tony Buzan: “Si ta gjeni qetësinë shprtërore dhe ringjalljen tuaj?

Si ta gjeni vendin tuaj të shenjtë?

-Përgjigjja:-

Përmes ritualit!

Rituali mund të konsiderohet si vatër në të cilën shkoni për ngrohtësi, pushim dhe përtëritje shpirtërore. Në saje të vetë natyrës së tij, rituali ju sjell rregull, stabilitet, siguri dhe vendosmëri, gjatë trazirave të ndryshme të cilat zhvillohen përreth jush.”... nën titullin: “qelizat e trurit tuaj e duan ritualin-thotë-: disa zbulime të reja dhe mjaft interesante për vlerën e ritualit vijnë nga “qendra e lajmeve të mira” – pjesës së përparme të trurit!”; më pas thotë: “Kjo u kushtohet ritualeve të ushtrimeve fizike, por po ashtu i kushtohet përsëritjes së ritualeve të faljes. ...Duke gjetur “ritualet e vërteta”, ju e shtoni mundësinë për të kapërcyer pengesat dhe për të përballuar vështirësitë me një gjendje shpirtërore mjaft të qetë dhe me një mundësi më të madhe për të arritur sukses”[5].

Allahu na bëftë prej adhuruesve të sinqertë të Tij.. Amin!

---

*Fusnotat:*

1. Fjala ibadet rrjedh prej gjuhës arabe, që do të thotë ‘adhurim’. Në kuptim terminologjik (sipas Sheriatit islam) do të thotë “t’i përkushtosh gjithçka posedon-jetën, pasurinë, diturinë, kohën- vetëm Allahut s.v.t. dhe jo vetëm adhurimin e Tij në kohë të caktuara. Kjo kuptohet edhe nga shahadeti:la ilahe ilallah, që në gjuhën arabe do të thotë: la meabude ilallah, e që në gjuhën shqipe do të thotë: nuk adhurohet me të drejtë dhe në të vërtetë askush përveç Allahut të Lartmadhërishëm.
2. Për këtë dëshmon ajeti në vijim:
E kur i mbulon ata ndonjë valë si reja, i drejtohen All-llahut sinqerisht me besim vetëm ndaj Tij. (Llukman:32)
3. Shih: 25-Furkan: 3.
4. Dhe atij (qiellit) e edhe tokës i tha: “Qasjuni urdhrit Tim me dëshirë ose me dhunë!” Ato të dyja thanë: “Po i qasemi me dëshirë!” (Fussilet,11)
5. Tony Buzan, Forca e inteligjencës spirituale, përktheu: Kushtrim Islami, 2001, (pa- sh,b. & vendi i b.), f: 137-142.

# Vlera dhe edukata e ditës së xhuma dhe namazit të xhumasë

**Imam Ebu Hamid El-Gazali**




Allahu i Madhërishëm e bëri obligim faljen e namazit të xhumasë, në mënyrë që myslimanët të mblidhen, të bashkohen, të afrohen dhe të njihen sa më mirë me njëri-tjetrin. Përveç kësaj, myslimanët gjatë dëgjimit të hytbes, kanë rastin më të mirë për të mësuar për fenë e tyre. Në këtë ditë të bekuar, besimtari, përveç pastrimit të shpirtit, pastron edhe trupin dhe rrobat e tij, andaj me plot të drejtë dita e xhuma quhet "festë javore për myslimanët".

Në vazhdim, do të lexoni se çfarë ka shkruar dijetari i mirënjohur islam, Imam Gazaliu r.a., për vlerën dhe edukatën e ditës së xhuma dhe namazit të xhumasë, në kryeveprën e tij "Ihja ulumid-din":

"Me të vërtetë, dita e xhuma është një ditë madhështore. Allahu e ka madhëruar me të fenë islame dhe i ka veçuar myslimanët nga popujt e tjerë. Allahu në Kuran urdhëron e thotë: "Kur thirret ezani për faljen e namazit të xhumasë, nxitoni (për të përmendur Allahun) dhe lini shitblerjen…"[1], pra ndalohet preokupimi me çështje të dynjasë dhe me çdo gjë që pengon vajtjen në xhami për faljen e namazit të xhumasë.

Pejgamberi a.s. thotë: "Kush e lë faljen e tri xhumave pa arsye, Allahu do t'ia vulosë zemrën e tij."[2] Sipas një transmetimi tjetër: "ai e ka hedhur Islamin mbrapa shpinës së tij"[3]

Një njeri e kishte pyetur Ibn Abbasin për dikë që kishte vdekur e nuk kishte prezantuar në namazin e xhumasë dhe as në namazet me xhemat, ai ishte përgjigjur: "do të jetë në zjarr". Ai nuk kishte pushuar së pyeturi për afro një muaj dhe kishte marrë të njëjtën përgjigje.

Pejgamberi a.s. në një hadith kishte thënë: "Dita më e mirë që lind dielli, është dita e xhuma. Në këtë ditë është krijuar Ademi, në këtë ditë ka hyrë në Xhennet, në këtë ditë ka zbritur në tokë, në këtë ditë u është pranuar pendimi, në këtë ditë ka vdekur dhe po në këtë ditë do të bëhet Kiameti. Tek Allahu quhet dita e shtimit të të mirave, kështu e quajnë melaiket në qiell. Kjo është dita për ta parë Allahun në Xhennet!"[4]

Ka'bi thotë: "Allahu i Madhëruar ka dalluar qytetin e Mekës ndaj qyteteve të tjera, muajin e Ramazanit ndaj muajve të tjerë, ditën e xhuma ndaj ditëve të tjera dhe natën e Kadrit ndaj netve të tjera".

Po ashtu thuhet se edhe zogjtë në ajër takohen me njëri-tjetrin ditën e xhuma dhe thonë: "Paqe, paqe, për këtë ditë të mirë!"

Pejgamberi a.s. thotë: "Kush vdes ditën apo natën e xhuma, ka vdekur si shehid dhe është i mbrojtur nga dënimi i varrit"![5]

### Edukata e xhumasë

E PARA: Besimtari duhet të përgatitet që nga dita e enjte për ta pritur ditën e xhuma për shkak të vlerës së madhe që ka kjo ditë e bekuar. Përgatitja bëhet duke bërë sa më shumë dua, istigfarë dhe tesbihe pas namazit të ikindisë së ditës së enjte, sepse prej këtu fillon koha e atij çastit ku pranohet lutja tek Allahu fuqiplotë.

Një nga të parët tanë ka thënë: "Allahu ka disa të mira (të veçanta) që nuk i jep askujt përveç atij që lutet në mbrëmjen e së enjtes dhe ditën e xhuma"!

Besimtari duhet të përgatitet që nga dita e enjte dhe në paraditën e xhumasë duke u pastruar, duke larë rrobat dhe duke bërë përgatitjet e tjera të nevojshme për të, në mënyrë që të duket sa më bukur në faljen e namazit të xhumasë. Po ashtu, nëse ka mundësi, të mos e preokupojë zemrën e tij me gjëra që e pengojnë shkuarjen e hershme në xhami. Gjithashtu është mirë që këtë natë ta shfrytëzojë duke bërë namaz, duke lexuar Kuran apo duke bërë dhikër Allahun Fuqiplotë, në mënyrë që të arrijë shpërblimin e ditës së xhuma. Në mbrëmjen e së enjtes është i pëlqyeshëm edhe kontakti seksual me bashkëshorten, në mënyrë që edhe ai e edhe bashkëshortja e tij të arrijnë shpërblimin e guslit të ditës së xhuma.

Nëse një besimtar vepron në këtë mënyrë, akoma pa zbardhur agimi i ditës së xhuma, ka plotësuar edukatën e pritjes së kësaj dite të madhe dhe nuk konsiderohet në grupin e njerëzve të shkujdesur (gafil-indiferentë), të cilët, kur zgjohen nga gjumi, pyesin se çfarë dite është sot?

Njëri nga të parët tanë ka thënë: "Shpërblimin më të plotë të ditës së xhuma e ka ai që e pret dhe përgatitet qysh një ditë përpara, kurse shpërblimin më të vogël e ka ai që, kur zgjohet nga gjumi, pyet se çfarë dite është sot."

Disa prej të parëve tanë kanë fjetur brenda në xhami natën e xhumasë, vetëm e vetëm për të arritur shpërblimin e ditës së xhuma.

E DYTA: Kur zgjohet nga gjumi për të falur namazin e sabahut, së pari merr gusël (nëse nuk është larë më herët). Gusuli në ditën e xhuma është shumë i preferuar, saqë disa ulema e konsiderojnë obligim (vaxhib) duke u bazuar në hadithin e Pejgamberit a.s., që ka thënë: "Pastrimi në ditën e xhuma (gusli) është vaxhib (obligim) për çdo të rritur!"[6]

Hadithi tjetër: "Kush shkon në xhuma, le të marrë gusël![7]"

Nga banorët e Medinës, kur shaheshin dy veta ndërmjet veti, njëri i thoshte tjetrit: "Ti je më i keq se ai që nuk pastrohet (merr gusul) ditën e xhuma!"

Pejgamberi a.s. thotë: "Kush merr abdes ditën e xhuma, kjo është e mjaftueshme dhe e mirë, por kush pastrohet (merr gusël), kjo është edhe më e mirë!"[8]

Kush pastrohet (merr gusël) nga xhenabeti (pas marrëdhënieve seksuale

apo polucionit), le ta pastrojë trupin edhe një herë me nijet të guslit të xhumasë, pra mjafton një larje me dy nijete. Tregohet se një ashab e kishte pyetur djalin e tij, pasi kishte dalë nga banja: A u pastrove për ditën e xhuma? Jo – ia ktheu ai, po nga xhenabeti. Atëherë babai i tij i tha: Përsërite guslin edhe një herë”. Pra e kishte urdhëruar që të pastrohej edhe një herë, për shkak se nuk e kishte bërë nijet të pastrohej për ditën e xhuma, po vetëm nga xhenabeti.

Kush pastrohet (merr gusël) e pastaj e prish abdesin, nuk i prishet gusli, por më e pëlqyer është që të ruhet derisa ta falë namazin e xhumasë.

E TRETA: Zbukurimi. Është e pëlqyer që këtë ditë t’u kushtohet rëndësi tri gjërave: “Rrobave, pastërtisë trupore dhe parfumosjes me erëra të mira. Në pastërtinë trupore hyjnë: pastrimi i dhëmbëve, heqja e qimeve nën sqetulla, prerja e thonjve, shkurtimi i mustaqeve dhe gjithë atyre që përmenden në kapitullin e pastërtisë në librat e fikhut.

Besimtari këtë ditë (fjala është para faljes së xhumasë) duhet të parfumoset me erërat më të mira, në mënyrë që të mënjanojë erërat e këqija, sepse afër tij do të jenë besimtarët e tjerë, e të mos i neveritë ata me erë të keqe.

Pejgamberi a.s. thotë: “Erërat më të mira për burra janë ato aroma e të cilave shfaqet (ndihet), kurse për femrat ato aroma e të cilave nuk hetohet…!”[9]

Imam Shafiu thotë: “Atij që i mban të pastra rrobat e tij, i zvogëlohen pikëllimet dhe mërzitë e tij, kurse atij që lyhet me erëra të mira, i rritet inteligjenca”!

Kurse, për sa u përket rrobave, më e pëlqyeshmja është të vishemi me rroba të bardha, ngase ato janë më të dashura tek Allahu, por gjithsesi pa u mburrur për ato rroba. E veshja me rroba të zeza nuk është prej Synetit të Pejgamberit a.s., bile disa dijetarë e konsiderojnë mekruh veshjen me rroba të zeza, ngase kjo nuk ndodhte në kohën e Pejgamberit a.s. Po ashtu është e pëlqyeshme të mbulohet koka gjatë faljes së namazit të xhumasë.

Pejgamberi a.s. ka thënë: “Vërtet Allahu dhe melaiket e Tij, bëjnë salavate për ata që i mbulojnë kokat ditën e xhuma!”[10]

E KATËRTA: Shkuarja herët në xhami. Vlera e shkuarjes herët në xhami është shumë e madhe. Ai që shkon në xhami, duhet të ecë i heshtur dhe plot frikë, dhe të synojë itikafin në xhami, derisa të dalë prej saj. Duke u ndodhur herët në xhami, i jemi përgjigjur plotësisht thirrjes së Allahut xh.sh. për mëshirën dhe faljen e Tij.

Pejgamberi a.s. thotë: “Kush shkon në xhuma në orën e parë të mëngjesit, i llogaritet sikur të ketë flijuar një deve.




Kush shkon në orën e dytë, sikur të ketë flijuar një lopë. Kush shkon në orën e tretë, sikur të ketë flijuar një dash. Kush shkon në orën e katërt, sikur të ketë flijuar një pulë. Kush shkon në orën e pestë, sikur të ketë dhënë lëmoshë një vezë. Kur imami hipën në hytbe, mbyllen fletushkat, ngrihen lapsat dhe melaiket tubohen tek minberi për të dëgjuar hytben. Nëse vjen dikush për t’u falur më pastaj, nuk ka arritur asgjë nga mirësia e ditës së xhuma!”[11]

Po ashtu Pejgamberi a.s. thotë: “Sikur të dinin njerëzit se çfarë vlere ka në tri gjëra, do të vraponin ashtu siç vrapon deveja për t’i kërkuar ato. Ato janë: “Ezani, rreshti i parë dhe nxitimi në xhami për faljen e namazit të xhumasë!”[12] Ahmed ibn Hanbeli thotë se gjëja më e vlefshme është vrapimi në xhami për të falur namazin e xhumasë.

Në një hadith tjetër thuhet: “Kur të vijë dita e xhuma, melaiket ulen në dyert e xhamive me fletushka nga argjendi dhe lapsa nga ari në duart e tyre, dhe i shënojnë besimtarët një nga një sipas radhës së tyre.!”[13]

Në shekullin e artë i shihje rrugët të mbushura me njerëz pas namazit të sabahut, duke shkuar në xhaminë kryesore për të falur namazin e xhumasë, ashtu siç mbushen rrugët gjatë bajrameve, - derisa humbi kjo traditë

E pra, si nuk kanë turp myslimanët sot nga të krishterët dhe çifutët, të cilët herët në mëngjes nisen për në kisha dhe sinagoga ditën e shtunë dhe të diel? Si nuk turpërohen nga kërkuesit e dynjasë, të cilët zgjohen herët në mëngjes duke menduar për shitblerjen dhe fitimet e tyre?

Thuhet se njerëzit ditën e gjykimit do ta shohin me radhë bukurinë e Zotit xh.sh. ashtu siç kanë shkuar në xhami ditën e xhuma.

Abdullah ibn Mes’udi shkoi herët në xhami për të falur namazin me xhemat, por aty gjeti tre persona që kishin ardhur para tij. I mërzitur, u ul dhe, duke qortuar vetveten, tha: I katërti me radhë, e i katërti me radhë është shumë larg shpërblimit nga ata që kanë ardhur para meje!

E PESTA: Mënyra e hyrjes në xhami. Kur besimtari hyn në xhami për të falur namazin e xhumasë, nuk duhet të kapërcejë mbi kokat e xhematlinjve për të synuar rreshtin e parë dhe as të mos futet në mes dy vetave.

Në një hadith thuhet: “Derisa ishte në minber ditën e xhuma, Pejgamberi a.s. pa një njeri duke kapërcyer mbi kokat e xhematlinjve, derisa u ul në safin e parë. Pejgamberi a.s., pasi e përfundoi namazin, iu afrua njeriut dhe i tha: “O filan, çfarë të pengoi që nuk ishe sot me ne? Ai ia ktheu: O Pejgamber i Zotit, unë isha këtu në xhami dhe u fala së bashku me ju! Atëherë Pejgamberi a.s. i tha: “A nuk të pamë duke kapërcyer mbi kokat e njerëzve?[14] – duke i treguar kështu se puna e tij kishte humbur.

E GJASHTA: Të mos kalojë para atij që falet dhe të ulet aty ku qëllon ose në afërsi të murit apo ndonjë shtylle të xhamisë, në mënyrë që të mos kalojë dikush para tij gjatë faljes së namazit.

Lidhur me këtë Pejgamberi a.s. ka thënë: “Sikur ta dinte ai që kalon para falësit të namazit, se sa mëkat i madh është, për të do të ishte më mirë të priste për katërdhjetë vjet, sesa të kalojë para tij!”[15]

Hadithi tjetër: “Kur dikush nga ju falet në drejtim të diçkaje që e ndan nga masa, e dikush do të kalojë para tij, le ta largojë vetë. Nëse ai nuk pajtohet për këtë, le të grindet me të, sepse ai është shejtan (i padëgjueshëm)!”[16]

E SHTATA: Të synojë safin (rreshtin) e parë, meqë të falurit në safin e parë ka vlerë të madhe. Për këtë Pejgamberi a.s. ka thënë: “Sikur ta dinin njerëzit se çfarë vlere ka të falurit në safin e parë, do të hidhnin short!”[17]

E TETA: Të ndërpresë namazin dhe bisedën kur të ngjitet imami në minber, t’i përgjigjet myezinit dhe të dëgjojë hytben. Është bërë shprehi sot për disa xhematlinj, të falin synetin gjersa imami është në minber, po kjo nuk ka kurrfarë



baze dhe as argumenti tek i cili të mund të mbështetemi.

Pejgamberi a.s. thotë: “Nëse i thua atij që ke pranë “hesht”, gjersa imami e mban hytben, ke bërë gabim, e kush bën gabim, nuk ka xhuma (i humb shpërblimi i xhumasë)!”[18] Pra, përderisa është e ndaluar thirrja për të bërë mirë dhe për të shmangur tjetrin nga e keqja, që është vaxhib, atëherë aq më tepër nuk është e lejuar nafilja.

Imam Aliu r.a. ka thënë: “Është mekruh (urrehet) falja e namazit në katër raste: Pas sabahut, pas ikindisë, në mesditë dhe gjatë kohës kur imami mban hytben!”

E NËNTA: Pas namazit të xhumasë, pa biseduar me askënd, rekomandohet të këndohet shtatë herë sureja el-Fatiha dhe shtatë herë suret el-Felek dhe en-Nas.

Është transmetuar nga disa selefë (të parët tanë), se kush vepron kështu, është i mbrojtur nga xhumaja deri në xhumanë e ardhshme, dhe shejtani nuk mund ta dëmtojë.

Po ashtu rekomandohet që pas namazit të xhumasë, të këndohet kjo lutje: “Allahumme ja Ganijju ja Hamidu ja Mubdiu ja Muidu ja Rahimu ja Vedudu igneni bihalalike an haramike ve bifadlike ammen sivake”, që në shqip do të thotë:

“O Zoti im, o i Pasur, o i Lavdëruar, o Krijues, o Mëshirues, o Dashamirës, më pasuro me mall të hallallit e jo me mall të haramit, më pasuro me mirësitë e Tua, o Allah!” Thuhet: “Atë që këndon vazhdimisht këtë dua, Allahu i Madhëruar e pasuron dhe e furnizon prej nga nuk e kujton fare”.

E DHJETA: Sipas mundësisë, rekomandohet të qëndrojë në xhami deri në namazin e ikindisë, mirëpo, nëse qëndron deri në aksham, kjo është edhe më mirë. Thuhet: “Kush e fal xhumanë dhe pastaj e pret në xhami namazin e ikindisë, atij i llogaritet sikur të ketë kryer Haxhin, ndërsa kush e pret në xhami edhe akshamin, i llogaritet sikur të ketë kryer Haxhin dhe Umren”. E tërë kjo, në mënyrë që të ruhet nga sëmundjet shpirtërore i shoqëruar me njerëz dhe duke biseduar me ta për gjëra që nuk janë të rëndësishme. Mirëpo, nëse pas xhumasë kthehet në shtëpi duke kujtuar të Madhin Allah, duke medituar dhe duke E falënderuar Atë për dhuntitë e Tij, si dhe duke patur nën kontroll të vazhdueshme zemrën dhe gjuhën e tij, derisa të perëndojë dielli, atëherë kjo është më e lavdëruar.

Në xhami nuk duhet biseduar për çështje të kësaj bote. Pejgamberi a.s. ka thënë: “Do të vijë një kohë kur njerëzit do të bisedojnë në xhamitë e tyre për çështje të dynjasë. Ata nuk kanë nevojë për Zotin, andaj mos u ulni me ta!”[19]

E NJËMBËDHJETA: Allahu i Madhëruar urdhëron e thotë: “E kur të kryhet namazi (i xhumasë), atëherë shpërndahuni në tokë dhe kërkoni begatitë e Allahut...”,[20] e shprehja “begatitë e Allahut” nuk ka të bëjë me të mirat e dynjasë, por me vizitën e ndonjë të sëmuri, përcelljen e ndonjë xhenazeje, mësimin e ndonjë diturie të dobishme dhe vizitën e ndonjë vëllai në fe.

E DYMBËDHJETA: Të jetë vigjilent që të gjejë orën kur përgjigjet duaja ditën e xhuma duke përqendruar vëmendjen dhe duke përmendur vazhdimisht Allahun e Madhërishëm.

Pejgamberi a.s. ka thënë: “Vërtet ditën e xhuma është një orë (çast, moment), kur për çfarëdo që lutet myslimani, Allahu i përgjigjet lutjes së tij!”[21]

Ka mendime të ndryshme lidhur me këtë orë. Ebu Musa r.a. transmeton: “Ajo orë është ndërmjet periudhës ur ulet imami e derisa të mbarojë namazi.” Në një hadith tjetër: “Ajo është periudha ndërmjet mbarimit të hytbes nga imami e derisa të mbarojë namazi” dhe në hadithin e Xhabirit r.a.: “Ajo është ora e fundit pas ikindisë”, si dhe në hadithin e Enesit r.a.: “Kërkojeni atë në mes namazit të ikindisë dhe perëndimit të diellit!” Disa ulema kanë thënë se kjo orë lëviz në kohë të ndryshme siç lëviz nata e Kadrit, në mënyrë që të shfrytëzohet e tërë dita në adhurim të Allahut Fuqiplotë.

E TREMBËDHJETA: Të shtojë salavatet për Pejgamberin a.s. në këtë ditë.

Pejgamberi a.s. thotë: “Kush bie salavat për mua 80 herë ditën e xhuma, Allahu ia fal mëkatet (e vogla) të 80 vjetve”. E pyetën: Po si është shprehja e salavatit, o Pejgamber i Allahut? Ai tha: “Të thuash: “Allahumme sal-li ala Muhammed, abdike ve nebijjike ve resulike en-nebijjil ummijj” – kjo llogaritet një herë!”[22]

Nëse do, të shtojë edhe dua për të, dhe të shtojë istigfarin, pasi është e pëlqyer.

E KATËRMBËDHJETA: Ditën e xhuma është e pëlqyeshme të lexohet sa më shumë Kuran, veçanërisht sureja El-Kehf. Pejgamberi a.s. ka thënë: “Kush e këndon suren El-Kehf ditën e xhuma apo natën e saj, ruhet prej fitnes!”

E PESËMBËDHJETA: Të japë sadaka ditën e xhuma sa të ketë mundësi, ngase shpërblimi i saj është i dyfishuar. Gjithashtu është e pëlqyeshme të bëjë punë të Ahiretit ditën e xhuma dhe të mos e teprojë me preokupime të kësaj bote kalimtare, sepse Allahu e do atë rob i cili bën vepra të mira pikërisht në këto ditë me vlerë të madhe. Nuk rekomandohet udhëtimi paraditen e xhumasë, veçse për ndonjë rast tepër të nevojshëm.”

*Përktheu dhe përshtati*
*nga gjuha arabe:*
***Enes Koshi***

---

*Fusnotat:*

1. Kaptina El-Xhumua, ajeti 9.
2. Transmeton Ahmedi.
3. Transmeton Bejhekiu nga Ibn Abbasi.
4. Transmeton Muslimi nga Ebu Hurejre.
5. Transmeton Ebu Nuajmi nga Xhabiri.
6. Transmeton Buhariu dhe Muslimi nga Ebu Seidi.
7. Transmeton Buhariu dhe Muslim.
8. Transmeton Ebu Davudi, Tirmidhiu dhe Nesaiu.
9. Transmeton Ebu Davudi, Tirmidhiu dhe Nesaiu.
10. Transmeton Taberaniu.
11. Transmeton Buhariu dhe Muslimi.
12. Transmeton Ebu esh-Shejh në Thevabul A’mal.
13. Transmeton Ibn Merdevijeh me sened të dobët.
14. Transmeton Ibn El-Mubareku.
15. Transmeton Buhariu dhe Muslimi.
16. Transmeton Buhariu dhe Muslimi.
17. Transmeton Buhariu dhe Muslimi.
18. Transmeton Tirmidhiu dhe Nesaiu.
19. Transmeton Bejhekiu.
20. Kaptina El-Xhumua, ajeti 10.
21. Transmeton Tirmidhiu.
22. Transmeton Darikutniu.

# Hutbeja e të drejtave të punëtorëve

Sedat Islami

Falënderimi i takon All-llahut. Atë e falënderojmë dhe prej Tij falje dhe ndihmë kërkojmë. Kërkojmë mbrojtje nga All-llahu prej të këqijave të vetvetes dhe të veprave tona. Kë e udhëzon All-llahu, s'ka kush e lajthit, dhe kë e largon nga rruga e vërtetë, s'ka kush e udhëzon. Dëshmoj se s'ka hyjni tjetër përveç All-llahut, i Cili është Një dhe dëshmoj se Muhammedi është rob dhe i dërguar i Tij.

*Të nderuar vëllezër besimtarë!*

Subhanallah! Jetojmë në kohën kur sprova, së cilës Muhammedi, alejhi's selam ia kishte frikën për ymetin e vet, është bërë realitet. Hadithi:

"Çdo ummet ka sprovë, ndërsa sprova e ummetit tim është pasuria"[1],

...është parathënia e kësaj hutbeje, e cila, për shkak të kohës dhe rrethanave, u kushtohet punëtorëve, festa e të cilëve është pas pak ditësh. Kjo festë, për shkak të shkeljes së të drejtave të tyre, ka marrë karakter, jo festiv, por demonstrues. Andaj, për të mos humbur kohën shumë, meqë sot është e xhuma dhe vlera e kësaj dite është mbi e ditëve të tjera, do të futemi në temë duke E lutur Allahun të na bekojë për sukses!

Të nderuar besimtarë!

### Puna në Islam

Puna në Islam është edhe adhurim. Mundi që bën njeriu për fitimin e furnizimit të familjes, është pa dyshim formë adhurimi, për të cilin Allahu shpërblen. Madje, puna është ajo që ruan nderin e njeriut. Hadithi i Muhammedit, alejhi's selam: "Dora e lartë (që punon e fiton) është me e mirë se ajo e ulëta (që lyp e nuk punon)"[2], ndalon decidivisht përtacinë dhe dembelinë. Çfarëdo që të jetë ajo, është më e mirë sesa të mos punosh fare. Muhammedi, alejhi's selam thotë:

Që dikush të marrë udhë në mal e të ngarkojë barrë drush mbi shpinë, e pastaj ta shesë për të blerë ushqim dhe për të dhënë sadaka, është më mirë se sa ta shtrijë dorën para njerëzve".[3]

Madje, nuk ka vend për arsyetim, sepse edhe pejgamberët e Allahut, njerëzit më të zgjedhur, kanë punuar, jo vetëm si



afaristë por edhe si punëtorë. Nëse Nuhu dhe Zekerijai, alejhima's selam, ishin zdrukthëtarë, Davudi, alejhi's selam, ishte farkëtar, pra ishin në njëfarë forme afaristë, Musai, alejhi's selam, ishte punëtor. A nuk ka thënë Allahu i madhëruar për Musain, alejhi's selam:

"Ai (Shuajbi) tha: Unë dëshiroj të të martoj ty me njërën prej këtyre dy vajzave të mia, me kusht që të më shërbesh tetë vjet, e nëse i plotëson dhjetë, ai është vullneti yt, e unë nuk dëshiroj të të rëndoj ty e, në dashtë All-llahu, ti do të gjesh tek unë mirëkuptim!". Ai (Musai) tha: "Kjo le të mbetet në mes meje e teje, e cilindo afat që do ta kryej nga këta të dy, nuk do të ketë përgjegjësi për mua. Për këtë që po themi, All-llahu është garant".[4]

Jo vetëm Musai, por edhe pejgamberët e tjerë, paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi ta, punonin.

*Të nderuar vëllezër!*

**A) Parime të përgjithshme rreth punës**

1. Puna është e drejtë e secilit individ, ndërsa shtetit i mbetet sigurimi i saj. Nuk mund të imagjinohet një shtet nëse qytetarëve të vet nuk ua siguron mundësitë për mirëqenien e tyre materiale. Shtetet që sot për ambicie e aspirata shtazarake të disa udhëheqësve famëkeqë, popullin e shndërrojnë në parazitë, nuk mund të quhen shtete.

2. Favorizimi, në bazë të pasurisë, familjes, etj., nuk duhet të ekzistojë. Të gjithëve u duhet ofruar mundësia e punësimit, sidomos atyre që, profesionalisht, janë më të përgatitur. Muhammedi, alejhi's selam, ka thënë:

"Kush merr përsipër udhëheqjen e myslimanëve në diçka dhe emëron ndonjë njeri, sa kohë që në ummet ka më të merituar se ai, ai e ka tradhtuar Allahun dhe të dërguarin e Tij"[5].

Omeri, Allahu qoftë i kënaqur me të, ka thënë:

"Kush merr përsipër ndonjë çështje të myslimanëve dhe emëron ndonjë njeri për shkak të "jaranisë" (miqësisë) apo afërsisë (e jo profesionalizmit), ai ka tradhtuar Allahun, të dërguarin e Tij dhe myslimanët"[6].

Një gjë të tillë e shihte si shenjë afrimi të shkatërrimit të botës. Kur qe pyetur për këtë moment, ai pati dhënë këtë përgjigje:

"Kur çështja t'i lihet atij që nuk është fare i denjë për të, atëherë prite shkatërrimin (Kiametin)".[7]

3. Shansi për punë nuk d.t.th. që çdokush të ushtrojë çfarëdo detyre që i vjen për dore. Jo, secili kryen atë punë që i është caktuar, edhe sipas natyrës për të. Pejgamberi, alejhi's selam, tha: "Punoni, kryeni obligimet tuaja, çdokush është i lehtësuar për atë që është krijuar"[8].

4. Puna, çfarëdo që të jetë, me kusht që të jetë e lejuar, nuk bën të përbuzet. Davudi, alejhi's selam, ishte farkëtar; Nuhu, alejhi's selam, ndërtonte anijeishte zdrukthëtar; Musai, alejhi's selam, ruante delet, madje Muhammedi, alejhi's selam, ka thënë:

Allahu nuk dërgoi asnjë pejgamber që të mos ketë ruajtur dele. Vallë, edhe ti, o i dërguari i Allahut?!- e pyetën me habi. Po, banorëve të Mekës ua ruaja delet për disa karate (pjesë dinari apo dërhemi)”[9].

*Myslimanë të dashur!*

**B) Detyrat e punëtorit**

1. Kryerja e punës si është më së miri, pa bërë mashtrime. Sheddad b. Evsi transmeton se Pejgamberi, alejhi’s selam, ka thënë:

“Allahu ka obliguar përpikërinë (përsosmërinë, kryerjen mirë) në çdo gjë...”.[10]

Më konkretisht:

Allahu dëshiron që kur ndonjëri prej jush të bëjë diçka, ta përsosë atë (sa të ketë mundësi)”.[11]

Pastaj, ai që i mashtron myslimanët, në çfarëdo pune a çështje, nuk është i denjë të pretendojë përkatësi të sinqert në atë shoqëri. Muhammedi, alejhi’s selam ka thënë:

Kush na mashtron, ai nuk është prej nesh”.[12]

Rasti i babait të Abdullah b. Mubarekut, dijetarit hanefijj, është vërtet adekuat për këtë që thamë[13].

2. Të mos ikësh nga puna. Muhammedi, alejhi’s selam, ndonëse urrente robërinë dhe ditë e natë punonte për zhdukjen e saj nga fjalori i jetës, megjithatë, mirësjelljen dhe sinqeritetin e kishte porositur edhe në këtë gjendje. Më thjesht, njeriun e robëruar e porosiste që të ishte i sjellshëm ndaj zotërisë sikur që zotëria e kërcënonte, siç do të shohim më poshtë, nëse shkelte të drejtën e tij. Xherrir b. Abdil-lah rrëfen se i Dërguari i Allahut ka thënë:

“Nëse robi ikën nga zotëria i tij, atij nuk i pranohet namazi”.[14]

Nëse puna qenka kështu për një shërbëtor, e detyruar, a thua vallë, ç’parashihet për njeriun e lirë që nuk e kryen punën e tij me ndërgjegje!

Ibrahim b. Ed’hemi kishte shkuar me një njeri për të punuar, dhe në mbrëmje, kur morën shpërblimin e punës, blenë bukë për të ngrënë, por Ibrahimin e kaploi vaji. “Përse qan?”- e pyeti shoku i tij. – “Ne e morëm hakun tonë, por nuk di a ia kemi dhënë hakun edhe punëdhënësit”- tha Ibrahimi. Nuk hëngri fare bukë prej atij fitimi.

Nëse ky tregim merret parasysh sadopak, atëherë ai do ta ndërgjegjësojë çdo punëtor për punën e vet.

**C) Të drejtat e punëtorit**

1. Të ruhet nderi dhe dinjiteti i tij, pa i bërë padrejtësi. Islami, njeriut, para së gjithash, i kujton lidhjen e tij me punëtorin në vijën vertikale. Thotë Allahu:

“S’ka dyshim se besimtarët janë vëllezër”.[15]

Ndërsa Pejgamberi alejhi’s selam ka thënë:

Vëllezërit tuaj, (janë) shërbëtorët tuaj…”[16].

Sepse, përndryshe, pasojat e kësaj - jo vetëm në këtë, por edhe në botën tjetër, janë shumë të mëdha. Ibni Munkediri rrëfen se një sahabijj (shok) i Pejgamberit, alejhi’s selam, e kishte rrahur një rob deri në atë masë, saqë robi i thoshte: Të përbëj për Allahun, të ma falësh! - e ai nuk ia falte. Pejgamberi, alejhi’s selam, dëgjoi bërtimën e robit dhe u nis në drejtim të tij. Kur shoku i Pejgamberit, alejhi’s selam, e pa se erdhi Pejgamberi, alejhi’s selam, ndali dorë (dhe nuk e rrahu më). Pejgamberi, alejhi’s selam i tha: Të përbeu për Allahun, t’ia falje, e ti nuk ia fale dhe, si më pe mua, ndale dorë dhe nuk e rrahe më! O i dërguari i Allahut! Ai (prej këtij momenti) është i lirë, për hir të Allahut- ia ktheu sahabiu. Pejgamberi, alejhi’s selam, i tha: Po të mos e bëje këtë, zjarri do të ta godiste (digjte) fytyrën”[17].

Ndërsa dënimin në botën tjetër e përshkruan ky hadith i transmetuar nga Ebu Hurejre dhe i regjistruar nga Buhariu:

“Kush i ka bërë padrejtësi myslimanit në nder ose diçka tjetër, le t’ia kërkojë hallallin sot, para se të vijë koha kur as dinari dhe as dërhemi nuk bëjnë punë. Nëse ka vepra të mira, i merren dhe i jepen atij që i ka bërë padrejtësi aq sa e ka dëmtuar, ose, ndryshe, i merren të këqijat e të dëmtuarit dhe i ngarkohen atij”.

2. Puna të mos e largojë nga adhurimi. Është e drejtë të kërkojë nga punëdhënësi që puna assesi të mos e largojë nga namazi. Allahu, duke përshkruar besimtarët e sinqertë, punëdhënësit, në këtë rast, thotë:

“Ata janë njerëz që nuk i pengon as tregtia e largët e as shitblerja në vend për ta përmendur All-llahun, për ta falur namazin dhe për ta dhënë zeqatin, ata i frikësohen një dite kur do të tronditen zemrat dhe shikimet. 38. (ata i luten) që All-llahu t’i shpërblejë më së miri për atë që punuan dhe për t’ua shtuar të mirat nga Ai. All-llahu e dhuron pa masë atë që do”.[18]

3. Të mos ofendohet duke e thirrur me emra të këqij apo me etiketime. Nëse Islami ia ka ndaluar myslimanit që ta thërrasë me këtë emër robin a robëreshën, atëherë si është puna që punëtori i lirë të ofendohet me emra të këqij. Pejgamberi, alejhi’s selam ka thënë:

“Le të mos thotë askush prej jush: Robi im, robëresha ime, sepse që të gjithë jeni robër të Allahut dhe të gjitha gratë janë robëresha të Allahut, por le të thotë: Djaloshi im, vajza ime”[19].

4. Të mos e ngarkojë sa nuk mundet. Allahu një gjë të tillë e ka urryer edhe për adhurime, e lëre më për punë të tjera. Thotë Allahu:

“All-llahu nuk e obligon asnjë njeri përtej mundësisë së tij, atij (njeriut) i takon ajo që e fitoi, dhe atij i bie ajo (e keqe) që e meritoi. “Zoti ynë, mos na dëno nëse harrojmë ose gabojmë! Zoti ynë, mos na ngarko neve barrë të rëndë, siç i ngarkove ata që ishin para nesh! Zoti ynë, mos na ngarko me atë për se nuk kemi fuqi! Na i shlyej mëkatet, na i mbulo të këqijat, na mëshiro. Ti je mbrojtësi ynë, na ndihmo kundër popullit pabesimtar!”.[20]

Punëdhënësi nuk bën ta ngarkojë punëtorin me punë, që fizikisht nuk mund t’i përballojë. Kur Shuajbi e mori Musain, alejhima’s selam, në punë, i tha:

“...e unë nuk dëshiroj të të rëndojë ty...”.[21]

Pejgamberi, alejhi’s selam, ka thënë: “Mos i ngarkoni sa nuk munden; nëse e bëni këtë, atëherë ndihmojuni”[22].

5. Të mos ngarkosh me detyra të ndaluara, si prostitucioni, alkooli etj. Allahu ka thënë:

“Mos i detyroni robëreshat tuaja të bëjnë imoralitet, e për shkak të ndonjë fitimi të kësaj bote, derisa ato dëshirojnë të jenë të pastra”.[23]

6. T’i jepet pagesa me kohë[24]. Për çdo punë ka shpërblim, andaj Islami, duke mos dashur t’i shkelet e drejta asnjërës palë, sikur që e porosit punëtorin të jetë i sinqertë në raport me punën, po kështu e porosit edhe punëdhënësin që punëtorit t’ia japë hakun. Muhammedi, alejhi’s selam, ka thënë:

“Jepjani punëtorit hakun ende pa u tharë djersa e tij”.[25]

Nëse punëtorit i shkelet e drejta, atëherë, siç janë paraparë shpërblime për atë që ia jep hakun, po kështu janë paraparë edhe ndëshkime për ata që shkelin këtë të drejtë. Sa i përket shpërblimit, ai më së miri shprehet në hadithin e tre vetave që hynë në shpellë dhe ra shkëmbi e ua zuri hyrjen. Ata e lutën Allahun me vepra të mira dhe ua hap shkëmbi.



Njëri prej tyre, lutja e të cilit ndikoi që të hapej shkëmbi, tha kështu: ("Njeriu i tretë tha): "O Zoti im, unë kam pasur rrogëtarë dhe të gjithëve ua kam paguar menjëherë fitimin e merituar përveç një njeriu i cili u largua para se ta merrte mëditjen. Unë mëditjen e tij pastaj e kam përdorur si duhet dhe pasuria e tij u shumëzua. Pas një kohe rrogëtari im më erdhi e më tha: "O robi i Zotit, m'i jep të hollat për mëditjen time të papaguar!" Unë i thashë: "Krejt ç'sheh - pasuria, delet, lopët, devetë dhe robërit janë prej mëditjes sate, që është shtuar". Ai tha: "O robi i Zotit, mos u tall me mua!" Unë atëherë i thashë: "Unë nuk po tallem me ty", pastaj e mori tërë mallin dhe e çoi, duke mos më lënë asgjë. O Zoti im, nëse unë e kam bërë këtë vetëm për Ty, atëherë na e largo këtë shkëmb nga hyrja e shpellës!" Shkëmbi u rrokullis, kurse udhëtarët dolën dhe e vazhduan rrugën!"[26]

Ndërsa, për sa i përket ndëshkimit, Allahu ka thënë:

"Të mjerët ata që masin e peshojnë mangu. Ata që, kur matin prej njerëzve, për vete e plotësojnë. E kur u matin të tjerëve ose u peshojnë, u lënë mangu".[27]

Ndërsa Pejgamberi, alejhi's selam, ka thënë në një hadith kudsijj:

"Thotë Allahu: Me tre veta do të armiqësohem në Ditën e Kiametit: Njeriun që me betimin në Mua, i është dhënë diçka, e ai e ka shkelur atë betim; atë që e shet njeriun e lirë si rob dhe i ha (shfrytëzon) ato para, dhe njeriun që merr në shërbim ndonjë njeri, ia merr punën (përfiton dobi prej tij) por nuk ia paguan hakun".[28]

7. Sigurimi. Punëdhënësi e ka obligim që ta sigurojë punëtorin e tij. Sigurimi bëhet në atë mënyrë që, nëse në të gjallë është sprovuar me ndonjë sëmundje apo është plakur, sigurohet ai dhe familja e tij, sikurse që sigurohet familja e tij, nëse janë të paaftë për punë, edhe pas vdekjes se tij. Këtë barrë e merr përsipër shteti nëpërmjet organizimit që bën në raport me organizatat punëdhënëse. Muhammedi, alejhi's selam, ka thënë:

Kush lë pas vetes pasuri pas vdekjes, ajo u takon trashëgimtarëve të tij, ndërsa kush lë trashëgimtarë të varfër (të paaftë për punë), barrën e përkujdesjes e marrim ne".[29]

*Xhemat i nderuar!*

**C) Obligime reciproke**

Në përmbyllje të kësaj ligjërate modeste, edhe punëtorit po edhe punëdhënësit, i kujtojmë një rregull profetike, që ta kenë si mostër gjatë ushtrimit të detyrave të tyre, që është[30]:

"Nuk ka dëmtim dhe as dëmtim reciprok".

Pra, nëse njëra palë sillet keq, nuk është mënyra e duhur që e keqja të kthehet me të keqe, por nëpërmjet mënyrave dhe formave legjitime, të kërkohet e drejta. Mjafton që Allahu do të na gjykojë të gjithë!

---

*Fusnotat:*

1. Transmeton Tirmidhiu ndërsa Albani në Sahihu't Tirmidhijj, 1905, e ka cilësuar autentik.
2. Transmetim unanim.
3. Hadithi është autentik. Shih: Sahihu'l xhamii, 5040.
4. el-Kasas, 26-28.
5. Këtë hadith e transmeton Hakimi edhe pse disa thonë se kjo është fjalë e Omerit dhënë Abdullahut, birit të vet. Shih: http://www.islamweb.net/ver2/library/Books_Category.php?idfrom=2&idto=5&bk_no=41&ID=3.
6. http://www.daawa.net/Sunan/Text/9.mht
7. Hadithi është autentik. Shih: Sahihu'l xhamii, 826.
8. Muttefekun alejhi.
9. Buhariu.
10. Muslimi.
11. Hadithi është hasen. Shih: Sahihu'l xhamii, nr. 1880.
12. Muslimi.
13. Një burrë i quajtur Nuh ibn Merjem kishte shumë pasuri, por mbi të gjitha ishte shumë besimtar. Kishte edhe një vajzë që dallohej për bukuri, por mbi të gjitha, edhe ajo kishte besim të madh e moral të lartë. Burri mori një shërbyes. Ai quhej Mubarek. Ai nuk kishte pasuri, por edhe ai kishte kryesoren – besimin dhe moralin e pastër. E dërgoi zotëria i tij te vreshti për ta ruajtur nga vjedhësit. Mubareku vazhdoi ta ruante vreshtin për gati dy muaj. Kur erdhi zotëria i tij te vreshti, i tha: "O Mubarek, shko e më sill një bistak rrushi." Shkoi Mubareku dhe mori një bistak rrush, por rrushi ishte i thartë. "Shko e zgjidh një tjetër", - i tha përsëri zotëria. I solli përsëri Mubareku një bistak rrush, por prapë rrushi ishte i thartë. "O Mubarek! A nuk e dallon ti të ëmblën nga e tharta, apo tallesh me mua?", - iu hakërrua zotëria. "Jo, për Zotin, nuk po tallem me ty, por unë nuk i kam provuar dhe as kam futur asnjë kokërr në gojë që prej dy muajsh, sepse ti nuk më ke dërguar për të ngrënë, por për ta ruajtur vreshtin dhe për t'i shërbyer atij. Unë i ruhem shikimit të Allahut e jo shikimit të krijesave të Tij". U habit zotëria dhe i tha: "Më thuaj, cila nga vajzat të pëlqen për nga pasuria, bukuria, prejardhja e besimi?" . "Çifutet,-iu drejtua Mubareku, - zgjidhnin vazja që ishin të pasura; të krishterët zgjidhnin vajza me prejardhje të mirë, kurse shokët e Muhammedit (Paqja e Allahut dhe bekimi i Tij qofshin mbi të!) i zgjidhnin besimtare". Mbikëqyrja e Allahut, hutbe e mbajtur në Mekë nga Ali b. Abdul Halik el-Karni, http://www.geocities.com/albislam/hutbe-maka.html
14. Muslimi.
15. el-Huxhurat, 10.
16. Sahihul Buhari, Kitabul Itk.
17. E transmeton Ibni Mubareku në librin e tij Ez Zuhd.
18. en-Nur, 37-38.
19. Sahihu Muslim, Kitabul Edeb, Bab: Hukmu Itlaki Lafdhati: El Abdu Vel Emetu
20. el-Bekare, 286.
21. el-Kasas, 27.
22. Sahihul Buhari, Kitab: El Iman, Bab: El Measi Min Emril Xhahilijje
23. en-Nur 33.
24. www.daawa.maDocs3oumal.doc
25. Transmeton Ibni Maxheh ndërsa Albani në recensimin e këtij libri hadithesh, nr. 2443, e ka cilësuar autentik.
26. Muttefekun alejhi.
27. el-Mutaffifine, 1-3.
28. Buhariu.
29. Buhariu
30. www.qaradawi.net, 8.1.2008, tema: El-Alakatu bejne'l ummali ve erbabi'l ameli fi dav'i'sh sher'i'l islamijj.

# Meditimi

## - llojet dhe teknika -

Nexhat Ibrahimi

Njeriu mund të jetojë edhe pa ndonjë përsiatje serioze, meqenëse mbijetimi fizik as që imponon dhe as kërkon përsiatje, meditim serioz e të njëmendtë. Zakonisht kjo mbijetesë kërkon nga njeriu të pajtohet me rrethin ku jeton, dhe të ecë rrugës së tyre, gjurmëve të tyre dhe zakonisht njeriu i tillë përfundon si humbës. Pikërisht sikurse njeriu që dëshiron të luajë futboll, por nuk është aftësuar për asnjë taktikë a kombinacion në lojën e futbollit.[1]

Mirëpo, ekzistojnë mundësi të mëdha mendore nën shkathtësinë e pakalueshme të të menduarit, të cilat ruhen e kultivohen me xhelozi në qarqe të caktuara dhe përcillen brez pas brezi, deri tek ata që e meritojnë. Është i kuptueshëm kujdesi dhe vetjakësia e transmetuesve, sikurse është i kuptueshëm kujdesi në shpërndarjen e trashëgimisë tek trashëgimtarët. Për dallim prej pasanikëve që bëhen të tillë vetëm e vetëm pse kanë pasuri, po kanë varfëri në mendje, njerëzit e urtë u instalojnë të tjerëve urtësinë, programet dhe sistemet, të cilat do t'i drejtojnë për shumë kohë e për shumë vende, pa frikë se do të lëkunden përballë furtunave, cunameve apo nxehtësive përcëlluese.

### Meditimi eksperimental

"Kur ra nata, ai pa një yll dhe tha: "Ky është Zoti im!" Por, kur perëndoi ylli, ai tha: "Nuk i dua ata që perëndojnë". Kur pa Hënën duke lindur, tha: "Ky është Zoti im!" Por, pasi ajo perëndoi, ai tha: "Nëse Zoti im nuk më udhëzon në rrugën e mbarë, me siguri do të bëhem njëri nga të humburit". Kur vërejti Diellin duke lindur, ai thërriti: "Ky është Zoti im, ky është më i madhi!" Por, pasi dielli perëndoi, ai tha: "O populli im, unë jam larg nga idhujt që ju i shoqëroni Allahut në adhurim! Unë e kthej fytyrën time nga Ai që i ka krijuar qiejt dhe Tokën, duke qenë besimtar i vërtetë, dhe nuk jam nga idhujtarët"! (El-En'am, 76-79).

Krijuesi na cek si shembull në Kuran njeriun, Ibrahimin a.s., i cili, duke jetuar brenda ambientit të adhuruesve të trupave qiellorë dhe autoriteteve të tjera të rrejshme, kishte vendosur t'i detyronte të mendonin bashkëqytetarët e vet, dhe në këtë angazhim përdori një vister metodash interesante me të afërmit, kundrejt forcës, me ndërdijen e tyre etj.




Në citatin e sipërm, Ibrahimi a.s. mediton qartë, kundron me vëmendje qiejt dhe veçon trupa të caktuar, duke cekur se kanë vlerë relative, sepse ata shfaqen e zhduken. Pikërisht kjo e shtyri Ibrahimin a.s. të meditonte se këta trupa që shfaqen e zhduken, do të kenë një projektor që i drejton me përpikëri dhe me synim të caktuar. Gjatë meditimit të tij, Ibrahimi a.s. bëri disa aktivitete mendore:

- E përkufizoi problemin (politeizmin);
- I vëzhgoi aktivisht (trupat qiellorë);
- Bëri krahasimin (ndërmjet objekteve të adhurimit);
- Bëri monolog gjatë eksperimentimit (me trupat qiellorë);
- Nxori përfundime etj. etj..

Metoda e tij ishte e tërthortë por mbresëlënëse, joimponuese, logjike, edukuese, praktike dhe e aplikueshme në shumë raste.

### Meditimi revolucionar

"(Musai) tha: "O Zoti im, zgjeroma kraharorin tim, lehtësoma punën time, dhe zgjidhma nyjën e gjuhës sime". (Ta Ha, 25-27).

Në Kuran kemi disa lloj lutjesh. Ato shprehin dëshirën e nevojën e individit dhe pasqyrojnë sistemin e meditimit të pranishëm nga këto figura. Në këtë rast kemi lutjen e Musait a.s., i cili kishte për detyrë t'i kundërvihej Faraonit, fuqisë dhe së keqes së madhe të asaj bote. Të shohim si veproi ai, si u përgatit ai për këtë detyrë?

Meditimi i tij ishte sistematik, i liruar nga interesi i ngushtë personal; ai kishte kuptuar prioritetin, kishte bërë punë sistematike me masën. Shembulli i tij shërben edhe për brezat e ardhshëm deri në Ditën e Fundit.

### Meditimi analitik

"Dhe kështu, u nisën. Kur hipën në një anije, ai (Hidri) hapi një vrimë poshtë. ...". (El-Kehf: 71).

Citati flet për dy bashkudhëtarë (të Musait a.s. dhe Hidrit) dhe perceptimet e tyre të disa ngjarjeve. Musai a.s. përfaqësonte të dërguarin e Zotit dhe njeriun normal, i cili dëshironte të mësonte nga tjetri[2], kurse Hidri njeriun e mirë dhe analitik, i cili nuk e mësonte Musain me sheriat, por me dije praktike, për t'ia hapur horizontet e vështrimit dhe të kundrimit.[3]

"Musai i tha atij: "A mund të të pasoj ty, që të më mësosh edhe mua diçka prej diturisë së drejtë që të është dhënë ty?" (El-Kehf: 66).

Pas analizave konstatojmë se Hidri, për dallim prej Musait a.s., njihte mirë sistemin ekonomiko-politik dhe rrethanat jo të mira politike për shtresën e varfër; njihte mirë ligjin e shtetit dhe vakuumet e tij për t'i mbrojtur të varfrit; Hidri njihte parimin e njohur të së drejtës, duke zgjedhur të keqen më të vogël kundrejt dëmit më të madh.[4]

Kjo komentohet kështu: Musai a.s., si shembull i një juristi mysliman, reagon me emocione kur nuk sheh përtej vrimës në barkë, dhe Hidri, i cili nuk nxiton, por analizon profilin politik të qeverisë dhe sunduesit[5] dhe i njohur me gjendjen e popullit, vrimën në barkë e sheh si "vrimë" shpëtuese për në një sistem të padrejtë ekonomiko-politik.[6]

Mësimet e Hidrit për Musain a.s. dhe për ne janë:

- Analizimi i ndodhive ekonomike-politike;
- Kundrimi i gjithanshëm i ngjarjeve lokale është i mundshëm vetëm në kuadër të ndodhive globale;
- Asgjë nuk mund të jetë ashtu si duket në shikim të parë;
- Nevoja e gjetjes së vrimave në sistemet juridike e politike për nevoja pozitive;
- Dallimi me kohë i dobive dhe shanseve;
- Gjakftohtësia në çdo gjendje dhe çdo kohë.[7]

### Meditimi hipotetik

Shumë raste socio-psikologjike kanë ekuivalentin e tyre në Kuran:

"Dhe që të dy vazhduan të ecin, derisa takuan një djalosh, të cilin ai (Hidri) e vrau. ...". (El-Kehf: 74).

Shohim se si Musai a.s., në mënyrë emotive dhe të gjallë, reagon duke vështruar tërë ngjarjen (Hidri në cilësinë e fëmijëvrasësve) jashtëzakonisht në mënyrë tragjike:

"Tha (Musai): "Përse vrave një njeri të pafajshëm, që nuk ka vrarë askënd?! Vërtet që ke bërë një punë të tmerrshme!" (El-Kehf, 74).

Musai a.s. sërish është tepër sipërfaqësor, dhe kjo për arsye se veten e kishte ndërlidhur si tepër me rastin, duke e shikuar rastin nga një distancë e shkurtër.[8]

Hidri, pas një kohe të caktuar – krejt i qetë - shpjegon ndodhinë duke thënë:

"Sa për djaloshin, prindërit e tij ishin besimtarë. Ne e dinim se (dashuria për të) do t'i çonte ata në të keqe dhe mohim, dhe dëshiruam që Zoti i tyre, në vend të atij t'u jepte një më të mirë, më të pastër dhe më të mëshirshëm." (El-Kehf, 80 dhe 81).



Sërish e shohim Hidrin, sikurse edhe në rastin e barkës më herët, se si tërhiqet pas, e kundron gjendjen në tërësi.

Mësimet që mori Musai a.s., nëpërmjet Hidrit janë:

Të gjithë njerëzit, të mirë a të këqij, në një periudhë kanë qenë fëmijë;

- Fëmijët nuk i edukojmë vetëm ne, sado të mirë dhe të edukuar qofshim, por edhe mjedisi;
- Duke marrë parasysh se jetët tona tashmë kanë ndodhur në dijen e Krijuesit, Ai paraprakisht e di çfarë njeriu do të bëhet fëmija dhe çfarë impakti do të ketë veprimi i tij/saj në mjedis. Vdekja e hershme e fëmijës ndonjëherë do të jetë mëshirë për prindërit, mjedisin, po edhe për vetë fëmijët;
- Edhe pse fëmija është nga familja e mirë, atë mund ta bëjë të keq mjedisi, të cilin nuk kemi arritur ta ndryshojmë;
- Me mosreagimin tonë ndaj të këqijave rreth nesh dhe me qëndrimin tonë indiferent, me qëndrimin joreformist, ne shkaktojmë shfaqjen e veprimeve negative në mjedisin tonë, të cilat pastaj do t'i formësojnë qëndrimet dhe karakterin e brezave të ardhshëm;
- Çdo gjë që ndodh, e mirë a e keqe, është vepër e duarve tona ...

### Meditimi afatgjatë

"... derisa arritën në një fshat dhe u kërkuan banorëve të tij, që t'u jepnin për të ngrënë, por ata nuk i pranuan mysafirë. Aty ndeshën një mur që ishte duke u rrëzuar dhe ai (Hidri) e drejtoi....". (El-Kehf: 77)

Me këtë citat ne arrijmë deri te rasti i tretë, përfundimtar në këtë rrugëtim të shkëlqyeshëm, në të cilin kanë marrë pjesë Musai a.s. dhe Hidri. Me këtë rast, dy bashkudhëtarë vijnë, të lodhur e të uritur nga rruga e gjatë, në një fshat, ku kërkuan ushqim dhe pije. Por, atyre nuk iu bë mikpritje. Pavarësisht nga mikëpritja e keqe të vendësve, Hidri në fshatin e tyre gjeti një mur gati të rrënuar, të cilin me vetiniciativë e ndërtoi, duke mos shpresuar dhe as kërkuar kurrfarë përfitimi financiar. Musai, sërish i hutuar, me nxitim reagon:

"... (Musai) tha: "Sikur të kishe dashur ti, mund të kërkoje shpërblim për këtë." (El-Kehf : 77) .

Musai a.s. u habit nga veprimi i Hidrit për dy arsye:

1) Hidri e riparoi rrënojën e fshatit për vendësit që u sollën mjaft keq me ta;
2) Hidri nuk kërkoi pagesë nga vendësit për veprën e tij.

Hidri në fund shpjegon gjërat nga perspektiva e tij:

"E, për sa i përket murit, ai u takonte dy djelmoshave jetimë në qytet dhe, nën të, gjendej një thesar i tyre. Babai i tyre kishte qenë njeri i mirë, prandaj Zoti yt dëshiroi që ata të arrinin moshën e pjekurisë e ta nxirrnin thesarin e tyre,...!" (El-Kehf: 82).

Hidri e theksoi rëndësinë e informatës në kohë adekuate, duke theksuar se është i njohur edhe me të mirën edhe me të keqen në atë fshat, dhe sjellja e keqe e disa njerëzve të fshatit nuk do ta pengo-

nte të bënte mirë. Ai sidomos ndihmon kategoritë e rrezikuara të shoqërisë dhe thekson kujdesin për dy jetimët dhe, me veprimin e vet, dëshiron t'i mbrojë dhe t'u sigurojë një të ardhme të mirë.

Allahu xh. sh., nëpërmjet Musait a.s. dhe Hidrit, dëshiron:

a) Të shmanget përgjithësimi, sepse ai është i dëmshëm;
b) Nevoja e hetimit të së mirës dhe pozitives në çdo gjë dhe kudo;
c) Domosdoshmëria e planifikimit afatgjatë;
ç) Sigurimi i ndihmave financiare për brezat në zhvillim;
d) Mbrojtja e interesit të të rinjve nëpërmjet veprimit mendjeprehtë; etj..

Mund të shtrojmë pyetjen - Pse Hidri gjatë gjithë kohës insistonte që Musai a.s. të mos e pyeste për vendimet e tij, edhe pse vendimet dhe veprimet e tij do të ishin shokante dhe pak të besueshme që të mos shtroheshin pyetje për to.

### Ku qëndron poenta?

Mbase poenta është në metodën edukative që nëpërmjet shokut, pasigurisë dhe misteriozitetit, ai aktivizon me sukses shqisat e maksimumin e angazhimit mendor të nxënësit, duke i lënë hapësirë që të përpiqet mëvetësisht t'i zgjidhë motivet e fshehta dhe rrethanat e gjera në jetën e përditshme.

Mbase duke mos ia rrëfyer që në fillim të gjitha hollësitë, ai kishte mbajtur përqendrimin e plotë të nxënësit të tij dhe kishte hetuar reaksionet e sinqerta të tij, duke i mundësuar që nxënësi të vlerësonte veten dhe perceptimin e tij.[9]

### Meditimi oportunist

"Me të vërtetë, ata që shpifën, janë një skotë prej jush. Mos e quani atë si të keqe për ju. Përkundrazi, kjo është mirë për ju.....". (En-Nur, 11).

Shkaku i shpalljes së ajetit të sipërm është shpifja ndaj Aishes r.anha, nga ana e një grupi munafikësh, të cilët filluan të përhapnin zëra të pamoralshëm kundër saj. Zërat u rritën saqë qe nevoja të intervenonte Allahu i Madhërishëm, për të provuar pafajësinë e saj. Patjetër, edhe ajo, edhe babai i saj, Ebu Bekri r.a., dhe e tërë familja ndiheshin të shqetësuar për këtë ofendim, ndienin dhembje emocionale dhe presion psikologjik. Por, Allahu i mësoi si të vepronin: "...Mos e quani atë si të keqe për ju. Përkundrazi, kjo është mirë për ju.....".




Do ta kuptojmë dobinë e Aishes r.a. nga ky ajet, sepse pati respektin që Kurani t'ia provonte pafajësinë, por ku qëndron porosia për ne njerëzit e thjeshtë?

a) Shpifja dhe burimet e informacionit duhet të verifikohen në çdo periudhë kohore dhe në çdo vend.

b) Duke bërë shpifje, hipokritët dolën në sipërfaqe dhe u identifikuan si ngatërrestarë potencialë për të ardhmen e shoqërisë myslimane.

Shih edhe ajetet vijuese të Kuranit:

"... Por mund të urreni një gjë, ndërkohë që ajo është e mirë për ju e mund të doni një gjë, ndërkohë që ajo është e dëmshme për ju. ...". (El-Bekare: 216);

ose

"...sepse është e mundur që juve të mos ju pëlqejë diçka, por që Allahu në atë do t'ju sjellë shumë të mira.". (En-Nisa': 19).

Është e qartë se nga ajo që na ndodh, asgjë nuk është e mirë apo e keqe vetvetiu. E mirë a e keqe, ajo bëhet me interpretimin tonë. Kështu ndodh edhe me të keqen, dhembjen dhe vuajtjen. Njerëzit më me dëshirë do të eliminonin të keqen dhe dhembjen për të gjitha kohët. Mirëpo, është fakt se edhe dhembja ka përparësitë e veta:

a) Gjatë gjendjes së dhembjes dhe vuajtjes, shqisat janë më aktive, më receptive dhe më lehtë vërejnë ndryshimet rreth vetes;
b) Me mendjemprehtësi dhe kthjelltësi më të madhe, njeriu është më i gatshëm të depërtojë në thelbin e vetë problemit dhe të sfidave që e presin;
c) Gjatë kohës së dhembjes, koha kalon më ngadalë krahasuar me periudhat e hareshme etj..

Nga ana tjetër, është thelbësore të dallohen iluzionet e shumicës së popullsisë dhe të kihet qëndrim më i ekuilibruar ndaj asaj që njerëzit e duan pafundësisht:

"... Por mund të urreni një gjë, ndërkohë që ajo është e mirë për ju ...". (El-Bekare, 216).

Njerëzit në vazhdimësi kërkojnë lumturinë, megjithëse edhe kjo gjendje ka dobësitë e veta:

a) Gjatë gjendjes së lumturisë, shqisat janë sipërfaqësore e të topitura dhe pjesëmarrja e njeriut është sipërfaqësore dhe jo e thelllë;
b) Gjatë kohës së lumturisë, koha kalon shumë shpejt;
c) Shqisat në funksion të dobësuar dhe mungesa e kohës, - janë dy gjërat më të dobëta që njeriu mund t'ia dëshirojë vetvetes ...

Duke marrë parasysh faktin se myslimanët anekënd planetit, sikurse Aisheja r.a., janë përballë shpifjeve të mëdha nga ana e disa qendrave botërore, ata këtë gjendje duhet ta marrin për të mirë e jo për të keqe.

**Si?**

Komploti i orientuar kundër grupit të caktuar rregullisht ka si rezultat:

a) Forcimin e vetëdijes kolektive tek grupi i caktuar;[10]
b) Pjekjen e shpejtuar nën ndikimin e presionit të mjedisit;
c) Shpërfilljen e konflikteve triviale në mesin e anëtarëve të tij;
ç) Fokusimin në prioritete;
d) Veprimin e organizuar ndaj synimeve të vendosura afatgjata.




### Meditimi ambicioz

”(Jusufi) i tha: “Më cakto përgjegjës të depove të vendit, sepse unë jam ruajtës dhe njohës (i mirë i këtyre punëve)”. (Jusuf: 55).

Sentencën e lartë e theksoi i dashuri dhe pejgamberi i Allahut, Jusufi a.s., pasi doli nga burgu. Ajo pasqyron një mënyrë meditimi rreth vetes dhe rrethit ku jeton, dhe hedh poshtë shumë metoda edukuese të prindërve, se fëmija i tyre duhet të kënaqet me pak, koncept ky i mbrapshtë, i kamufluar me frymën e modestisë, mungesës së ambicies, madje edhe të devotshmërisë dhe të durimit.

Jusufi a.s. na mëson ndryshe, pikërisht në frymën kuranore. Duke shfrytëzuar aftësitë e tij të komentimit të ëndrrave që nga rinia, ai del nga burgu dhe shfaq personalitetin e tij me kërkesën hiç më të vogël se për ministër shteti.

Porositë që mund të rezultojnë nga rrëfimi i sipërm, mund të jenë:

a) Të zhvillohen aktivisht shkathtësitë dhe aftësitë që janë të nevojshme për shoqërinë;
b) Të njihet vetvetja dhe afinitetet e vetes;
c) Synimi drejt pozitave të larta me qëllim të ndikimit më të madh;
ç) Të krijohen gjasat në vend që të pritet, sepse pritja është luks i patolerueshëm në kohën e dinamikës së veprimeve.

### Meditimi ofensiv

“Nëse ata thonë: “Ai e ka trilluar atë!” Thuaju (o Muhamed!): “Sillni dhjetë sure të ngjashme (për nga bukuria dhe elokuenca) të trilluara dhe thirrni në ndihmë kë të mundni, përveç Allahut, nëse thoni të vërtetën!” (Hud, 13).

Në ajetin e sipërm kemi polemikën e rreptë ndërmjet Muhammedit a.s. dhe kundërshtarëve të tij, të cilët nuk pranonin hyjninë e fjalëve të Kuranit, që i shpalleshin Muhammedit a.s.. Mirëpo, Allahu e mësoi Muhammedin a.s. si ta zhvillonte polemikën:

“Thuaju (o Muhamed!): “Sillni dhjetë sure të ngjashme…”

Me këtë përgjigje, Muhammedi a.s., (kjo vlen edhe për ne pasardhësit e fesë islame), tregoi se duhet pasur qëndrim ofensiv në prezantimin e fesë e jo defensiv dhe inferior, i cili është shumë sigurt, do të na shpjerë në humbje. Përdorimi i vetëmohimit dhe metodës ofensive, sulmuesin e shpie në pozitë mbrojtëse dhe të pashpresë.

Nëse ata vazhdojnë të sulmojnë, edhe pse pa argumente, atëherë shtroni para tyre kërkesën vijuese, më përçmuese për ta, që të sjellin qoftë një sure:

“Nëse ju dyshoni në atë që ia kemi zbritur robit Tonë, atëherë hartoni një sure të ngjashme me atë që ia kemi shpallutr atij. Thirrni në ndihmë edhe dëshmitarët tuaj në vend të Allahut, nëse jeni të sinqertë.”(El-Bekare: 23).

Mësimet nga kjo metodë janë të shumta:

a) Të mos i lejojmë askujt të na ulë në bankën e të akuzuarve, sepse retorika defensive është karakteristikë e humbësit;
b) Të kultivohet fryma e gatshme për sfida dhe ecje përpara - pa marrë parasysh profesionin - sepse sfidimi nxit për përgatitje dhe përsosje të vazhdueshme;
c) Vetëdija për forcën vetjake lind vetërespektin dhe vetëmohimin....

### Përmbyllja

Gjëja më e mirë që prindrit mund t’i lënë trashëgim fëmijës së tij, është edukata. Me edukatë nuk kuptojmë vetëm mirësjelljen e fëmijës në një tubim të njerëzve, respektimin e më të vjetërve apo ecjen pedante të fëmijës. Me edukatë të mirë kuptojmë aftësimin e fëmijës që të sillet mirë me vetveten, me familjen, me më të moshuar, me mësuesit, me të rinjtë, me injorantët, me miqtë e armiqtë, të sillet drejtë edhe kur është fjala për të, po edhe për tjetrin. Edukimi i drejtë është aftësimi i fëmijës për të kuptuar rrethanat ekonomiko-politike, socialkulturore të kohës dhe të bëhet pjesëmarrës në hartimin e politikës frytdhënëse e pozitive në botë. Përkthyer me një gjuhë më të kuptueshme, edukimi i drejtë është aftësimi i fëmijës me sistemet e drejta të meditimit. Në të kundërtën, prindi do të jetë përgjegjës për rritjen e varfërisë mendore dhe materiale, për rritjen e paaftësisë dhe të të gjymtëve; për dominimin e despotëve dhe kriminelëve.

---

*Fusnotat:*

1. Ky shkrim është interpolim i shkrimit: E.&A.Tule, sipas: http://www.abg. ba/html/tekstovi/nauka/tehnika_razmisljanja.html.
2. Shembulli kuranor na mëson se, pa marrë parasysh pozitën shoqërore, dijen personale, moshën etj., nuk duhen shpërfillur burimet alternative të dijes. Kjo është rruga e përsosjes së vazhdueshme.
3. Duhet theksuar se dija sheriatike pa dijen praktike, është e mangët. Gabojnë ata që mendojnë se mosnjohja e rrethanave ekonomiko-politike të një vendi nuk përbën faktor për suksesin e një norme sheriatike.
4. Parimin e dëmit të vogël ndaj vetes kundrejt përfitimit më të madh, e njeh edhe e drejta moderne. Rasti i Serbisë, duke inskenuar vrasje e dëme të tjera për të përfituar dobi më të mëdha: politike, ekonomike, ushtarake etj.; Rasti i Afganistanit, Irakut etj. janë gjithashtu aktuale dhe mjaft simptomatike.
5. Qeveri apo qeveritarë të caktuar planifikojnë eksploatimin e popullit në mënyra të ndryshme, me tatime të rënda, konfiskim të pasurisë etj..
6. Është interesante të theksohet se, pavarësisht nga theksimet kuranore, pavarësisht nga nevojat gjithnjë aktuale, as Bashkësia Islame apo asociacionet alternative islame në viset shqiptare e në rajon, nuk kanë prodhuar ekspertë elitarë ekonomiko-politikë. Ky është një nga shkaqet kryesore të gjenocidit të vazhdueshëm ndaj popujve myslimanë në Ballkan e më gjerë.
7. Hafiz Ibn Kesir, Price iz Kur’ana, Buzim, 2007, fq. 45 e tutje.
8. Personat që gjërat i shohin nga distanca e shkurtër dhe i shoqorëjnë me shumë emocion, do ta kenë jetën shumë më të vështirë sesa ata që jetën dhe problemet i shohin nga distanca dhe logjika më e madhe.
9. Hidri është personalitet interesant dhe me aftësi të jashtëzakonshme të vrojtimit dhe të tërheqjes.
10. Japonia dhe Gjermania gjatë Luftës së Dytë Botërore janë gjykuar dhe etiketuar si shtete fashiste, dhe ky presion psikologjik e politik ndikoi në mënyrë të efektshme në nevojën e dëshmimit të vashdueshëm të tyre dhe të ngritjes së ndërgjegjes kolektive. Kështu nuk ndodhi me Serbinë. Ndonëse shtet agresor ndaj boshnjakëve dhe shqiptarëve, Serbia nuk mori ndëshkimin e merituar nga faktori ndërkombëtar, madje ajo gëzon privilegje.

# Problemi ekonomik dhe trajtimi i tij nga këndvështrimi islam - (2)

**Muhamed Abdullah el-Shebani**

Në artikullin e mëparshëm kemi diskutuar një aspekt se si trajton Islami një pjesë të problemit ekonomik, që është rrallësia e burimeve. Ndërkaq, në këtë artikull do të trajtojmë aspekte të tjera të trajtimit të problemit ekonomik, një aspekt që lidhet me rolin e shtetit në trajtimin e rrallësisë përmes mënyrës së shfytëzimit të burimeve natyrore e zhvillimit të tyre, ose, thënë ndryshe, me rolin e shtetit islam në zvogëlimin e ndikimit të ligjit të rrallësisë ndaj problemit ekonomik.

Prej obligimeve të shtetit është që të hulumtojë për burime natyrore. Në artikullin e shkuar kemi përmendur hadithin e Muhamedit a.s.: "Kërkoni furnizimin në fshehtësitë e tokës". Ky hadith është sugjerim profetik për myslimanët dhe udhëheqësin mysliman, duke marrë parasysh faktin që është përgjegjës për ymetin islam. Rregulla që ndjek legjislacioni islam, është adresimi i ymetit në formë urdhrash, ashtu siç ka ardhur në Kuran, duke iu drejtuar të gjithë pjesëtarëve të ymetit, po përgjegjësia e zbatimit i takon vetë udhëheqësit.

"O ju të zotët e mendjes, kjo masë e dënimit është jetë për ju, ashtu që të ruheni (nga mbytja e njëri-tjetrit)". (el-Bekare: 179)

"(dispozitë obliguese është që) Laviren dhe lavirin t'i rrihni, secilin prej tyre me nga njëqind të rëna, dhe në zbatimin e dispozitave të All-llahut mos u tregoni zemërbutë ndaj atyre të dyve…". (en-Nur: 2)

Siç vërehet kjo edhe në hadithet profetike, mesazhi i drejtohet ymetit, po autoriteti zbatues janë udhëheqësit myslimanë. Adresimi profetik në këtë hadith kërkon që shteti të hulumtojë për burimet e furnizimit të fshehura në brendësinë e tokës.

### Hadithi profetik e shpjegon mjekimin

Prej mënyrave të mjekimit të rrallësisë së burimeve, sipas asaj që tregon hadithi, janë çështjet vijuese:

1 - Domosdoshmëria e përpjekjeve të ymetit të përfaqësuara në udhëheqësin mysliman për të punuar në hulumtimin e burimeve natyrore dhe përdorimin e fuqisë punëtore që të punojë dhe të përpiqet. Shprehja "kërkoni" tregon rëndësinë e gjetjes së burimeve natyrore të reja, apo zbulimin e fushave të reja në shfrytëzimin e burimeve natyrore të disponueshme, që kërkon të gjitha përpjekjet fizike a mendore. Prandaj, problemi i rrallësisë nuk do të zgjidhet pa bërë përpjekje dhe pa punë. Allahu xh.sh. ka garantuar furnizimin e të gjitha krijesave të Tij. Dhe këtë të vëretë e konfirmon ajeti vijues:
"Nuk ka asnjë gjallesë në tokë së cilës All-llahu të mos i ketë garantuar furnizimin…". (Hud: 6)
Por për arritjen e këtij furnizimi, kërkohet të bëhen përpjekje, dhe nuk kërkohet sasi e madhe e disponueshme, veçse zbulimi i fushave të ndryshme të përdorimit të burimeve të disponueshme do të çojë në plotësimin e nevojave të njeriut.

2 - Koncepti i furnizimit, ashtu siç është përmendur në hadithin profetik, nuk kufizohet në një gjë pa tjetrën, por përfshin çdo gjë që realizon plotësimin e nevojave nëse çështja lidhet me prodhimin bujqësor ose mineral apo me ndonjë tjetër. Prandaj, është e domosdoshme që ymeti islam, i përfaqësuar në udhëheqësin e tij, të hulumtojë burimet e furnizimit, meqë këto burime janë të fshehura në brendësi të tokës. Nëse pakësohen a zvogëlohen burimet e disponueshme në tokë, nuk do të thotë që furnizimi është ndërprerë. Zbulimet shkencore bashkëkohore janë argumenti më i madh që Allahu xh.sh. çdo ditë i hap njerëzimit burime të reja të furnizimit, qoftë kjo nëpërmjet gjetjes së burimeve të reja ose të zbulimit të sasive shtesë, apo zbulimit të fushave të reja për përdorimin e burimeve të disponueshme, të cilat ndihmojnë në plotësimin e kërkesave të njeriut.

3 - Hadithi i kushton vëmendje një të vërtete të rëndësishme që e kanë neglizhuar myslimanët dhe nuk i kanë kushtuar rëndësi, e kjo e vërtetë është që toka është e mbushur me të mira dhe problemi qëndron tek vetë njeriu. Toka posedon në brendi të saj shumë të mira, dhe njeriut nuk i duhet asgjë vetëm të përdorë mendjen e tij e të bëjë përpjekje në kërkimin e burimeve të furnizimit në brendësi të tokës. Dhe nuk do të ketë mungesë në burime për plotësimin e nevojave të njeriut vetëm nëse njeriu përton për hulumtimin e tyre apo devijon mendja e sjellja e tij në shfrytëzimin e të mirave që Allahu xh.sh. i ka dhënë, duke e përdorur në fusha të dëmshme për t'iu kthyer dëmi vetë atij. Praktikat bashkëkohore të shteteve janë argumenti më i madh që mungesa nuk qëndron në burime në shkallën sa qëndron në llojin e shfrytëzimit e të për-



pjekjeve, që kthehet si dëm tek vetë njeriu.

### Domosdoshmëria e shfrytëzimit të burimeve të disponueshme

Prej shkaqeve të ekzistencës së rrallësisë së burimeve, janë mangësitë në shfrytëzimin e burimeve të disponueshme. Prandaj prej detyrave themelore për të cilat duhet të përkujdesen udhëheqësit myslimanë, është shfrytëzimi i burimeve të disponueshme dhe mosshkatërrimi i atyre me të cilat mund të plotësohen nevojat e shoqërisë. Veprimi i Muhamedit a.s. me çifutët e Hajberit, është argument i qartë për domosdoshmërinë e shfrytëzimit të burimeve të disponueshme. Është transmetuar se Muhamedi a.s. u kishte dhënë Hajberin çifutëve, që ta punonin e ta mbillnin dhe të kishin një pjesë nga ajo. E në një transmetim tjetër transmetohet që Bilal ibn Harith el-Muzni kishte ardhur tek Muhamedi a.s., për të kërkuar një pjesë tokë dhe Muhamedi a.s. i kishte ndarë një pjesë të madhe toke. Kur u bë halife Omeri r.a., i tha: O Bilal, ti ke kërkuar nga Muhamedi a.s. një copë tokë të gjerë e të gjatë, e Muhamedi a.s. ta paska dhënë, sepse Ai a.s. nuk ka refuzuar tërë atë që është kërkuar prej tij. Por tani nuk mund ta mbash tërë atë që ke. Bilali ia ktheu: Po. Atëherë Omeri r.a. i tha: Shiko, atë që mund ta punosh, mbaje, kurse atë që nuk mund ta punosh, na e kthe që t'ua ndajmë myslimanëve. Bilali ia ktheu: Për Zotin, nuk do të kthej asgjë nga ajo që ma ka ndarë i Dërguari i Allahut a.s.. Por Omeri r.a. ia ktheu: Për Zotin, do ta bësh ... dhe ia mori atë që nuk mund ta punonte e ua ndau myslimanëve.

Nga këto dy hadithe kuptojmë interesimin e përkujdesjen e Islamit për zgjidhjen e rrallësisë së burimeve përmes punës për shfrytëzimin e burimeve të disponueshme dhe punës për përfitimin maksimal nga burimet e disponueshme dhe mosshkatërrimin e tyre. Muhamedi a.s. ka synuar trajtimin e mungesës në fuqitë punëtore të afta për mbjellje e bujqësi, duke u ndihmuar nga çifutët në mënyrë që myslimanët të kishin një pjesë të asaj që jep toka. Ndërsa Omeri r.a., duke qenë halife i myslimanëve, ktheu atë pjesë të tokës që ia kishte ndarë Muhamedi a.s. dhe Bilali r.a. nuk mund ta punonte. Tërë kjo konfirmon të vërtetën që trajtimi i rrallësisë në një aspekt të tij, është puna për shfrytëzimin e burimeve të disponueshme dhe ndërhyrja e shtetit sipas autoritetit që ka, për ta realizuar këtë. Prandaj kemi një realitet të keq të shoqërive islame, për shkak të pamundësisë për të shfrytëzuar burimet e saj dhe mosshfrytëzimit të tyre, qoftë kjo përmes sistemeve e legjislacioneve financiare e administrative që pengojnë nismat personale, ose përmes përvetësimit të sistemeve në planifikimin ekonomik e shoqëror, të cilat ndihmojnë në mosshfrytëzimin e burimeve dhe vendosjen e tyre në gjendje të paaftësisë së përhershme.

### Ndërhyrja e udhëheqësit për interesin publik

Prej detyrave të shtetit, në rast mosshfrytëzimi të një prej burimeve natyrore për shkak të mungesës së fuqisë së personit për ta realizuar, dhe për shkak të mungesës në fuqinë e tij materiale - është që të ndërhyjë në menaxhimin e tij. Në veprimin e Omerit r.a., që ktheu atë që i ishte ndarë nga Muhamedi a.s. dhe ua rindau myslimanëve, paraqet zbatimin e rregulles për të mos e lënë tokën të pashfrytëzuar. Prandaj është përgjegjësi e shtetit për të vendosur sisteme procedurale, të cilat do të ndihmojnë shfrytëzimin e burimeve natyrore të disponueshme dhe burimeve të tjera të pashfrytëzuara për shkak të ndonjë faktori të prodhimit. Në raste kur nuk punojnë fabrika prodhuese për shkak të pamundësisë së pronarëve të tyre për të shpenzuar për to, i takon udhëheqësit të myslimanëve që të ndërhyjë e të mos lejojë të ndodhë mosshfrytëzimi i këtyre burimeve. Është transmetuar nga Muhamedi a.s. të ketë thënë: "Kush gjen ndonjë kafshë të cilën pronarët e saj nuk mund ta ushqejnë dhe e lënë të lirë, e merr dhe e ushqen, atëherë ajo është e tij". Ky hadith është porosi për udhëheqësin e myslimanëve që të ndërhyjë në rast pamundësie të pronarëve për të shfrytëzuar një prej faktorëve të prodhimit, pikërisht për ta shfrytëzuar. Është e drejtë e udhëheqësit të myslimanëve që të vendosë rregulla procedurale, të cilat të ndihmojnë ndërhyrjen e shtetit në rast nxjerrjeje të fabrikave apo fermave të mëdha nga prodhimi për shkak të pamundësisë së pronarëve për t'i shfrytëzuar. Tërë kjo duke marrë parasysh interesin publik të ekonomisë së shtetit e të drejtat e pronarëve, me kusht që të mos ndikojë negativisht në kontributin për rritjet e prodhimit kombëtar.

### Mënyrat e zhvillimit të burimeve

Prej shkaqeve të rrallësisë lidhur me burimet natyrore, është edhe mënyra e keqe në shfrytëzimin e burimeve të disponueshme, sepse kjo shkakton dobësimin e pamundësinë e burimeve për të prodhuar dhe për të plotësuar nevojat. Prandaj, mënyrat e format e shfrytëzimit të burimeve natyrore, luajnë rol të rëndësishëm në humbjen e pakësimin e fuqisë prodhuese të burimit natyror. Islami është kujdesur për këtë aspekt dhe shumë hadithe profetike kanë ardhur për të na tërhequr vëmendjen për këtë. Dhe udhëheqësit e shoqërisë islame duhet t'i kushtojnë një rëndësi të veçantë këtij aspekti. Është transmetuar se Muhamedi a.s. ka thënë: "O ju kurejshitë, ju i doni bagëtitë, por pakësoni ato sepse jeni në një vend ku bie pak shi. Mbillni pasi mbjellja është më e bekuar se kafkat". Në një hadith tjetër transmetohet që Muhamedi a.s. ka ndaluar monopolin, përvetësimin, detyrimin dhe therjen e kafshëve femra".

Nga këto hadithe mund të kuptojmë politikën për të cilën Islami i porosit pasuesit e tij, që lidhet me mënyrat e ruajtjes së burimeve natyrore dhe që është përpjekja për të ruajtur gjelbërimin, të mos priten a shkulen drunjtë, të trajtojmë burimet e disponueshme sipas natyrës së mjedisit dhe burimet t'i shfrytëzojmë sipas kushteve të mjedisit. Këtë e vërejmë nga fjalët e Muhamedit a.s. kur u drejtohet muhaxhirëve kurejshitë, që të ndryshonin mënyrën e investimit nga kultivimi i bagëtive tek kujdesi për mbjellje, sepse natyra e mjedisit nuk lejonte për këtë lloj shfrytëzimi, ndryshe nga ambienti në Mekë që mbështetet në kultivimin e bagëtive e jo në bujqësi. Bujqësia në zonën medinase është më e dobishme e më fitimprurëse. Prandaj, duhen bërë zëvendësimet e zgjedhjet kur të punojmë me burimet natyrore e të mos konsumojmë burimet prodhuese e të ruajmë ato me qëllim të shtimit të tyre, ashtu siç na porosit hadithi që na ndalon t'i therim delet, sepse, me therjen e tyre, ndeshemi me konsumim të një prej burimeve të disponueshme për plotësimin e nevojave të njerëzve. E tërë kjo vlen për çdo burim nga burimet e disponueshme të njeriut. Prandaj, obligohemi të kujdesemi për zhvillimin e burimeve natyrore dhe shtimin e tyre përmes shfrytëzimit të mirë.

Ajo për se na porosisin të gjitha hadithet e lartëpërmendura, është tregues i fortë për kujdesin e Islamit që të trajtojë aspektin që rezulton nga pamundësia e plotësimit të nevojave personale përmes trajtimit të shkaqeve të rrallësisë, lidhur me burimet natyrore.

*Përktheu nga arabishtja:*
***Fuad Morina***
*Marrë nga revista el-Bejan, nr. 78*

# Klonimi i njerëzve dhe dëmet e tij për njerëzimin

Dr. Jusuf El Kardavi



Këto ditë njerëzit flasin për një çështje të rrezikshme, kanë shkruar për të gazetat, kanë folur radiot, televizionet dhe mediet e ndryshme, një çështje shkencore që i ka zënë njerëzit nga të gjitha anët dhe nga të gjitha specializimet, - është çështja që e quajnë “Klonim”: të kopjohen nga një gjallesë disa kopje (të prodhohet një organizëm identik), kopje identike të një personi!

Këtë gjë e kanë provuar njerëzit prej kur e kanë njohur inxhinierinë gjenetike, kur e zbuloi njeriu (që e mësoi Allahu atë që nuk e dinte) se ekzistojnë faktorët trashëgues që e komandojnë njeriun, kufizojnë formën, intelektin, forcën fizike, gjatësinë e trupit, të jetë i bardhë a i zi etj. Ato i quajnë “gjene”, që i bartin faktorët trashëgues nga babai e nëna, nga gjyshi e gjyshja, nga fisi, nga farefisi, dhe nga lloji (soji). Prej kur njerëzit i kanë zbuluar këto gjëra, ata i zbatojnë ato në botën njerëzore, në botën shtazore dhe në botën bimore, në suaza të ndryshme dhe me kritere të përkufizuara.

Mirëpo ata në kohët e fundit, në suaza të, siç u njoh me emër, “revolucionit biologjik”, revolucioni i shkencës së biologjisë dhe gjenetikës, arritën klonimin e botës shtazore. Kjo është ajo që u përhap në klonimin e deles skoceze që e quajtën “Dolli”, me anë të një qelize që është marrë nga një dash (pasi ishte mjekuar në mënyrë të veçantë) e që është vënë në një vezë të deles, së cilës i është hequr fara (kjo vezë nuk përmban faktorë trashëgues), pastaj është vënë në mitrën e deles. Rezultati ka qenë një kopje e njëjtë origjinale e identike nga dashi, nga i cili është marrë ajo qelizë.

Kanë thënë: Kjo mund të zbatohet edhe në botën njerëzore, mund të marrim një qelizë nga mashkulli e ta mjekojmë atë në mënyrë të veçantë, pastaj të marrim një vezë nga femra së cilës i është hequr fara dhe faktorët trashëgues, e ta mbjellim atë qelizë në atë vezë, pastaj ta vëmë në mitrën e femrës, që do të na sjellë një kopje të njëjtë, identike, si origjinali i mashkullit prej të cilit është marrë qeliza. Mund të prodhojnë nga ky njeri me qindra apo mijëra persona identikë, të njëjtë si ai, me trupin e tij, ngjyrën e tij, formën e tij, intelektin e tij, cilësitë trupore të tija, cilësitë mendore dhe cilësitë logjike të tij.

Kështu kanë thënë.

Nga këtu janë frikësuar e janë shqetësuar tërë njerëzit nga tërë bota. Dijetarët e së drejtës, sociologjisë, etikës, pedagogjisë, dhe mbi ta dijetarët e fesë, nga myslimanët dhe të krishterët, - të gjithë janë frikësuar nga rreziku i kësaj çështjeje.

Çfarë, sikur njerëzit të këmbëngulnin në këtë çështje dhe të mund të formonin[1] njeri me këtë formë? Ç’mund të thonë njerëzit, feja, Sheriati (legjislatura islame) dhe etika, para kësaj çështjeje? A të lejojmë abuzimin e gjeneve, faktorëve trashëgues dhe inxhinierisë gjenetike deri në këtë masë? Këtë sjellje, a e pranojnë Sheriati, besimet hyjnore, vlerat morale dhe gjendja shoqërore?

Themi: Jo dhe jo.

Islami i pret me krahët hapur të arriturat shkencore, dhe ne konsiderojmë se të arriturat shkencore janë obligim dhe domosdoshmëri, obligim që e ka obliguar feja, domosdoshmëri që e kërkon realiteti, po juristët islamë këto të arritura dhe përparime i konsiderojnë prej “farzeve kifaje”[2], për të cilat, nëse lihen pas dore, do të ketë mëkate.

Myslimanët duhet ta përgatisin patjetër vendin e tyre në pikëpamje shkencore, sepse kanë qenë zotëruesit e botës në këtë pikëpamje për disa shekuj, kanë qenë mësuesit e botës, atyre u vinin nxënës nga Europa dhe vende të tjera, që të mësonin në universitetet e myslimanëve, ndërsa dijetarët e myslimanëve kanë qenë mësuesit e botës, literatura shkencore e myslimanëve ka qenë ajo literaturë e shkencave për botën, gjuha arabe ka qenë gjuha e shkencës.

Ne e mirëpresim shkencën, mirëpo shkenca duhet të jetë në shërbim të “imanit” (besimit), në shërbim të etikës, në shërbim të vlerave, në shërbim të njeriut, e jo të lihet e braktisur, që s’ka shenja që e udhëzojnë, e as rregulla që e mbrojnë, dhe këtu qëndron rreziku.

Kurani na solli shembull për Sulejmanin (alejhis-selam), kur i tha parisë së tij:

“Cili prej jush do të më sjellë fronin e saj (fronin e Belkises, mbretëreshës së popullit Sebe), para se të më vijnë ata të dorëzuar. Një prej xhinëve të vrazhdë (Ifriti) tha: Unë do të ta sjellë atë, para se

të ngrihesh nga vendi yt, unë për këtë kam fuqi dhe jam i sigurt! E ai që kishte dituri nga libri, tha: Unë ta sjell atë sa çel e mëshel sytë (këtij i tha sille) [e solli atë me atë dituri që i dha Allahu]! E kur e pa atë (fron) të vendosur pranë tij, (Sulejmani) tha: Kjo është nga dhuntia e Zotit tim, që të më sprovojë se a do ta falënderoj, apo mos do ta përbuz. E kush falënderon, ai falënderon për të mirën e vet; e kush përbuz, Zoti im (s'ka nevojë), është i panevojshëm e bujar!"[3].

Kjo është logjika e besimit, s'bëhet tiran e as mendjemadh për shkak të diturisë, mirëpo mirësinë e dhuntisë ia kthen Allahut xh.sh., dhe e sheh se kjo është sprovë për të: a do të falënderojë apo mos do të përbuzë?

Po ashtu Kurani na solli edhe një tregim tjetër, tregimin e Dhulkarnejnit, kur ngriti një pendë të madhe ndërmjet Je'xhuxhëve e Me'xhuxhëve dhe ndërmjet atyre fiseve që kërkuan ndihmë nga ai, e ai u ndihmoi atyre dhe i përgatiti për punë ata që të punonin së bashku:

"Ai (Dhulkarnejni) tha: Ajo që më mundësoi mua Zoti im, është shumë më e mirë (nga ajo që më ofroni ju), po ju më ndihmoni me fuqi punëtore të bëj një pendë të fortë midis jush dhe atyre! Më sillni copa të hekurit!"[4]. E kur e ngriti këtë pendë të madhe:

"Ai (Dhulkarnejni) tha: Kjo është një e mirë nga Zoti im, e kur të vijë caktimi i Zotit tim, Ai e bën atë rrafsh, e caktimi i Zotit tim është i sigurt"[5].

Shkenca ka qenë në kuadër të besimit, ka qenë e dobishme e jo e dëmshme, ka qenë ndërtuese e jo shkatërruese, kjo është çështja e shkencës në civilizimin islam.

Në civilizimin bashkëkohor shohim se shkenca nuk u përmbahet vlerave të besimit e etikës, mund të jetë e dobishme por mund të jetë edhe e dëmshme, mund të ndërtojë por mund edhe të shkatërrojë, mund të ngjallë por mund edhe të vdesë, siç pamë në armët nukleare, në armët bakteriologjike dhe në armët kemikalie, e mjete të tjera shkatërruese. Ato nuk ndalen në kufijtë e dobisë së njeriut, bile mund të përdoren në dëm të njeriut, në veprimin që shkatërron jetën dhe gjallesat.

Për këtë arsye do të ndalemi në këtë çështje, dhe themi: Duhet t'i kemi në konsideratë disa gjëra:

## Klonimi është kundër shumëllojshmërisë dhe dallimit

Konsiderata e parë: Allahu xh.sh. i ka krijuar njerëzit që të dallohen nga njëri-tjetri, e ka krijuar këtë gjithësi në bazë të shumëllojshmërisë dhe ngjyrave të ndryshme, siç ka thënë Allahu xh.sh.:

"A nuk e sheh se Allahu lëshon nga qielli ujë, e Ne me të nxjerrim fruta, ngjyra e të cilëve është e ndryshme, e edhe nëpër kodra ka vija të bardha e të kuqe ngjyrash të ndryshme, e ka edhe shumë të zeza. Edhe nga njerëzit, nga gjallesat, nga kafshët po ashtu ka të ngjyrave të ndryshme. Po Allahut ia kanë frikën nga robërit e Tij, vetëm dijetarët"[6].

Dijetarët që i dinë sekretet e këtyre gjallesave janë ata që ia kanë frikën Allahut, se ai që e njeh Allahun në shenjat e Tij, ia ka frikën Atij.

"Ngjyrat e ndryshme": Janë shprehje e shumëllojshmërisë që Allahu i ka krijuar sipas tyre këto gjallesa dhe e ngriti këtë gjithësi, e pra nuk lejohet t'i bëjmë njerëzit të ngjashëm e identikë, kopje të përsëritura, se këtu shkatërrohet jeta.

Allahu xh.sh. thotë:

"Nga argumentet e Tij është krijimi i qiejve e i Tokës, ndryshimi i gjuhëve tuaja dhe i ngjyrave tuaja"[7]. Disa nga komentatorët, për këtë ajet thonë: S'do të thotë ndryshimi i gjuhëve se ky flet arabisht e tjetri anglisht, jo, ndryshimi i gjuhëve do të thotë: ndryshimi i zërave, çdo person e ka zërin e tij të veçantë. Në kohën tonë është e njohur me emrin "vula e zërit", çdo person ka vulën e zërit, siç është gjurmat e gishtave që e dallojnë nga të tjerët, madje disa njerëz e vënë pasurinë e tyre në ndonjë bankë të veçantë e thonë: nënshkrimi im është zëri im. Ky është ndryshimi i gjuhëve, ndryshimi i zërave.

"Ndryshimi i ngjyrave": Disa prej komentatorëve e kanë komentuar si ndryshimi i formave, çdo njeri e ka formën e veçantë që e dallon nga të tjerët, mund ta dallosh Zejdin nga Amri, Aliun nga Abbasi, e kështu, çdo njeri ka formën e tij të veçantë.

Mirëpo, nëse ata do të formojnë njerëz të ngjashëm e identikë, atëherë si do të dallohen njerëzit? Si do ta dallosh Zejdin nga Amri? Si do ta dallosh këtë nga ai? Si do t'i dallojë mësuesi nxënësit e tij? Nëse ndonjëri prej tyre hyn në provim në vend të shokut të tij, si do ta dallojë këtë nga ai? Si do të dallohet kriminel kur të bëjë ndonjë krim, e si do t'i hetojë hetuesi ata, dhe si do të gjykojë gjykatësi, pasi të gjithë kanë një formë? Si do ta dallosh e ta veçosh kriminelin nga të tjerët? Madje, si do ta dallojë burri gruan e tij nga të tjerat? Si do ta dallojë gruaja burrin e saj nga të tjerët? Jeta do të shkatërrohet atëherë kur njerëzit do t'i përngjajnë njëri-tjetrit e nuk do të dallohen midis tyre.

Ky dallim është cilësi e kërkuar, madje e domosdoshme për të vazhduar jeta; Zoti ynë çdo njeriu i ka bërë personalitetin e tij të pavarur, në bazë të tij i është drejtuar njeriut, në bazë të tij llogaritet, në bazë të tij shpërblehet e ndëshkohet, dhe në bazë të tij bart përgjegjësinë në këtë botë dhe llogarinë në botën tjetër. Nëse ata formojnë njerëz identikë, ata e kanë shkatërruar jetën njerëzore dhe shoqërore.

## Rreziku nga sëmundjet mbytëse

Pastaj, kjo e vë njeriun në rrezik, nëse ndonjërin prej tyre e godet ndonjë sëmundje apo virus, të gjithë sëmuren. Një sëmundje mund t'i mbysë të gjithë këta njerëz.

## Shfrytëzimi i klonimit nga ana e disa personave të këqij

Nga një aspekt tjetër: Disa persona të këqij e të pandërgjegjshëm mund ta shfrytëzojnë këtë. Mafia botërore mund të formojë nga disa të këqij kopje identike e të njëjta. Njerëzit ankoheshin nga një Hitler, mafia mund të formojë disa Hitlera nga ky njeri i keq, dhe kjo e kërcënon jetën e njeriut, do ta vërë në rrezik.

Ka rreziqe të shumta, që s'mund t'i parashikojmë. Të tëra këto ndodhin se njeriu e ka humbur faktorin e dallimit, faktorin e shumëllojshmërisë, i cili gjendet në mënyrë natyrore ndërmjet njerëzve.

## Klonimi është kundër dukurisë së martesës

Konsiderata e dytë: Allahu xh.sh. i ka krijuar të gjitha gjallesat në çifte, siç ka thënë Ai:

"Dhe Ne ju krijuam ju në çifte"[8].

Po ashtu Allahu xh.sh. ka thënë:

"I pastër nga të metat është Ai që krijoi të gjitha llojet (çiftet) nga ç' mban toka, nga vetë ata dhe nga çfarë ata nuk dinë"[9].

Në të kaluarën, njerëzit mendonin se çiftet (gjinia mashkullore dhe femërore)

gjenden vetëm në botën njerëzore dhe në botën shtazore. Ndërsa më pas mësuan se në botën bimore, në hurma, gjendet gjinia mashkullore dhe femërore. Pastaj erdhi shkenca bashkëkohore që tha: të gjitha bimët kanë gjini mashkullore dhe femërore, madje të gjitha qeniet, rryma ka polin pozitiv dhe atë negativ, atomi ka polin elektrik pozitiv dhe atë negativ (elektronet dhe protonet), e tërë jeta dhe gjithësia kanë gjininë mashkullore dhe atë femërore. Këtë e ka pohuar Kurani në këtë rregull të përgjithshëm të gjithësisë, për se Allahu xh.sh. ka thënë:

"Dhe Ne krijuam prej çdo sendi dy lloje (mashkull e femër) që ju të kujtoni (madhështinë e Zotit)"[10].

Ata dëshirojnë ta anulojnë këtë rregull të llojeve në gjithësi dhe në jetë, e thonë: Njerëzit mund të mos kenë nevojë për meshkuj ose për femra përgjithmonë, e të mbetet vetëm një gjini. Njëra ndër shkrimtaret amerikane ka thënë: Ne mund ta bëjmë planetin tonë (d.m.th. Tokën) planet vetëm për femra, e të bëhet toka vetëm për femra dhe të mos ketë nevojë për meshkuj!!

Allahu është Ai që ka krijuar llojet, mashkullin dhe femrën, e si të jetojnë ata me një gjini?

"Dhe Ai është Që krijoi llojet-mashkullin dhe femrën"[11].

"Dhe prej tij Ai i bëri dy lloje: mashkullin dhe femrën"[12].

Kur Allahu xh.sh. krijoi Ademin, nuk e la të vetëm, veçse për të nga lloji i tij Ai krijoi bashkëshorte, që të jetojë tek ajo, e i tha atij:

"Ti dhe bashkëshortja jote banoni në Xhennet"[13], sepse s'ka kuptim për Xhennetin, që në të njeriu të jetojë i vetëm, e për hir të kësaj ka ndodhur ky dyfishim, që Allahu ka krijuar njerëzit nga mashkulli dhe femra.

Ata dëshirojnë të heqin qafe njërin nga llojet, e në këtë ka shkatërrim për jetën, dhe kundërshtim në natyrshmërinë e krijimit të Allahut që i krijoi njerëzit në këtë natyrshmëri.

Më parë e kanë provuar këtë gjë populli i Lutit (alejhis-selam), të cilëve u tha Pejgamberi i tyre:

"A vërtet, ju nga epshi kontaktoni me meshkuj, e braktisni gratë tuaja? Ju jeni popull injorant (xhahil)"[14].

"Vërtet ju, të shtyrë nga epshet, u afroheni burrave duke i lënë gratë. Po ju jeni popull i shfrenuar"[15].

"(Të mjerët ju) A shkoni pas meshkujve të kësaj bote! E i braktisni gratë tuaja, të cilat Zoti juaj i krijoi për ju! Por ju jeni një popull që kaloni çdo kufi!"[16].



I ka përshkruar si injorantë, i ka përshkruar si të shfrenuar, i ka përshkruar si popull që kalon çdo kufi, i ka përshkruar si të prishur:

"Ai tha: O Zoti im, më ndihmo kundër popullit të prishur!"[17].

I ka përshkruar si kriminelë, i ka përshkruar me çdo të keqe e poshtërsi. Sepse ata e kanë kundërshtuar natyrshmërinë e krijimit të Allahut, dhe kanë dëshiruar t'i bëjnë meshkujt të panevojshëm për femra, që është një çrregullim nga natyrshmëria, e vërteta dhe feja.

Dhe prandaj Allahu xh.sh. ka ndëshkuar popullin e Lutit (alejhis-selam) me dy ndëshkime:

Ndëshkimi i parë: Ai i përmbyti të gjitha fshatrat e tyre duke kthyer çdo gjë me kokë poshtë.

Ndëshkimi i dytë: Mbi ta reshi gurë të fortë pa pushuar, gurë që ishin të shënuar tek Allahu, dhe çdo gurë godiste ndonjë person të veçantë, ajo nuk është larg zullumqarëve:

"Kur erdhi urdhri ynë, Ne përmbysëm të gjitha ato (fshatrat e tyre) duke kthyer çdo gjë me kokë poshtë, dhe mbi ta reshëm gurë të fortë pa pushuar. (Gurë) Të shënuar tek Zoti yt. Ai (vend) nuk është larg zullumqarëve (idhujtarëve kurejshitë)"[18].

## Mospasja nevojë për familje

Konsiderata e tretë: Allahu xh.sh. familjen e ka bërë bazë të jetës shoqërore njerëzore. Fëmija duhet të rritet nën hijen e familjes, nën hijen e atësisë dhe amësisë, njeriu duhet të jetojë në një shtëpi ku e edukojnë prindërit dhe e duan atë.

Fëmijëria njerëzore është fëmijëria më e gjatë tek të gjitha llojet e gjallesave, s'ka gjallesë së cilës fëmijëria i zgjat disa vjet sikurse është fëmijëria njerëzore, kush do të kujdeset për këtë fëmijë gjatë këtyre viteve? Duhet të ketë një nënë që do ta edukojë atë, një baba që do e do atë, dhe vëllezër me të cilët do të bashkëjetojë. Gjatë kësaj bashkëjetese do të rriten ndjenjat e dashurisë, të mallit dhe të bashkëpunimit. Të gjitha këto rriten gjatë këtij bashkëpunimi të vazhdueshëm për çdo ditë.

Kush do ta rrit' këtë fëmijë, nëse s'ka baba ose nënë?

Tani mendojnë të bëjnë mitër artificiale, në të cilën do të vihet kjo qelizë, mundohen të mos kenë nevojë përgjithmonë për mitrën e femrës. Natyrisht, këtë e mirëpresin të pasurat, aktoret dhe këngëtaret ashtu që të ruajnë elegancën e tyre,- e kjo përbën rrezik.

Ku është amësia? Amësia është mundim e lodhje, e s'është vetëm që t'i japë një vezë kësaj mitre artificiale. Amësia është që femra ta mbajë fëmijën e saj në barkun e vet nëntë muaj. Allahu xh.sh., kur ka urdhëruar që t'u bëhet mirë prindërve, ka thënë:

"Ne e urdhëruam njeriun t'u bëjë mirë prindërve të vet, ngase nëna e vet me mundim e barti dhe me vështirësi e lindi, e bartja e tij dhe gjidhënia e tij zgjat tridhjetë muaj"[19].

Po ashtu në një verset tjetër ka thënë:

"Ne njeriun e kemi urdhëruar për (sjellje të mira ndaj) prindit të vet, sepse nëna e vet e barti atë me mund të vazhdueshëm dhe pas dy vjetësh e hoqi prej gjirit"[20]. Kjo është amësia, amësia e vërtetë është kjo bashkëjetesë me këtë fëmijë, dhe bartja e dhimbjeve të tij.

Kur erdhi njëra nga gratë e shkurorëzuara për t'u ankuar tek Pejgamberi (sal-lall-llahu alejhi we sel-lem), se burri i saj dëshironte t'i merrte të birin e saj nga ajo, i tha: O i dërguar i Allahut, barku im ka qenë vend për birin tim, gjiri im ka qenë ushqim për të, prehri im ka qenë vendstrehim për të, ndërsa babai i tij më ka lëshuar mua dhe dëshiron të ma marrë fëmijën, Pejgamberi (sal-lall-llahu alejhi we sel-lem) i tha:

"Ti je më meritore për të, nëse nuk martohesh"[21].

Çka ka për të thënë gruaja, barku i së cilës s'ka qenë vend për fëmijën e saj, dhe as gjiri i saj ushqim për të, e as prehri i saj vendstrehim për të? Ajo s'është

kujdesur për gjidhënien e tij, e as që ka mbetur shtatzënë për të pasur qumësht, atëherë pra, ku është amësia?

Për hir të kësaj, Islami dhe të gjitha fetë e kanë bërë martesën bazë të familjes, sa kohë që ata pezullojnë martesën nga jeta e njeriut. Me këtë njerëzit bëhen shtazë, s'janë më njerëz që i sundon ligji dhe as vlera.

Tërë kjo është çrregullim dhe shkatërrim i jetës.

Jeta duhet të ketë patjetër familje, të ketë dy bashkëshortë apo dy prindër, e fëmija patjetër duhet të rritet nën hijen e kësaj familjeje dhe në gjirin e saj, e të mësojë nga ajo:

"Të gjithë ju jeni rojtarë dhe të gjithë ju jeni përgjegjës për kopenë tuaj. Prijësi është rojtar, ai është përgjegjës për kopenë e tij. Njeriu në familjen e vet është rojtar dhe ai është përgjegjës për kopenë e tij. Gruaja në shtëpinë e burrit të saj është rojtare dhe ajo është përgjegjëse për kopenë e saj. Shërbëtori në pasurinë e zotërisë së tij është rojtar dhe ai është përgjegjës për kopenë e tij. Njeriu në pasurinë e babait të tij është rojtar dhe ai është përgjegjës për kopenë e tij. Të gjithë ju jeni rojtarë dhe të gjithë ju jeni përgjegjës për kopenë tuaj"[22].

Nëse i shfrenojmë ndjenjat për këto çështje, do të shkatërrohet jeta, e do të jetë i çrregulluar rendi i kësaj gjithësie.

Për shkak të gjithë këtyre qëndrojmë kundër këtij drejtimi të rrezikshëm që e nxisin disa shkencëtarë. Ndërsa shumica e vetë shkencëtarëve (nga shkencëtarët e biologjisë) qëndrojnë kundër këtyre drejtimeve.

## E mirëpresim shkencën e disiplinuar

Ne nuk qëndrojmë përballë shkencës, madje e mirëpresim atë dhe i referohemi asaj, ymeti ynë s'do të përparojë veçse me shkencë e njohuri, mirëpo ne jemi kundër shkencës shkatërruese, dhe prandaj themi: Nëse mund të përfitojmë nga këto udhëzime shkencore në drejtimin e inxhinierisë gjenetike, në shërimin e disa sëmundjeve të pashërueshme e disa sëmundjeve trashëguese, që i trashëgojnë fëmijët nga prindërit e tyre ose nga etërit e tyre, dhe nëse do të mund t'i shëronim disa nga shkaqet e sterilitetit, për se ankohen shumë prej tyre, kjo nuk është e ndaluar; aty ku është interesi, aty është edhe Sheriati (legjislatura) i Allahut. Veçse me kusht që ajo të mos jetë e hapur për një derë të rrezikshme për njerëzinë. Nëse frikësohemi (frikë që bazohet në studime) se, nëse hapet kjo derë, s'do të mbyllet, atëherë më parësore do të ishte ta mbyllim që në nismë.

Në Sheriat kemi një rregull që quhet "sed-du edh-dherai'i"[23] (preventivat që pengojnë veprimin e së ndaluarës), pra: nëse ndonjë çështje është e lejuar, mirëpo nëse i hapet dera asaj, do të shpjerë në çështje të urryera dhe çrregullime për njerëzit, atëherë kjo çështje e lejuar ndalohet, në mënyrë që të mbyllen mundësitë për të arritur tek çrregullimet, siç ka thënë Allahu xh.sh.:

"Ju mos ua shani ata (zotat) që u luten (idhujtarët), përveç Allahut, e (si hakmarrje) të fyejnë Allahun nga armiqësia, duke mos ditur (për Madhërinë e Tij)"[24]. Mos i shani idhujt para idhujtarëve, të cilët për hakmarrje, ta ofendonin Allahun xh.sh., nuk bëjmë mëkat nëse i shajmë idhujt, mirëpo, nëse kjo gjë shkakton fyerjen e Allahut xh.sh., duhet ta lëmë këtë gjë duke u frikësuar nga përfundimi dhe rezultati i tij.

Nëse hapja e derës për këtë çështje do të sjellë të këqija që s'i di kush përveç Allahut, dhe që na sjellin para rreziqeve, të parin e të cilave do ta dimë, po të fundit s'do ta dimë, - atëherë duhet të marrim një vendim të prerë e ta mbyllim këtë derë, siç thuhet: "Nga cila derë vjen fryma, duhet ta mbyllësh atë e të rehatohesh".

Jemi para një çështjeje të rrezikshme, dhe s'e dimë se ç'mund të ndodhë pas kësaj çështjeje, i kemi cekur disa gjëra që janë shenja, mirëpo s'mund të parashikojmë e të imagjinojmë se ç'mund të sjellë kjo çështje nëse i hapet dera, me të vërtetë mund ta mbysë njerëzimin e ta shkatërrojë atë, siç ka thënë Allahu xh.sh.:

"Derisa toka të ketë marrë stolinë dhe të jetë zbukuruar (me bimë, pemë e behar), e banorët e saj të mendojnë se janë të zotët e saj, e asaj i vjen Urdhri ynë, natën ose ditën, Ne ua bëjmë atë (të mbjellat) të korrur, sikurse të mos ekzistonte dje. Kështu Ne u sqarojmë faktet njerëzve që mendojnë"[25].

E lus Allahun që t'i forcojë hapat tanë, ta ndriçojë rrugën tonë e të na udhëzojë në rrugën e drejtë, dhe t'u ndihmojë shkencëtarëve në atë që është e mirë për njeriun, jetën dhe gjallesat.

---

(Përkthimi i këtij artikulli është bërë nga libri "Ligjëratat e Shejh El Kardavit", përgatitur nga Halid Essa'd, mektebetu vehbeh, Kajro, 2000, vëllimi III, faqe: 64-73).

*Përktheu:*
***Mr. Faruk Ukallo***

---

*Fusnotat:*

1. Ata formojnë e nuk krijojnë, ekziston dallimi ndërmjet krijimit dhe formimit, krijimi është për Allahun xh.sh., e formimin mund ta bëjë njeriu përmes asaj që ka krijuar Allahu xh.sh.. Njeriu nuk e ka krijuar qelizën, nuk e ka krijuar as vezën, Allahu është Ai që i ka krijuar ato, mirëpo njeriu mundi që përmes këtyre gjërave që i ka krijuar Allahu xh.sh. të arrijë në këto rezultate, e të formojë njerëz identik që i përngjanë të parit e i përsëritur, sikur të ishin ato fotografitë një personi (Dr. Jusuf El Kardavi).
2. Me këto farze nënkuptohen ato obligime që nëse dikush nga muslimanët i kryen, muslimanët e tjerë janë të liruar nga ai obligim. Mirëpo, nëse këtë farz nuk e kryen asnjëri nga muslimanët, atëherë të gjithë muslimanët janë përgjegjës (përkthyesi).
3. En-Neml, 38-40. Përkthimin e ajeteve Kur'anore nga gj.arabe në gj.shqipe e huazova prej përkthimit të Kur'anit nga H.Sherif Ahmeti, Prishtinë, 1988.
4. El Kehf, 95-96.
5. El Kehf, 98.
5. Fatir, 27-28.
7. Er-Rrum, 22.
8. En-Nebe', 8.
9. Jasin, 36.
10. Edh-Dharijat, 49.
11. En-Nexhm, 45.
12. El Kijame, 39.
13. El Bekare, 35. El A'raf, 19.
14. En-Neml, 55.
15. El A'raf, 81.
16. Esh-Shuara, 165-166.
17. El Ankebut, 30.
18. Hud, 82-83.
19. El Ahkaf, 15.
20. Lukman, 14.
21. Hadithin e transmetojnë: Ahmedi dhe Ebu Davudi nga Abdullah ibën Amri (radijall-llahu anhuma).
22. Hadithin e transmetojnë: Buhariu, Muslimi, Ahmedi, Ebu Davudi dhe Tirmidhiu nga Abdullah ibën Umeri (radijall-llahu anhuma).
23. "Sed-du edh-dherai'i": Preventivat që e pengojnë veprimin e të ndaluarës, nënkuptohen me to ato preventiva të cilat nuk lejojnë arritjen deri tek e ndaluara (harami) (përkthyesi).
24. El En'am, 108.
25. Junus, 24.

# Dr. Hasan Kaleshi studiues i Kuranit

**Prof. dr. Ismail Ahmedi**

Dr. Hasan Kaleshi ka qenë studiues që shquhej për një prodhim shumë të begatshëm dhe shumëdimensional të karakterit linguistik, letrar, historik dhe publicistik. Dr. Hasan Kaleshi, përveç veprimtarisë krijuese në fushat e përmendura, u dallua edhe si studiues në fushën e islamistikës. Prandaj opusi krijues i këtij personaliteti të shquar, nuk do të ishte i plotë pa theksuar studimin shkencor që ka bërë për Kuranin të cilin e botoi për herë të parë në gjuhën serbokroate si parathënie e librit **Iz Kur'ana casnog svetu celom opomene** (Nga Kur'ani Famlartë-mësime për mbarë njerëzimin).

Studimi i cili shtrihet në 27 faqe, është mbështetur në të dhëna shkencore me 73 referime në gjuhë të huaja: arabe, turke, angleze, gjermane, frënge dhe italiane. Punimin shkencor po kështu e karakterizojnë shënimet e pasura të autorit të cilat dëshmojnë që ky studim është fryt i një pune të gjatë kërkimore mbi Kur'anin Famlartë.

Libri përmbyllet me përkthimin tematik të disa ajeteve të 108 sureve të Kur'anit Famlartë.

Studimit të Kur'anit Dr.Hasan Kaleshi në këtë punim shkencor i është qasur në frymën e koncepteve të reformistëve të njohur islamë, si të Xhemaluddin Avganit dhe Muhamed Abduhus, në mënyrë që Islami të lirohet nga deformimet e huaja joislame, të cilat kanë për qëllim shtrembërimin e Islamit burimor. Këto deformime kanë depërtuar përmes formave të ndryshme në fenë islame. Madje duke u inkorporuar në të, kanë ndikuar në mënyrë negative në kuptimin fetar islam dhe në jetën e zhvillimit kulturor e arsimor në trojet shqiptare.

Studimi **Nga Kur'ani Famlartë-mësime për mbarë njerëzimin**, është një punë me vlerë shkencore e autorit ku në mënyrë të hollësishme trajtohet tema më madhore por dhe më komplekse në fushën e islamistikës.



Dr. Hasan Kaleshi

Në pjesën hyrëse të studimit dr. Hasan Kaleshi Kuranin e trajton në mënyrë kronologjike duke filluar nga emërtimet e kësaj Vepre madhore, si: **El-Kur'an** "i lexuar" **El-Kitab** "libër" dhe **El-Mushaf** "libër i faqosur."

Në vazhdim autori bën fjalë për rolin e Kuranit si burim i parë i Islamit dhe si i tillë, ai përmban parimet fondamentale fetare, etike dhe juridike, për të konstatuar më pastaj se kjo Vepër është përmbledhje e rregullave në bazë të të cilave më vonë do të ndërtohet dhe zhvillohet jeta shpirtërore, materiale dhe kulturore e myslimanëve.

Që në fillim të studimit autori me arsye trajton ecurinë e shpalljes së Kuranit, e cila është realizuar në një interval kohor prej 23 vjetësh duke konstatuar: ".... Shpallja kohë pas kohe kishte për qëllim të përgatisë shpirtërisht një popull të prapambetur që me bindje të thellë të pranojë, fenë revolucionare e cila shembi jo vetëm politeizmin e atëhershëm arab por ndikoi edhe në marrëdhëniet shoqërore dhe ekonomike." Dhe pikërisht këtu qëndron fenomeni kuranor që Shpallja të realizohej në situata dhe në kushte të caktuara kohore.

Në kontekstin e historisë së shpalljes së Kuranit, autori thekson besimet pagane politeiste parakuranore, që manifestoheshin në adhurimin e planetëve, në kultin e burimeve ushqimore, dhe në idhuj që i krijonin vetë. Suprimimi dhe mohimi i këtyre besimeve nuk ishte dhe aq i lehtë, për arsye se prekte thelbin fetar arab dhe sedrën e tyre historike e kombëtare. Historinë e shpalljes së Kuranit autori e përfundon me definicionin për Kuranin: *Kurani është fjalë e Zotit, Fjalë e përjetshme, jo e krijuar, Fjalë e cila ka qenë e shkruar para se të krijohej bota, me urdhër të All-llahut, në një tabelë të ruajtur mirë në LEUHI MAHFUZ në qiell.* Ky përkufizim, pra, është në harmoni të plotë me konceptet islame dhe qëndrimin e drejtë të shkencëtarëve islamë për Kuranin Famlartë.

Studimin **Nga Kur'ani Famlartë-mësime për mbarë njerëzimin,** Dr. Kaleshi e ka ndarë në nëntë njësi të shkurtra, të cilat mund të përmblidhen në dy pjesë tematike:

Pjesa e parë përfshin temat: Përmbajtja e Kuranit, Burimet e Kuranit, Kurani dhe religjioni i krishterë dhe hebrej, Kurani dhe Hadisi, Recensimi i Kuranit, Gjuha e Kuranit dhe Ndarja e Kuranit.

Në këtë pjesë shtjellohen çështjet fondamentale për kuptimin dhe vlerësimin objektiv të Kuranit Famëlartë.

Përmbajtjen e Kuranit autori e ka përmbledhur në pikat më kryesore duke filluar me besimin në Islam. Pikërisht këtu theksohet kredoja islame, e cila heq vijën ndarëse në mes besimit dhe mosbesimit.

Mandej normat morale të cilat fisnikërojnë shpirtin njerëzor, tregime mbi popujt e tjerë, ligje praktike, të cilat janë dhënë definitivisht në Kuran e që kanë të bëjnë me marrëdhëniet e njerëzve dhe Perëndisë, në një anë, dhe marrëdhëniet e njerëzve në mes tyre, në anën tjetër. Këto janë vija të përgjithshme që karakterizojnë përmbajtjen e Kuranit.

Origjinalitetin e Kuranit, dr.Hasan Kaleshi e trajtoi në pjesën e parë si temë bosht, me titullin: *Burimet e Kur'anit.* Këtë temë mjaft komplekse në shkencën

islame, autori e shtjellon në mënyrë analitike dhe me shumë kujdes.

Lidhur me origjinalitetin e Kuranit, Dr. Hasan Kaleshi, me guxim dhe me një akribi shkencore, konstaton: *Kur'ani si vepër autentike është pranuar si fakt i pamohuar edhe nga shkencëtarët e Lindjes edhe ata të Evropës".*

Qëndrimi i Kuranit ndaj feve të shpallura, Hebraizmit dhe Krishterimit në këtë pjesë trajtohet në frymën pozitive, që Kurani i vërteton librat e mëparshëm të shenjtë. Kjo nuk nënkupton edhe ndryshimet esenciale në mes Islamit, Hebraizmit dhe Krishterimit, që manifestohen në konceptin parimor të Njëshmërisë së Perëndisë. Pikërisht Kurani suprimoi trinitetin dhe, për shembull, Isai a.s., sipas Islamit, është profet si shumë profetë të tjerë, por jo edhe Zot.

Paraqitja e birit të Zotit është e barabartë me mohimin e Zotit. Mirëpo në anën tjetër, të mohosh Musain dhe Isain a.s., që janë profetë të Perëndisë, po kështu sipas Islamit të largon nga besimi islam. Trajtimi i këtyre çështjeve fondamentale na bind edhe më shumë se autori ka poseduar njohuri të thella në fushën e akaidit, tefsirit dhe filozofisë islame.

Dy burimet kryesore islame, *Kurani dhe Hadisi,* trajtohen si tema të veçanta në kuadër të këtij studimi. Në këtë pjesë ndriçohet botëkuptimi i Kuranit si Fjalë e Zotit, dhe hadithit fjalë dhe vepër e Muhamedit a.s. Në këtë korpus të studimit qëndron edhe tema: *Recensimi i Kur'anit*.

Recensimi i Kuranit, sipas mendimit të autorit, paraqitej si nevojë e ngutshme dhe e domosdoshme e kohës për arsye të dallimeve ortografike që bëheshin gjatë leximit të tij.Kështu, Halifi i parë Ebu Bekri, kishte urdhëruar Zejd ibn Thabitin, sekretarin e Muhamedit a.s., i cili e dinte tërë Kuranin përmendsh, që të gjitha pjesët e tij, t'i shkruante në një vend. Këtë punë me kaq përgjegjësi, do ta kurorëzonte Halifi i tretë, Osmani, më 645 të e.r. me formimin e komisionit kompetent, të udhëhequr nga Zejd ibn Thabiti, i cili e përpiloi recensimin definitiv të Kuranit në katër ekzemplarë dhe të cilin e dërguan në katër qendrat islame: në Meke, në Basra, në Kufe dhe në Damask.

Një qasje të mirëfilltë shkencore në këtë studim, dr.Hasan Kaleshi bën për Hadisin, burimi i dytë islam. Në këtë kontekst autori thekson se Kurani i vë bazat themelore, ndërsa Hadisi i jetëson ato. Në këtë pjesë trajtohen në mënyrë të veçantë edhe fillet e regjistrimit të hadisit si dhe përmbledhjet më të njohura të tij.Në këtë pjesë të studimit, autori me përkushtim thekson veprat më autoritative dhe më origjinale në këtë lëmë si: Sahihul-Buhari dhe Muslimi.

Në pjesën e dytë të studimit, dr.Hasan Kaleshi Kuranin e vështron në aspektin gjuhësor, letrar e kulturor. Gjuha e Kuranit ka rëndësi të veçantë për filologjinë arabe, për se autori nxjerr në shesh një varg hipotezash lidhur me këtë problem. Kështu linguistët tradicionalë arabë konstatojnë se Kurani është shpallur dhe shkruar në gjuhën letrare arabe, pa huazime gjuhësore, pikërisht ashtu siç theksohet edhe në Kuranin Famëlartë.

Mirëpo, më vonë studiuesit islamë, si në Lindje ashtu edhe në Evropë, mendojnë se Kurani përfshin një numër të vogël huazimesh me prejardhje abisine, aramite, greke, hebraike dhe persiane. Kështu, për shembull, autori përmend fjalët {kalem} = penë, e cila është me prejardhje greke {kalamos}, si dhe fjalën {Kirtas}= në greqisht {Khartes} fletë. Me gjithë këto huazime që i ka, prapëseprapë gjuha e Kuranit është gjuhë e pastër arabe, e cila është në funksion të drejtpërdrejtëtë gjuhës letrare arabe.

Me shumë interes në këtë studim është trajtimi i stilit të Kuranit. Pikërisht në këtë pjesë autori flet për stilin e sureve të Mekës, ajetet e të cilave janë të shkurtra e që përbëjnë tërësinë e një rime unike, tingëlluese dhe të pasur me rrokje të gjata dhe të theksuara. Kanë stil eliptik, çdo herë të zjarrtë, me oratori të mrekullueshme.

Përveç kësaj, vetë ndarja në ajete bazohet në një fakt të rëndësishëm stilistik, që do të thotë se paraqitja e një rime apo një asonance, që tek arabët quhet fasile, është forma e përfundimit të intervaleve me të cilat përfundojnë frazat muzikale. Si e tillë, ajo është një nga elementet ritmike të gjuhës së Kuranit Famëlartë.

Nga karakteristikat e veçanta të stilit të Kuranit, është përsëritja e një ajeti pas një tjetri, respektivisht pas disa ajeteve, që do të thotë se një ajet është në funksion të refrenit. Të theksojmë shembullin e sures *Er-Rrahman,* ku një ajet përsëritet në formë refreni 31 herë.

Një karakteristikë tjetër stilistike të Kuranit Famëlartë autori e vëren në përdorimin e shpeshtë të tropeve: metafora, krahasimi, personifikimi, hiperbola etj. Në këtë kontekst autori thekson disa shembuj nga Kurani, si: *Ata ikin si gomarët e frikësuar nga luani*" *Veprat e tyre i ngjajnë territ që shtrihet mbi detin e thellë. Ata do të kenë hyritë me sy të bukur*" "*Të ngjashëm me xhevahirët dhe koralet*" për të konstatuar më në fund se *tërë kjo është e nevojshme të parashtrohet që lexuesi ynë të mund të kuptojë arsyen e fuqisë magjike të Kuranit, të cilën fuqi assesi nuk mund ta ndiejë në përkthim, sado i mirë të jetë ai*.

Me pjesën tematike *Ndikimi i Kuranit në krijimin e kulturës dhe qytetërimit arab* përfundon studimi i autorit lidhur me Kuranin. Në këtë pjesë vihet re roli i Kuranit si faktor kryesor për formimin dhe përhapjen e gjuhës arabe. Nevoja për komentimin e Kuranit nxiti mbledhjen e tërë thesarit gjuhësor, ndërsa interesimi për ruajtjen e pastërtisë së tij gjuhësore, të shqiptimit dhe të leximit të drejtë, mundësoi krijimin e gramatikës dhe sintaksës arabe, të cilat, me disa modifikime të vogla, përdoren edhe sot.

Në saje të Kuranit – konstaton autori - gjatë tërë mesjetës, po edhe sot e kësaj dite, gjuha arabe përfaqëson jo vetëm gjuhën e shkencave islame, por edhe një gjuhë të shkencës dhe të qytetërimit botëror.

Në këtë studim për Kuranin, Dr. Hasan Kaleshi ka ndriçuar njëherësh edhe një varg ngjarjesh të historisë së zhvillimit islam në përgjithësi, prandaj ky punim shkencor përbën një kontribut të vlefshëm në fushën e studimeve të Kuranit.

# Konferenca Islame dhe Kosova

Muhamed Jusufi-Kajolli

**Duke njohur marrëdhëniet shumë të mira midis shteteve arabe dhe ShBA-së, mendoj se këta të fundit kanë një strategji që njohja nga shtetet arabe të bëhet më vonë, në mënyrë që njohja të mos marrë karakter fetarë. Kosova duhet të durojë edhe pak sa të njihet nga 77 shtete të tjera, e pastaj në bllok ose nga secili shtetet islam veç e veç, të bëhej njohja brenda një kohe të shkurtër.**

I motivuar nga analiza të ndryshme rreth konferencës islamike dhe nga zhgënjimi i disa individëve, obligova veten të shkruaj rreth këtij problemi të ri. Kam përshtypjen se qasja ime do të ndihmojë sadopak, ata pak të zhgënjyer, rreth njohjes së Republikës së Kosovës.

Elementet që kanë të bëjnë me këtë fushë, janë: 1. shpallja e pavarësisë së Republikës së Kosovës, 2. kërkesa për njohje, nga shtete sovrane, në këtë mes hyjnë edhe shtetet islamike dhe 3. Qëndrimi i "shteteve islamike" rreth kësaj kërkese.

Kosova ka shpallur pavarësinë. Presupozoj se të gjitha shtetet në një mënyrë e dinë se mbrapa kësaj shpalljeje qëndron ShBA-ja, për se, shqiptarët në përgjithësi dhe pakicat joserbe të Kosovës, i janë mirënjohës veprimit dhe sakrificës amerikane. Pa këta të fundit, është shumë e qartë se shqiptarët, edhe pse e meritojnë mëvetësinë, nuk do të mund ta shpallnin Pavarësinë. Kështu, shqiptarët u janë mirënjohës edhe shteteve të tjera, të cilat u rreshtuan krah kësaj sakrifice. Gjithashtu, mirënjohës u janë edhe të gjitha shteteve islame për ndihmën humanitare dhe ushtarake. Dhe, krejt në fund, u jemi mirënjohës të gjitha shteteve që gradualisht po e kuptojnë realitetin e ri në Ballkan. Nuk ka dyshim se amerikanët, sot për sot, janë gjeneratori i ndryshimeve globale në botë, prandaj axhenda amerikane nuk mund të përputhet me axhendën tonë dhe as me axhendat e shteteve të tjera të Ballkanit.

Kosova, ditën që shpalli Pavarësinë, po atë ditë kërkoi nga shtetet sovrane për njohjen e saj. Deri më sot kësaj kërkese i janë përgjigjur pozitivisht një numër i konsiderueshëm i shteteve. Na gëzon fakti se njohjen e pavarësisë e kemi nga shtetet më të zhvilluara të botës. E shtetet islamike kishin paralajmëruar se do ta pranonin në paketë Republikën e Kosovës, të paktën kështu na informuan politikanët tanë. Fillimisht kështu u tha nga ish-anëtari i negociatave me Serbinë, Veton Surroi dhe, më vonë nga vetë Kryeministri, Hashim Thaçi.

### Shtetet islame dhe Kosova

Shumë pak ishin ato institucione brenda shteteve islame që njihnin Krahinën Autonome të Kosovës. Nuk gaboj sikur të them, mbase askush nga këto institucione nuk e njihte Kosovën, me përjashtim të pak individëve brenda një numri të vogël institucionesh. Myslimanët e ish-Jugosllavisë në Botën Islame prezantoheshin nga Kryemyftiu i Bosnjë e Hercegovinës, e kjo, askund nuk i theksonte shqiptarët, gjegjësisht myslimanët e Jugut të këtij shteti. Bota Islame mendonte se gjashtë milionët myslimanë që jetonin në Jugosllavi, që të gjithë ishin nga Bosnja. Ndërsa shqiptarët (myslimanë) filluan të njiheshin nga këto shtete vetëm pas viteve nëntëdhjetë, me ardhjen e shoqatave bamirëse islame në Shqipëri. Jemi dëshmitarë të ndihmës së madhe që këto shtete u ofruan shqiptarëve dhe Kosovës gjatë dhe pas luftës së vitit 1999.

### Diplomacia shqiptarëve dhe shtetet islame

Të jemi konkretë, diplomacia shqiptare shumë pak ka punuar me shtetet islame. Nëse Kosovën filluan ta njihnin nëpërmes shtetit amë - Shqipërisë, atëherë diplomacia shqiptare ndaj këtyre vendeve udhëhoqi një politikë injoruese. Në kohën e ish-Presidentit Ramiz Alia, Shqipëria kishte fituar statusin e shtetit vëzhgues në OSHI, për herë të parë në këtë organizatë kishte shkuar Ministri i Punëve të Jashtme Muhamet Kapllani, ndërsa në takimin tjetër, kur shkoi Alfred Sereqi, Presidenti Berisha u sulmua ashpër nga opozita. Me ardhjen në pushtet të opozitës në vitin 1997, u ndërprenë marrëdhëniet me këtë organizatë. Për fat të keq, pushtetarëve socialistë, nuk u mjaftoi ngrirja e lidhjeve me këtë organizatë, por ajo përdori fjalorin më fyes ndaj kësaj organizate.

Një fakt tjetër është edhe politika e ish-Presidentit të Kosovës Ibrahim Rugova. Për fat të keq, na është i freskët të gjithëve qëndrimi tij. Gjithashtu edhe ky politikan udhëhoqi një politikë injoruese (jo fyese), por për të, ata ishin inekzistentë. Sa herë që kërkohej të prezantohej Kosova me përfaqësuesit e saj nëpër këto takime, ai nuk ishte i gatshëm të dërgonte askënd. Nëse në këtë konferencë shprehin dëshirë të pranohen shtete me përqindje të vogël të myslimanëve, atëherë çfarë e pengonte Shqipërinë ose na pengon ne që të pranohemi në këtë organizatë. Nuk ka dyshim se nga takime të



tilla, ne do të kemi përfitime të mëdha ekonomike dhe kulturore.

### Kush janë shtetet islame

Populli ynë duhet t'i njohë më mirë e më gjerësisht shtetet islame. Secili njeri duhet ta ketë parim jetësor njohjen e gjësendeve, sepse kjo ndihmon në mosndërrimin e opinioneve shpesh. Jo rastësisht, pak më sipër e kisha futur në thonjëza shprehjen shtetet islame. Duhet ta kemi të qartë se në botë sot për sot nuk ka shtete me regjim islam, me përjashtim të Republikës Islame të Iranit dhe Republikës Islame të Mauritanisë. Unë personalisht nuk di shtete të tjera në botë që drejtohen nga sistemi islam. Nëse i konsiderojmë si shtete islame të gjitha ato shtete ku myslimanët përbëjnë shumicën, atëherë dakord, le t'i quajmë të tilla. Aq sa unë i njoh shtetet me sfond islam, kemi shtete islame klasike monarkiste, shtete me demokraci të brishtë (diktatoriale) dhe shtete me demokraci të pranueshme.

Deri në vitin kur mbaroi Lufta e Ftohtë, shumica e shteteve islame bënin pjesë në grupin e shteteve të treta, pra, shteteve të painkuadruara. Siç dihet, shteti ish-Jugosllavi, së bashku me Egjiptin dhe Indinë, kanë qenë gjeneratorë të lëvizjes së këtyre shteteve. Sa kohë që dihet se Jugosllavinë e udhëhiqnin serbët. Nëse politika serbe nuk kishte arritur të ndikonte në shtetet myslimane monarkiste dhe në shtetet me demokraci të pranuar, ajo kishte ndikuar dukshëm në shtetet me demokraci të brishtë.

Si shtetet më me ndikim ndër shtetet islame në botë, janë: Irani, Turqia, Arabia Saudite dhe Egjipti. I vetmi është Egjipti, i cili në njëfarë mënyre mban qëndrim jo të qartë ndaj Kosovës. Si duket, egjiptianët nuk duan t'u mbeten borxh serbëve, për ndihmën që ua dërguan në vitin 1973 kundër Izraelit. Egjipti, për pikëoamjen time, bën pjesë në shtetet me regjim demokratik të brishtë, kurse vetë Husni Mubarak ka mbaruar shkollën për pilot në Moskë. Duke marrë për bazë këtë, dhe aktualitetin në Egjipt, politika e tij është konfuze edhe brenda vetë shteteve arabe. Megjithatë, parapëlqej që diplomacia jonë të punojë më me seriozitet me këtë shtet të madh, sepse ky shtet mund të ndikojë tek shtetet e llojit të tij.

Arabia Saudite është një shtet që asnjëherë nuk ka pasur marrëdhënie të mira me ish-Jugosllavinë, duke qenë se kjo ka marrëdhënie të mira me ShBA-në. Mendoj se në një takim zyrtar, kjo do ta



njohë Republikën e Kosovës. Bëhet fjalë për një shtet që ndikon dukshëm në shtetet monarkiste të llojit të tij dhe më gjerë.

Turqia është shteti që njohu Republikën tonë, dhe ky shtet po bën të pamundurën duke lobuar brenda kësaj organizate, bile edhe më gjerë.

Irani është një shtet me ndikim rajonal në Lindjen e Mesme; në shikim të parë secili mendon se ky shtet është kundër Amerikës, dhe, duke qenë se Amerika ndihmoi pavarësimin e Kosovës, natyrisht ky shtet duhet të jetë kundër pavarësisë së Kosovës. Jo, unë personalisht nuk e shikoj me këtë sy. Irani kishte politikë konstruktive në Bosnjë e Hercegovinë me ShBA-në dhe BE-në, po kështu është konstruktiv edhe në Afganistan e Irak. Atëherë pyes veten pse duhet të jetë kundër pavarësisë së Kosovës, sa kohë që edhe ky shtet u ofroi shqiptarëve ndihma humanitare gjatë krizës!? Secili shtet ka politikat e veta afatshkurtra dhe afatgjata, prandaj nuk shoh asnjë mundësi që Irani të rreshtohet me politikën dezintegruese të Serbisë.

### Pse s'e njohu Konferenca Islamike pavarësinë e Kosovës

Personalisht nuk e di se në çfarë cilësie shkoi delegacioni ynë në këtë konferencë. A ishin të ftuar si vëzhgues apo si mysafirë, sa për të prezantuar ndryshimet e reja në Kosovë, meqenëse kishte për t'u biseduar aty për një shtetet të porsalindur. Sidoqoftë, dy janë arsyet që shtetet islame nuk e njohën pavarësinë e Kosovës. E para, prezantimi i dobët i palës sonë dhe, e dyta, mbase kanë vlerësuar se ishte akoma për ta bërë njohjen.

Kur them prezantimi i dobët, këtu nuk aludoj për Ministrin e Arsimit dr. Enver Hoxhajn. Ai, si person dhe si politikan, është me përvojë të shkëlqyer dhe është njeri që premton shumë. Por ajo që e bëri të dobët prezantimin, ishte rangu i përfaqësimit. Në Dakar ishin tubuar mbretër, presidentë dhe kryeministra, ndërsa përfaqësuesi ynë ishte ministër i arsimit. Në diplomaci, kjo shikohet shumë. Unë nuk kam informacion pse nuk shkoi në Dakar Presidenti ose Kryeministri ynë, por, thënë realisht, në takime të tilla do të duhej të ishin të pranishëm njëri prej këtyre të dyve, ose që të dy së bashku, mu sikur përfaqësimi i Shqipërisë në Bukuresht nga Presidenti, Kryeministri dhe Ministri i Mbrojtjes. Kosova kishte nevojë për njohje, dhe prezantimi ynë në këtë konferencë do të duhej të ishte i nivelit më të lartë.

Ndërsa arsyeja e dytë, mbase esenca e saj, duket e paqartë, por është e mundshme. Shkeljet e rënda të Serbisë dhe vetoja Ruse bënë që Kosova të zgjidhte rrugën jashtë rregullave të OKB-së. Për të fituar shansin tjetër që Kosova të bëhet shtet anëtar në këtë organizatë, i duhet të ketë mbështetjen ose njohjen e 128/9 shteteve. Serbia dhe aleatët e saj, tani për tani janë të interesuara që ta pengojnë në çdo mënyrë njohjen e Kosovës. Ata duan tajvanizimin tonë. Nuk jam shumë i sigurt, por, vetëm 24 shtete deri tani kanë njohur Tajvanin, ndërsa Kosovën deri tani e kanë njohur 35 shtete. Po ta njihnin edhe shtetet e mbetura islame, do të bëheshin 87 shtete. Ky numër nuk është i mjaftueshëm për anëtarësimin në OKB, ndërsa, në anën tjetër, diplomacia antinjohje do të rritej edhe më shumë, sepse do të flitej për një shtet të ri islamik në Evropë... Duke njohur marrëdhëniet shumë të mira midis shteteve arabe dhe ShBA-së, mendoj se këta të fundit kanë një strategji që njohja nga shtetet arabe të bëhet më vonë, për arsye se njohja të mos marrë karakter fetar. Kosova duhet të durojë edhe pak derisa të njihet nga 77 shtete të tjera, e pastaj në bllok ose secili shtetet islamik veç e veç, do ta bënte njohjen për një kohë të shkurtër.

# Është absurd dominimi i së keqes në jetën islame

Ataullah Aliu

**".... S'ka dyshim se veprat e mira i shlyejnë ato të këqijat. Kjo është një këshillë për ata që i pranojnë këshillat. Dhe ti ji i durueshëm, se All-llahu nuk ua humb shpërblimin bamirësve". (Hud, 114-115)**

Në këtë artikull do të bëj përpjekje që, në pika të shkurtra, të shtjelloj çështjen e krijimit të njeriut, shkakun për faljen e mëkateve, shkakun për dominim ndaj mëkateve, për mutteikun (të devotshmin) që ka shumë të mira dhe, pejgamberët urdhërohen për ibadet, lutje dhe istigfar, respektivisht do të bëj përpjekje për të shpjeguar vetë çështjet në fjalë dhe qenien e një lidhshmërie, zinxhiri apo hallke, në mes pesë çështjeve të lartshënuara.

### Krijimi i njeriut

Në dallim nga çdo krijesë tjetër, njeriu u krijua për ta njohur dhe për t'I bërë ibadet Allahut xh.sh. Mirëpo njeriu dallon nga krijesat e tjera, sepse atij iu dha aftësi mendore dhe kompetenca e caktuar të mos E njohë - ta njohë Atë, e jo **tavan ve kerhen** (me dashje e pa dashje). (Ali Imran, 83).

Nga ana tjetër, më se normale është që myslimani nuk mund të jetë i pagabueshëm në kuptimin absolut, mirëpo është detyrë e tij që të bëjë përpjekje për t'i bërë rezistencë armikut të përbetuar, shejtanit, i cili në mënyrë të vazhdueshme është i gatshëm dhe i përbetuar për ta cytur, nxitur dhe ngacmuar, që ai të gabojë. Prandaj është detyrë e myslimanit që të mos lejojë të provokohet nga armiku i cekur dhe të bjerë në grackа të tij e të bëjë ndonjë nga mëkatet e mëdha, siç janë: mosagjërimi i muajit të Ramazanit, mosfalja e namazit, mosdhënia e zekatit, lëshuarja e xhihadit (përpjekje e vazhdueshme për të qenë nën porosinë kuranore dhe synetike), marrja me përgojime, me të gënjyer, me shpifje, të provokuarit e muslimanit, të nënçmuarit e myslimanit, prekja e dinjitetit të myslimanit etj. Ma thotë mendja se vetëm një moment po qe se mendojmë, nuk mund t'i bëjmë lak dëshmisë se mëkatet e lartpërmendura bëhen, nëse jo për asgjë tjetër, vetëm sa për të hapur bisedë. Megjithatë, edhe për mëkatet në fjalë ka rrugëdalje, e ajo është pendimi, dhe, për sa u përket atyre që bëhen si lapsuse (të rastit), ekziston shkas për faljen dhe zotërimin e tyre. Të shohim këto dy çështje.

### Shkas për shlyerjen dhe faljen e mëkateve

Muëmini ka për obligim të bëjë përpjekje për të zbatuar atë që urdhëroi Allahu xh.sh. dhe Syneti i Resulullahut dhe t'u shmanget e të heqë dorë nga ato që i ndalon Sheriati islam. Në të kundërtën, përsëri nuk është në rrugë pa krye, sepse porta e tevbes (pendimit) dhe istigfarit (të kërkuarit falje) - nuk mbyllet asnjëherë.

Për sa u përket mëkateve që nuk i përkasin kategorisë së rëndë, të cilat bien në domenin e rastit dhe të cilat nuk bëhen me një parapërgatitje (p.sh. fyerja e një myslimani pa përgatitje paraprake, d.t.th. rastësisht), për to ekziston shkas për shlyerje dhe falje të tyre. Lidhur me këtë, Allahu xh.sh. thotë: "...S'ka dyshim se veprat e mira i shlyejnë ato të këqijat..." (Hud, 114). Ndërkaq, Muhammedi a.s. thotë: "Pesë namazet e obligueshme dhe namazi i xhumasë, deri në xhumanë e ardhshme, i fshijnë mëkatet e vogla të bëra ndërmjet këtyre kohëve të namazit, në qoftë se myslimani nuk bën mëkate të mëdha" (Transmetojnë Muslimi dhe Tirmidhiu). Në një tjetër hadith thuhet: "Hiqni salavate për mua, sepse heqja salavate për mu do t'ju lajë mëkatet dhe do t'jua shtojë begatitë". (Transmeton I'bn ebi Shejbe prej Ebu Hurejres). Na ka treguar Muslim b. Ibrahimi, ky prej Ebu Hurejres r.a., ky prej Pejgamberit a.s., i cili ka thënë: "Kush agjëron Ramazanin me besim dhe përkushtim, do t'i falen mëkatet e mëhershme" (Transmeton Buhariu). Nga i njëjti sened (mbështetje – zinxhir) transmeton Buhariu se Resulullahu s.a.v.s., ka thënë: "Kush falet dhe lutet Natën e Kadrit me besim dhe përkushtim, do t'i falen mëkatet e mëhershme". Gjithashtu Muhamedi a.s. thotë: "Pasi të kesh bërë një të keqe, bëj një të mirë, që do ta fshijë të keqen". (Transmeton Taberaniu nga Eba Dherri).

Prandaj, myslimani duhet të ketë kujdes që të mos provokohet, të mos bjerë nën ndikimin e satanit për të bërë ndonjë nga mëkatet e kategorisë në fjalë, e për sa u përket mëkateve jo të kategorisë së lartshënuar, për shlyerjen dhe faljen e tyre, ndër të tjera, ishin edhe këto shkaqe.




### Shkas për dominim ndaj mëkateve

Është formë tjetër përmes së cilës bagazhi i të mirave të muëminit rëndon kundruall të këqijave të tij. Për këtë kemi kategorinë kuranore dhe atë të Synetit të Resulullahut s.a.v.s. Allahu xh.sh. thotë: "Kush vjen me një (punë) të mirë, ai (në ditën e Gjykimit) shpërblehet dhjetëfish, e kush vjen me (vepër) të ke-

qe, ai ndëshkohet vetëm për të. Atyre nuk u bëhet e padrejtë". (El-Ena'm, 160).

Dhjetëfishi i shpërblimit për një vepër të mirë është shkalla më e ulët e shpërblimit, meqë më e larta është shtatëqind e sipër.

Shpërblimi i shumëfishtë është bujaria e të Madhit Allah, e ndëshkimi sipas veprës, është Drejtësia e Tij.

Ajeti tjetër: "S'ka dyshim se All-llahu nuk bën padrejtësi as sa grima, e nëse ajo vepër është e mirë, Ai e shumëfishon atë dhe Vetë Ai i jep shpërblim të madh" (En-Nisa, 40).

I Dërguari i Allahut (paqja dhe shpëtimi qofshin mbi të) deklaron se Allahu xh.sh. thotë: "Nëse abdi (adhuruesi) im synon një (vepër) të mirë e nuk e bën, i shënoj një të mirë, e nëse e bën (veprën), ia shënoj dhjetë të mira e gjer në shtatëqind fish (ia shumëfishoj gjerë në shtatëqind), e nëse synon të bëjë një të keqe po nuk e bën, nuk ia shënoj atë, e nëse e bën, i shënoj një të keqe". (Zgjodhi Muslimi).

Prandaj, shihet qartë se myslimani i cili në jetën e tij ka projekt dhe jetë islame, është absurde që të dominojë e keqja ndaj të mirave të tij, meqënëse pikënisja e së mirës është me dhjetë, ndërkaq e së keqes një për një. Megjithatë, kjo vlen për myslimanin i cili projektues të jetës së tij ka Kuranin dhe Synetin e Resulullahut s.a.v.s. dhe në këtë mënyrë nuk i mbetet hapësirë për të dalë nga kornizat e Sheriatit islam. Në kuadër të kësaj që u tha gjer më tani, mund të bëhet fjalë për muttekiun (të devotshmin).

## Për muttekiun ka shumë të mira

Që të mund të vazhdojë në mënyrën e lartpërmendur dhe të përfitojë e përvetësojë këtë që u tha, një mysliman i caktuar duhet të ketë parasysh prore formulën kuranore: "Vetëm Ty Të adhurojmë dhe vetëm te Ti kërkojmë ndihmë!" (El-Fatiha, 4) Andaj, pa formulën në fjalë, e gjithë përpjekja do të ishte e kotë dhe e pafrytshme. Prandaj pozicioni i myslimanit është: mes përpjekjes për veprim dhe të kërkuarit të ndihmës nga Allahu xh.sh., në mënyrë të vazhdueshme. Në këtë kontekst do të shtrohej çështja e devotshmërisë dhe të devotshmit. Përkufizimi i devotshmërisë do të ishte: përpjekje e vazhdueshme për të bërë atë që urdhëron Sheriati islam, nga njëra anë, dhe shmangia e atyre që ka ndaluar Sheriati islam, nga ana tjetër.

Kjo që u tha, quhet vepër e mirë, e vepërmirin dhe të devotshmin e pret e mira në këtë botë dhe në botën tjetër.

Për sa i përket së mirës në këtë botë, Allahu xh.sh. thotë: "Kush bën vepër të mirë, qoftë mashkull ose femër, e duke qenë besimtar, Ne do t'i japim atij një jetë të mirë (në këtë botë)..." (En-Nahl, 97). Prandaj vepra e mirë e atij që është besimtar, është garanci për një jetë të kënaqur edhe gjatë kësaj jete. Nga Allahu xh.sh. shpërblehen njësoj vepra e mashkullit dhe e femrës. Kur është fjala për botën tjetër, respektivisht për shpërblimin për botën e matanshme, të lexojmë fjalën e Allahut xh.sh.: "... E (në botën tjetër) do t'u japim shpërblimin më të mirë për veprat e tyre" (En-Nahl, 97). Prandaj, për vepërmirin dhe muttekiun shpërblimi në fjalë, sipas të shprehurit të Kuranit adhimushshan, është ky: "S'ka dyshim se të devotshmit kanë fitime të mëdha. Kopshte e vreshta rrushi. Edhe vasha të një moshe. Edhe gota të mbushura plot verë. Aty nuk dëgjojnë fjalë të kota, as gënjeshtra. Shpërblime e dhurata të shumta dhënë nga Zoti yt. Zoti i qiejve e i tokës, dhe ç'ka ndërmjet tyre, Që është Mëshirues, të Cilit nuk kanë të drejtë t'I bëjnë vërejtje. Atë ditë Xhibrili dhe engjëjt qëndrojnë të rreshtuar, askush nuk flet përveç atij që e lejon Mëshiruesi dhe i Cili e thotë të vërtetën. Ajo është dita e vërtetë, e kush dëshiron, le të kthehet rrugës tek Zoti i vet. Ne jua tërhoqëm juve (idhujtarëve) vërejtjen për një dënim të afërt, në ditën kur njeriu (besimtar) shikon se ç'i kanë sjellë duart e veta, e jobesimtari thotë: Ah, sa mirë do të ishte për mua sikur të isha dhe!" (En-Nebeë, 31-40).

Njerëzit e devotshëm do të kenë kënaqësi të mëdha, edhe për arsye se besuan e bënë vepra të mira, por edhe dhurata nga bujaria e Zotit të Madhëruar sa që atë ditë (Ditën e Gjykimit) edhe shpirtrat më të lartë dhe engjëjt qëndrojnë gatitu dhe askush nuk mund të flasë pa i dhënë leje Allahu xh.sh. Njeriu (jomyslimani) i sheh veprat e tyre, andaj thotë: Do të kishte qenë fat për mua sikur të kisha qenë dhe e jo njeri, ose të isha bërë dhe si kafshët që bëhen pasi ta kenë marrë hakun prej njëra-tjetrës.

Edhe pejgamberët kanë qenë të obliguar për ibadet, lutje dhe istigfar.

## Pejgamberët urdhërohen për ibadet dhe istigfar

Kur është fjala për pejgamberët, do të përmendim Ademin a.s., bashkëshorten e tij - Havën, redijallahu anha, Jusufin a.s. dhe Muhamedin a.s., vulën e pejgamberëve.

Ademi a.s. dhe bashkëshortja e tij, pas gabimit të bërë, thanë: "Zoti ynë, ne i bëmë padrejtësi (e dëmtuam) vetvetes sonë e, në qoftë se nuk na mbulon (mëkatin) dhe nuk na mëshiron, ne me siguri jemi prej të shkatërruarve!" (El-A'raf, 23). Që do të thotë se gabuan, por, pas gabimit që bënë, kërkuan magfiretin e Allahut xh.sh.

Jusufi a.s., pejgamber, që në moshën rinore i bëri rezistencë së keqes, amoralitetit dhe shejtanit, një veprim që kërkoi prej tij mund dhe vuajtje të llojllojshme, ndër to edhe burgun, sepse Pejgamberi i Allahut prej dy alternativave: amoraliteti-burgu, zgjodhi burgun. Shih ç'thotë Kurani adhimushshan për këtë: "Ai (Jusufi) tha: O Zoti im, burgu është më i dashur për mua sesa ajo që më ofrojnë ata mua dhe, nëse Ti nuk largon prej meje dredhinë e tyre, unë mund të anoj tek ata e të bëhem injorant". (Jusuf, 33). Nga teksti kuranor kuptojmë se këtu kemi të bëjmë me rezistencën e Pejgamberit ndaj së keqes, amoralitetit dhe mbështetjen e të kërkuarit ndihmë tek Allahu xh.sh.

Teksti tjetër kuranor: "Unë nuk e shfajësoj veten time, sepse epshi është shumë nxitës për të keqen, përveç atë që e ka mëshiruar Zoti im, se Zoti im është që fal e mëshiron shumë". (Jusuf, 53).

Të shohim edhe një ajet se ç'na tregon për sjelljen e Jusufit a.s. ndaj Allahut xh.sh.: "... Ti je kujdestar imi në dunja e në Ahiret, më bëj të vdes mysliman dhe më bashko me të mirët!" (Jusuf, 101). Nga teksti në fjalë, mësojmë sesi Jusufi a.s., edhe pse Pejgamber, I lutet Allahut xh.sh. që të vdesë si mysliman dhe ta bashkojë me të mirët.

Muhamedi a.s., edhe si njeri edhe si Pejgamber, ishte më i miri i botës, që prej fillimit e deri në përfundim të saj. Me rastin kur mushrikët (politeistët) e ofenduan, fyen dhe i thanë se ishte farësosur, Allahu xh.sh. i shpalli sure të veçantë: "Ne, vërtet, të dhamë ty shumë të mira. Andaj, ti falu dhe prej kurban për hir të Zotit tënd! E s'ka dyshim se urrejtësi yt është farësosur!" (El-Kevther, 1-3). Nga kjo sure kuptojmë se nga Muhamedi a.s. kërkohej të falurit dhe adhurimi ndaj Zotit xh.sh.

Kemi rastin tjetër, kur popullata me shumicë, turma-turma, vinte tek Muhamedi a.s. për të pranuar Islamin. Atij iu shpall teksti kuranor: "Kur erdhi ndihma e All-llahut dhe çlirimi (ngadhnjimi), dhe i pe njerëzit që po hyjnë turma-turma në Fenë e All-llahut. Ti, pra, lartësoje Zotin tënd duke falënderuar dhe kërko nga Ai falje. Ai vërtet pranon shumë pendimin, është Mëshirues i madh". (En-Nas'r, 1-3). Nga kjo sure kuptojmë se Allahu xh.sh. kërkon nga Muhamedi a.s. që ta lartësojë Atë, ta falënderojë dhe t'I kërkojë falje.

Prandaj, në qoftë se nga Pejgamberët kërkohen ibadeti, lutja, istigfari dhe adhurimi, vallë a nuk duhet të vrasim mendjen se çfarë mbetet për të bërë ne?!

# Fëmijët janë dhuratë e jo të keqpërdoren apo të abuzohen

Rexhep Suma

### Çfarë është abuzimi i fëmijëve?

Edhe shoqëria jonë kosovare transicionin social është duke e kaluar me vështirësi të mëdha dhe shpesh edhe me pasoja që, si duket, do të jenë afatgjata dhe ndoshta të pariparueshme. Pothuajse çdo ditë media zhurmëmadhe shënon raste krimi në familje - inceste, dhunë, vrasje dhe vetëvrasje, abuzime seksuale me një shpërndarje gjeografike pothuajse gjithëshqiptare.Më herët, kur dikush keqëpërdorte seksualisht një fëmijë, në ligjet e vjetra quhej dhunim seksual, kurse me ligjet e reja, tanimë ky term është më i butë dhe quhet abuzim apo keqpërdorim seksual.

Abuzimi i fëmijëve (vogëlushëve) të cilësdo gjini qofshin ata, përbën një akt tepër jonjerëzor dhe absolutisht cenon të drejtën e fëmijës për të jetuar në qetësi dhe rehati sikurse moshatarët në ëndërrat e bukura fëmijërore. Elementi kryesor që më ka shtyrë për këtë shkrim, është fakti se çdo ditë në shoqërinë tonë kosovare, por edhe shqiptare, në mediet tona, qofshi vizuale a në shtyp, lexojmë se kjo dukuri (një ves i shëmtuar) veçsa po bëhet më shqetësuese dhe brengosëse për ne, ngase më përpara kemi pasur një të kaluar më të qetë dhe në opinion nuk dëgjoheshin biseda të këtilla, ndonëse nuk mund të mohohet që të ketë pasur raste, por sigurisht jo në përmasa çfarë është duke ndodhur tani.

Ndonëse vështirë është të flitet me shifra të sakta për abuzime seksuale të fëmijëve, së paku zyrtarisht nuk kemi ndonjë raport të publikuar nga institucionet gjegjëse, kjo dukuri(sëmundje) nuk shfaqet vetëm brenda sojit tonë si shqiptarë, sepse ka raste të pafundta, në të cilat edhe ndërkombëtarët janë të përfshirë në pedofili. Sa për ilustrim, Holanda sot ka një parti më shumë, e cila e ka origjinën nga lëvizjet e pedofilëve.

Partia e re politike NVD synon, ndër të tjera, legalizimin e pornografisë me fëmijët, seks midis të rriturve dhe fëmijëve, duke filluar që nga mosha 12 vjeç në bazë të deshirës së këtyre të fundit, legalizimi i drogave të lehta e të rënda apo lejimi i ecjes nudo nëpër rrugë. Sipas një ankete të zhvilluar në internet, rreth 1/5 e holandezëve mendojnë që kjo parti mund të ekzistojë. Megjithatë, një pjesë e madhe e tyre, rreth 82%, mendojnë se diçka duhet bërë për të ndaluar ekzistencën e kësaj partie. Qeverisja e NVD mendohet të jetë nga anëtarë që kanë lidhje të ngushta me "Martijn", një organizatë kjo që mbron interesat e pedofilëve.[1]

Feja jonë islame, fëmijën e konsideron si dhuratë të Allahut xh.sh. që nderon çiftin bashkëshortor dhe se për këtë dhuratë duhet kujdesur dhe ajo duhet ruajtur e edukuar, që fëmija të jetë i shëndoshë, si në vegjëli ashtu edhe në periudhat e tjera të jetës."O ju që besuat, ruani veten dhe familjen tuaj prej një zjarri, lënda djegëse e të cilit janë njerëzit dhe gurët. Atë (zjarrin) e mbikëqyrin engjëj të rreptë e të ashpër, që nuk E kundërshtojnë All-llahun për asgjë që Ai i urdhëron, dhe punojnë atë për se janë të urdhëruar. O ju që mohuat, mos u arsyetoni sot; ju shpërbleheni vetëm për atë që keni vepruar. O ju që keni besuar, pendohuni tek All-llahu me një pendim të sinqertë, në mënyrë që Zoti juaj t'i largojë prej jush të këqijat, t'u shpjerë në Xhennete, nën të cilat rrjedhin lumenj ditën kur All-llahu nuk e turpëron Pejgamberin e së bashku me të, as ata që kanë besuar. Drita e tyre ndriçon para tyre dhe në të djathtë të tyre, e ata thonë: "Zoti ynë, vazhdona dritën tonë, falna ne. Vërtet, Ti je i plotfuqishëm për çdo send". (Et-Tahrim,6,7,8)[2]

Shejh Muhamed El-Gazali (rahmetullahi alejhi), duke komentuar këtë sure dhe veçanërisht këtë ajet kuranor, thotë se në mes fillimit dhe mbarimit të sures shohim se Allahu i Madhëruar kërkon nga të zotët e shtëpive të jenë tejet të kujdesshëm ndaj familjes së tyre dhe t'i mbikëqyrin vatrat e tyre, të cilat duhet të shëndërrohen medoemos në djep që kultivon begatitë e përhershme dhe mburojë e cila i mbron nga zjarri i dhembshëm i Xhehenemit[3] Deklarata Universale e të



Drejtave të Njeriut, e miratuar dhe e shpallur nga Rezoluta 217 A (III) e Asamblesë së Përgjithshme, më 10 dhjetor 1948, garanton të drejtat e fëmijve dhe moskeqpërdorimin e tyre në çfarërdo forme. Në nenin 34 të Konventës Ndërkombëtare mbi të Drejtat e Fëmijës thuhet se fëmijët mbrohen nga shfrytëzimi seksual, duke përfshirë prostitucionin dhe përdorimin e fëmijëve për materiale pornografike, kurse në nenin 19 të kësaj konvente, thuhet që shtetet kanë detyrim t'i mbrojnë fëmijët nga çdo formë abuzimi. Për këtë duhet të vihen në dispozicion shërbime ndihmëse dhe programe sociale të ndryshme.[4]

Shumica e personave që kujdesen për fëmijët, janë njerëz të mirë. Por, fatkeqësisht, disa persona në moshë madhore janë shumë të aftë të bëhen miq me fëmijët me qëllimin që t'u bëjnë keq atyre. Kjo situatë mund të ndodhë kudo, në familje, në shkollë, në sport a aktivitete të tjera të fëmijëve. Në fakt në shumë raste të raportuara, dihet që fëmijët abuzohen në familje nga dikush që njihet, si nga vetë familja ashtu edhe nga fëmija. "Ledhatim" është një term që përdoret për të përshkruar një pedofil apo një person që bën sjellje abuzuese ndaj fëmijëve, veçanërisht kur ata përpiqen të bëhen miq apo të fitojnë favorin e fëmijës/fëmijëve apo të prindërve. Ky proces i lejon këta persona që të mund të kenë lidhje apo të jenë në afërsi private me fëmijët, për motive të fshehta (p.sh. të motivuar nga qëllimi për t'i abuzuar fëmijët).

Ky "ledhatim" mund të ndodhë për disa orë, ditë,javë muaj apo vite, e gjitha në varësi nga cenueshmëria e fëmijës dhe afërsi që mund të ketë marrë abuzuesi. Përkëdhelja mund të luhet duke u bërë si i mirë, dhe ajo ofron afërsi duke u shoqëruar me testimin e kufijve të fëmijëve apo të rinjve. Sedra,konfidenca dhe njohja e fëmijëve apo e të rinjve mund të veprojë si mbrojtje ndaj këtyre veprimeve nga një kriminel.

Kufinjtë mund të testohen me një numër të madh teknikash, si p.sh. me puthje, prekje dhe biseda të cilat të çojnë në puthje, prekje apo biseda jo të duhura. T'i tregosh apo të lejosh fëmijët të shikojnë material me përmbajtje pornografike apo video, është një mënyrë tjetër e testimit të kufijve të fëmijëve dhe gjithashtu "ti përkedhelësh" ata deri në abuzim. Feja islame mbron dinjitetin e fëmijës e të individit dhe nuk lejon assesi që dikush të abuzohet seksualisht, në të kundërtën këto veprime të ulëta sanksionohen me dënime tepër të rënda në këtë dhe në botën tjetër.

"Zakonisht pozita dhe pasuria janë gjendje që te disa njerëz luajnë rol negativ, sepse këto i zhveshin ata prej virtyteve të larta njerëzore dhe i bëjnë mendjemëdhenj."

Në situata të vështira morale e shpirtërore, njerëz të veçantë, me vullnet të dobët dhe gjendje emocionale negative, mund të kryejnë veprime në dëm të vetes dhe të të tjerëve, që u shkakton edhe humbjen e jetës. Ata nuk e kuptojnë se jeta mbi tokë është e përkohshme dhe njeriu, si qenie e vullnetshme, duhet të ecë me mendimin për të bërë sa më shumë mirësi, për të mos i dëmtuar të tjerët, për të marrë pak e përditë të mirat e kësaj bote të përkohshme. Askush nuk ndihet gjithnjë i lumtur në jetën kalimtare.

Lumturia për këdo është e përkohshme dhe shpeshherë ajo u lë vend momenteve të vështira, jo të këndshme, sepse Allahu në Kuran thotë: "Ata që kërkojnë vetëm të mirat e kësaj bote, janë të mashtruar, pasi të mirat e kësaj bote janë të përkohshme…"

Në këtë kuptim, në këtë botë asgjë s'ka absolute, përveç ndërrimit të jetës, që do të thotë se njeriu duhet të luftojë që, në rrugë të ndershme, të marrë të mirat e saj, të mos tërhiqet për arritjen e këtij qëllimi para vështirësive që i dalin rrugës, të shikojë përpara dhe jo prapa, të orientohet nga drita dhe jo nga errësira, nga e mira dhe jo nga e liga. Kujtdo që mendon dhe vepron ndryshe, që mashtron e shfrytëzon të tjerët për interesat e vet, që merret vetë direkt ose nxit dikë për plaçkitje etj., sipas librit të shejtë, do t'i bëhet gjyqi i madh në botën e përtejme të pasosur. Të njëjtin fat do të pësojnë edhe ata që mashtrojnë.

Viktimat e mashtrimit moral dhe ekonomik, të shfrytëzimit dhe të plaçkitjes pësojnë trauma të mëdha rraskapitëse, morale e shpirtërore, shpeshherë të papërballueshme, që mund të shoqërohen edhe me vetëvrasje e vrasje. Kjo është arsyeja pse Kurani ndalon fenomene të tilla dhe njerëzimit i bën apel të mos ndjekë këtë rrugë. Krimi në familje godet çdo ditë, duke e vënë në dyshim ekzistencën e saj. Alarmi ka kohë që është dhënë.

Reagimet e shoqërisë, shtetit dhe institucioneve të tjera janë ende të pakëta. Të gjitha ato, duke vepruar së bashku dhe veçmas, mund dhe duhet të bashkëpunojnë edhe me religjionet në vendin tonë, që kanë si mision pajtimin e shpirtit të njerëzve, lumturimin e jetës së tyre, harmoninë shoqërore e familjare dhe sigurimin nga çdo e keqe e jetës së shqiptarëve. Nëse mungon një frymë e tillë bashkëpunimi dhe nuk ka seriozitet në këte çështje, atëherë krimi në familje do të vazhdojë të jetë i pranishëm tek ne, familja mund të shpërbëhet dhe shoqëria do të degradojë.[5]

Abuzimet mund të jenë të ndryshme: Abuzim seksual, Abuzim Emocional, Abuzimi Fizik

Maniakë seksualë, të cilët zakonisht po jo gjithmonë, janë burra, ka në të gjitha nivelet e shoqërisë dhe vijnë nga çdo lloj prejardhjeje. Ata zakonisht do të marrin pozicione që u japin atyre lehtësi per t'iu afruar fëmijëve, si psh: drejtor i ndonjë grupi aktivitesh të fëmijëve; një trajner apo vullnetar në sport; punonjës në një shkollë; pjesëtar i një profesioni përkujdesës.

Abuzimi seksual i fëmijëve variron nga marrëdhënie seksuale vagjinale dhe anale në masturbim, seks oral, ledhatim, përkëdhelje dhe ndonjëherë edhe prekje jo të mira.

## Abuzimi Fizik

Fëmijët, të cilët janë të lënduar apo të cilët kanë shenja jo të zakonshme të ndonjë nxitjeje, mund të jenë abuzuar fizikisht. Ky lloj abuzimi gjithashtu përfshin edhe rastet kur fëmijëve u jepet alkool a drogë. Shenja për të cilat duhet të interesohesh, janë ndryshimet në pamjen apo sjelljen e tyre,zmbrapsje kur të rriturit i afrohen dhe të qenët në një gjendje "vigjilence të akullt", apo kur duken se janë të frikësuar ose sikur të menjanuar.

Në një situatë sportive apo aktivitet tjetër, abuzimi fizik mund të ndodhë kur fëmijët tremben nga moshatarët e tyre apo nga ndonjë person në moshë të madhe. Gjithashtu trajnimet tepër rigoroze apo ushtrimet rutinore nga disa persona shihen si frikësime. Fëmijet që tremben, shpesh shfaqin shenjë frike, si p.sh. gjendje si marrje mendsh, shmangie apo ndryshim i menjëhershëm në sjellje. Në këtë drejtim kemi edhe situatën e neglizhimit, dhe kjo ndodh kur një person në moshë madhore nuk i plotëson nevojat

bazë të fëmijes, si p.sh. ndaj të ushqyerit, veshjes apo kur nuk u kushton vëmendje të duhur problemeve të tyre mjekësore.

Neglizhimi gjithashtu përfshin rastet kur fëmijët e vegjël apo ata me probleme, lihen të vetëm në shtëpi apo jashtë saj. Neglizhimi gjithashtu mund të ndodhë gjatë aktiviteteve të organizuara, nëse fëmijët e vegjël janë të ekspozuar ndaj rrezikut të dëmtimit apo në rastet kur fëmijët nuk marrin kujdesjen e duhur për sigurinë dhe mirëqenien e tyre.

### Abuzim Emocional

Kjo mënyrë e abuzimit përfshin keqtrajtimin e vazhdueshëm emocional të fëmijës, ngacmimet apo refuzimet e qëllimshme. I gjithë abuzimi përfshin keqtrajtim emocional të ndonjë lloji dhe mund të ndodhë në aktivitete të organizuara si dhe në situata individuale. Gjithashtu mund të përfshijë edhe situatat kur fëmijët jetojnë në një shtëpi ku ka dhunë familjare apo mund të përfshijë edhe shpresa jo të pranueshme të prindërve. Fëmijët apo personat e rinj (sidomos ata që janë mjaft të zotët) në çfarëdolloj sporti, do të duhet të kontrollohen nga prindërit apo nga kujdestarët, për të parë ndryshime të menjëhershme të karakterit.

Sjellja abuzive ndaj fëmijëve nga të rriturit, ndahet në disa veprime, si p.sh. shpërfillje, ulje e karakterit me të bërtitur, refuzim, izolim, të gjitha format e diskriminimit,kërcënim dhe injorim. Fëmijët mund të ndihen budallenj, të pavlerë, të pikëlluar, më pak konfidentë, të përulur, të stresuar, të frikësuar dhe inatçinj.Prindërit janë përgjegjës për sjelljet e fëmijëve të tyre dhe për edukimin e tyre. Ata duhet të kenë nën kontroll çdo lëvizje apo ërregullim që vënë re në personalitetin e evladëve të tyre.

Shumica e personave në moshë madhore nuk do t'u bëjnë kurrë keq fëmijëve; fëmijët duhet të lejohen të gëzojnë lirinë dhe duhet të mësohen që të kujdesen për veten e tyre - nuk është e nevojshme t'i mbash shumë pranë si të mbuluar me velenxë. Ekspertët konsiderojnë se fëmiu i abuzuar ka disa simptoma që e dallojnë, dhe në këtë vazhdë, abuzimi i fëmijëve mund të shfaqet me simptoma fizike, emocionale dhe mjekësore.



Gjithashtu fëmija vetë mund t'ju tregojë për aspekte të abuzimit, në mënyrë që të testojë reagimin tuaj.Ata, p.sh., mund të pyesin nëse ju kanë pyetur ndonjë herë që mund të mbani sekrete. Këto janë shenjat për të cilat duhet të kujdeseni: dërrmime a nxirje të pashëruara a të pashpjeguara, dhembje të vazhdueshme të stomakut a sëmundje të tjera fizike pa ndonjë shpjegim mjekësor, sjellje agresive apo shmangie bisedash për këto dërrmime, refuzim për të shkuar në shkollë apo ndryshim i menjëhershëm i rënies në mësime, refuzim për të marrë pjesë në aktivitetet e tyre normale sociale, frikë e papritur nga një i madh edhe largim kur dikush e prek, sjellje dhe gjuhë mjaft e shthurur seksuale, burim i pashpjeguar parash, ndryshim në paraqitje gjatë kohës, si p.sh. humbje peshe apo të qenët i pistë apo i çrregullt.

Eshtë mjaft e rëndësishme të jeni vigjilentë për shenjat e abuzimit. Megjithëse edhe për rastet kur fëmija juaj bën ndonjë nga këto shenja, nuk është e thënë që ai patjetër të jetë duke u abuzuar, mund të ketë edhe arsye të tjera. Gjithashtu edhe nëse ndonjë nga këto shenja nuk janë të pranishme, prapëseprapë mund të mendoni që bëhet fjalë për diçka të keqe.

Gjithashtu duhet të mbani sytë hapur për ndonjë person në moshë madhore, i cili mund t'i kushtojë shumë vëmendje fëmijës suaj - kjo është shenja klasike e një personi abuziv të mundshëm. P.sh. kur japin dhurata a lodra apo gjëra që i pëlqejnë fëmijës, ose ofrojnë që t'i marrin fëmijët për pushime apo jashtë, ose kërkjonë mundësi për të qenë vetëm me fëmijët tuaj.

### Prindërit duhet të bëjnë shumë për mbrojtjen e fëmijëve

Djemtë dhe vajzat e vogla mund të bëhen viktima të abuzimit të fëmijëve, siç mund të bëhen edhe disa adoleshentë.Prindërit, kujdestarët apo mbrojtësit mund të ndihmojnë që të ulin pak rrezikun e mundshëm duke përdorur disa apo të gjitha nga rregullat e sigurisë së fëmijëve: gjithmonë të dini se ku janë fëmijët tuaj, me kë janë dhe të dini se kur do të kthehen në shtëpi; sigurohuni që fëmija e di se ku jini ju dhe se si mund t'ju kontaktojnë; dëgjojini mirë shqetësimet e fëmijëve dhe i siguroni që shqetësimet e tyre do të dëgjohen prej jush.

Gjithashtu duhet t'i mësoni fëmijët që të dallojnë ndryshimin ndërmjet prekjes së duhur dhe asaj jo të duhur.Edhe në rastet kur nuk janë të qartë, i inkurajoni ata që t'ju flasin për këtë, të dinë ndryshimin midis sekreteve "të sigurta", që duhen ruajtur me qejf, dhe sekreteve "jo të sigurta " për të cilat ata janë të shqetësuar apo nuk janë të gëzuar që t'i mbajnë. Gjithmonë t'ju tregojnë nëse u ka ndodhur ndonjë gjë e keqe - edhe në raste kur ata mund të jenë duke thyer një rregull. Shpeshherë fëmijët e fshehin abuzimin për shkak se kanë frikë se mund të hyjnë në probleme.

Eshtë gjithmonë e rëndesishme që të jesh i hapur dhe të dëgjosh fëminë tuaj. Në këtë aspekt do të isha ndalur në një rast dhunimi seksual që një rom para disa ditësh dyshohet të ketë dhunuar një pesëvjeçare.

Ngjarja ka ndodhur në një kontejner në Qendrën e strehimit kolektiv të Ferizajt, ku një person i moshës (44) i nacionalitetit rom, dyshohet të ketë abuzuar seksualisht vogëlushen pesëvjeçare (shqiptare), e cila jetonte po në të njëjtën qendër me prindërit e saj. Ky akt shtazarak dhe jonjerëzor ka shokuar jo vetëm banorët e kësaj qendre po tërë opinionin ferizajas. Prindërit e vogëlushes rrëfejnë se ngjarja kishte ndodhur para pak ditësh, kur ai kishte mashtruar me çokollata dhe me pije vogëlushen dhe një shoqe të saj, dhe i ka mbyllur në kontejner që gjendet disa hapa para shtëpisë së viktimës, ku dyshohet se ka kryer veprën e abuzimit seksual Prindërit e saj nuk janë në gjendje ta rrëfejnë atë që kanë dëgjuar nga e bija e tyre, sepse vërtet është një shokim që jo vetëm që nuk e kanë pritur, por as që e kanë ëndërruar ndonjëherë se i dyshuari mund të bënte një vepër të tillë, ngase e kishin trajtuar si një anëtar të familjes. Nëna e vogëlushes 5-vjeçare L.D. (28) nuk gjen fjalë për të shpjeguar atë që i ka ndodhur bijës së saj. “Se kam prit këtë që më ndodhi, nuk e di. Ai e ka deshur vajzën dhe e ka përdhunuar. Nuk e di pse e ka bërë, sikur ta dija, do të hiqej gjysma e të keqtit dhe më, pasi na ka ndodhur kjo ngjarje, nuk dua të jetoj më këtu asnjë minutë.” shprehet ajo me lot në sy, dhe kërkon që ai të dënohet dhe të mos i lejohet më të kthehet në këtë qendër se ka bërë një krim.

Babai i fëmijës A.D. (30) nga Petërshtica e Drenicës, i vendosur në këtë qendër 6 vjet më parë, ka qenë luftëtar i UÇPMB-së dhe tani mezi ia del të sigurojë kafshatën e gojës për fëmijët e vet, thotë: “Për këta fëmijë jam munduar tërë këto vite, dhe e di vetë se si i kam rritur me skamje e vështirësi ekonomike. Ne jetojmë në kushte katastrofale dhe nuk e kam pritur kjo që të ndodhë krahas gajleve që kam pasur për ekzistencë. Pra kemi të bëjmë me një përdhunim seksual sepse ai e ka deshur vajzën, e ka prekur dhe e ka përdhunuar. Besojmë në ligjin dhe t’i jepet dënimi i merituar. Mbasi më ka tregu shoqja, e kam lajmëruar policinë dhe dy vajzat janë dërguar në Prishtinë për kontroll të mjekësisë ligjore. E kemi edhe raportin e psikiatres dhe s’ka se si të bëhet më keq.”

Nga ana e saj, viktima me leje dhe në prani të prindërve, ka rrëfyer ngjarjen se si ka ndodhur kronologjikisht: ”Ai na ka thirrë mua dhe një shoqen time për të na dhënë një sok (pije). Na e ka mbyllur derën me çelës, dhe na e ka punu, edhe masanej na ka deshë. Ai na e ka mbyllur derën me çelës dhe më ka shtri në krevet. Nuk na ka rrahur nuk kemi qajtur as piskatë. Masanej nuk e di, por menjëherë kur kam ardhë në shtëpi, i kam kallzu babit edhe mamit dhe i kemi lajmëru policinë”.

I dyshuari shpesh i kishte thirrur fëmijët dhe u kishte dhënë pije, çokollatë, por asnjëherë nuk kishte vepruar kështu sikurse këtë herë, pohojnë familja e viktimës.

### Traumatizohet vogëlushja 5-vjeçare

Vogëlushja pas këtij akti tmerrues dhe shtazarak ndihet e traumatizuar dhe ka çrregullime emocionale. ”Ajo ka shqetësime dhe frikë shumë të madhe, ajo fle krye për krye me ne, flet jerm, po më shtihet andërr se po vjen e më përdhunon, tash ka frikë të qëndrojë edhe në oborr të strehimores, nuk mund ta lëmë të rrijë vetë asnjë minutë“ - thotë i ati i viktimës

### Familja e abuzuesit ndihet mjaft keq për këtë rast

Familja e ngushtë e autorit ndihen mjaft keq për këtë që ka ndodhur. Fatmiri, vëllai i abuzuesit, ndihet mjaft keq: ”S’di çfarë të them, s’di kah t’ja filloj. Ai s’ka pasur asgjë që mund ta kishim vërejtur më herët. Ka ardhur tek unë, kam shku tek ai, unë mjaft ndihem i habitur si ai nuk më ka lajmëruar” për të shtuar për të vëllanë: “Ka qenë i martuar dhe ka një vajzë të madhe në Gjermani, dhe është ndarë nga bashkëshortja derisa ajo ishte shtatzënë. Ai deri vonë ka jetuar me nënën e vet, e cila para një muaji ka ndërruar jetë. Mua më vjen shumë keq, dhe më vjen marre të shkoj edhe në xhami prej shokëve, sepse po vesin për këtë rast, e unë s’po di se çka me u thanë”. Fatmiri, menjëherë, me të dëgjuar këtë ndodhi, i ka kërkuar falje familjes së viktimës dhe ka thënë se rasti i përket sulmuesit e jo atyre si familje. Autoritetet policore të Ferizajt, edhe pse me vonesë, kanë konfirmuar ngjarjen që ka ndodhur ditë më parë. Muharrem Asllani, psikiatër dhe drejtor i Qendrës Mentale në Ferizaj, është njoftuar për rastin dhe se është mbajtur seanca e parë me viktimën. “Jam munduar ta qetësoj prindin dhe do të filloj me trajtimin e fëmijës - thotë ai. Terapitë e tilla pas abuzimeve seksuale, zgjasin edhe për gjashtë muaj në varësi prej simptomave të personalitetit të fëmijës, por ka terapi që zgjasin edhe për vite, derisa t’i eliminojmë simptomat, frikën, gjumit t’i kthejmë funskionimin normal, na duhet mjaft kohë” - qartëson psikiatri Asllani, i cili nuk fsheh faktin se për çdo vjet ka pasur nga pesë – gjashtë raste të tilla keqtrajtimesh dhe abuzimesh seksuale, por mbetet një pjesë ndoshta më e madhe që nuk paraqiten për shkak të stigmës, marres dhe kulturës së popullatës sonë. “Ngacmimet e tilla duhet të paraqiten tek ne, në mënyrë që t’u ndërpritet rruga këtyre ngacmimeve seksuale, sepse ngacmimet fillohen me forma të lehta ndaj viktimave“ - përfundon Asllani. Sido që të jetë, çrregullimet sociale që po ndodhin në Kosovë, mbeten objekt studimi për shumë ekspertë të këtyre fushave, të cilët, fatkeqësisht, nuk po punojnë në këtë drejtim aq sa duhet. E gjendja tek ne si shoqëri, ku ka dhjetëra raste të tilla, ndoshta edhe më të këqija edhe më të mëdha, nuk janë në favorin tonë si shqiptarë myslimanë dhe nuk reflektojnë kulturën tonë të mirëfilltë. Duhet të ndryshojmë gjendjen tonë, sepse, vetëm duke ndihmuar njëri-tjetrin, mund ta ndryshojmë këtë shoqëri, pjesë e së cilës jemi edhe vetë ne.

---

*Fusnotat:*


1. http://www.forumishqiptar.com/archive/index.php/t-68123.html)
2. Kur’ani, përkthim me komentim në gjuhën shqipe-h.Sherif Ahmeti.
3. Muhammed El-Gazali, Komenti tematik i Kur’anit famëlartë, Shkup,2007,.fq 602.
4. http://www.hrea.org/erc/Library/First_Steps/part5_al.html
5. Krimi në familje përtej konstatimeve. Prof.as.dr.Qazim Dushku, http://www..aiitc.org/universi/u7%20krimi...html

# Zoti nuk është i Madh, por është më i Madhi…

**(Reagim rreth shkrimit: "Religjioni helmon gjithçka", të autorit britaniko-amerikan, Christopher Hitchins, me banim në Uashington, autor i librit: "God is Not Great" (Zoti nuk është i madh), pjesë e të cilit është shkrimi i lartpërmendur, botuar në "Koha Ditore-Koha për kulturë" e shtunë, 10 maj 2008, faqe: 46.)**

**Mexhid Yvejsi**

**"Nëse nuk është e drejtë, mos e bëj,**
**nëse nuk është e vërtetë, mos e thuaj".**
**M. Aureli**
**Këtë e bëri, këtë e tha, autori ateist, britaniko-amerikan, Christopher Hitchins…**
**Nuk më shqetësoi vështrimi i ateistit për Zotin dhe religjionin, por vlerësimi i gabuar që i bëhej Zotit dhe religjionit…**

### Ç'është religjioni?

Religjioni ose feja, sipas enciklopedistëve anglo-amerikanë, është faktor kryesor përcaktues për jetë a vdekje, qoftë si individ apo si shoqëri, dhe në gjirin e saj ajo përfshin gjërat më themelore: rregullin dhe domethënien e jetës.

Autori britaniko-amerikan, Christopher Hitchins, në shkrimin e tij hokatar, dëshmon papjekurinë e tij fetare…

Papjekuria fetare, siç thoshte Kant (1724-1805), është jo vetëm më e dëmshmja, por edhe më e pandershmja nga të gjitha.

Të dëmshëm dhe të pandershëm janë edhe ata që dinë pak për fe e pak për shkencë, dhe grinden.

Millikan (1868-1953), fitues i çmimit Nobël për fizikë,

për këtë thoshte: "Kur të grinden njerëzit që dinë pak për fenë dhe ata që dinë pak për shkencën, ndokush mund të mendojë se aty ka vend mosmarrëvshja ndërmjet fesë dhe shkencës, ndërsa aty kanë vend, në të vërtetë, dy lloje injorancash".

Me dy lloje injorancash, nuk zbulohet e vërteta.

E vërteta, sipas Bekonit (1561-1626), themelues i shkencës moderne, gjendet në filozofi, por njohja më e thellë e filozofisë, thoshte Bekoni, na kthen sërish tek religjioni.

"Religjioni helmon gjithçka" - shkruan autori britaniko-amerikan, Christopher Hitchins, në librin

"God is Not Great", (Zoti nuk është i Madh). Këto janë mite dhe paragjykime, pra nuk janë të vërteta.

E vërteta, siç shkruan në Enciklopedinë Amerikane, është shpesh e papëlqyeshme, pasi ajo nuk i mbështet paragjykimet e mitet…

Për të kuptuar Zotin, nuk duhet të nisemi nga njeriu, po nga Zoti dhe nga Zbulesa e Tij, Fjala e Tij, atëherë kemi rregull, siguri…

Dramaturgu më i njohur amerikan, Eugene O'Neill, shpesh e kishte zakon, shprehi, të thoshte:

"Shumica e dramaturgëve, shkrimtarëve modernë shqetësohen për marrëdhëniet ndërnjerëzore, por kjo mua nuk më intereson aspak. Unë jam i interesuar vetëm për marrëdhëniet ndërmjet njeriut e Zotit."

Një nga filozofët më të njohur anglezë, George Berkly (1684-1753), këshillonte: "Ajo që meriton vendin e parë në studimet tona, është mendimi për Zotin…"

Mendimi për Zotin, mendimi për religjionin, i shkrimtarit britaniko-amerikan, Christopher Hitchens, se :

"Zoti nuk është i Madh" dhe "Religjioni helmon gjithçka" - ajo që ju vlerësoni, në të vërtetë është ajo që ju mungon, jo ajo që keni… Ajo që keni është e dukshme…

Viktimizoje të dukshmen, këshillonte Ajnshtajni, për ta kuptuar të padukshmen…

Atyre që e pyesnin për fshehtësinë e sukseseve të tij, Louis Pastëri, u përgjigjej:

"Unë kam qenë një nxënës i vogël, të cilin Zoti e ka udhëhequr me dorë, që të zbulojë ndonjë fshehtësi që Ai ka fshehur në natyrë."

Në natyrë ka shumë fshehtësi, ka shumë mrekulli…

Më duket e pamundur, thoshte Paskali, t'i njoh pjesët pa e njohur tërësinë, po aq sa edhe ta njoh tërësinë pa i njohur veç e veç pjesët…

Pjesët duken kudo, për hulumtuesit ato janë gjurmët e Krijuesit…

Për Krijuesin nuk mjafton të flasësh, përveç nëse thua të vërtetën.

Të vërtetën e tha Demokriti, që nderohej si më i madhi i filozofëve të lashtë, i cili tha: "Unë nuk di asgjë me siguri.."

Parmenidi, që konsiderohet si Ati i metafizikës europiane, besonte se: "Njohuria e vërtetë është e paarritshme…"

Sokrati, më i nderuari prej të gjithëve, tha: "Gjithçka që dinte, ishte se asgjë nuk dinte".

Mbi tempullin e Delfit qëndronte një mbishkrim i njohur: Njih vetveten! Kush njeh vetveten, thoshte, Muhamedi (a.s.) ai e njeh Zotin. Zoti është e Vërteta.

Do ta njihni të Vërtetën, thoshte Krishti, (hazreti Isai a.s.), dhe e Vërteta do t'ju bëjë të lirë.

E Vërteta është Një, por njerëzit e quajnë me emra të ndryshëm.

Të ndryshëm jemi edhe ne, por, nëse nuk e thua dot të vërtetën, kjo nuk do të thotë që për këtë arsye të paarsyeshme, të thuash gënjeshtra, si: "Zoti nuk është i Madh, feja helmon gjithçka…"!

Jeta ku nuk njihen e Vërteta dhe e Drejta, nuk mund t'i sjellë njeriut lumturi…

Lumturi nuk është kur thoni se Zoti nuk është i Madh, veçse është kur thoni: "Zoti është më i Madhi".

Lumturi është kur beson, kur e përjeton se feja nuk helmon, po na shpëton…

Shpëton gjithçka njerëzore, sepse Feja është lulja më e bukur Hyjnore…

# Vendimet e Konsultës Gjuhësore të Prishtinës të pashmangshme*

## (kumtesë e lexuar në sesionin shkencor "Konsulta gjuhësore e Prishtinës 1968 – në dyzetvjetorin)

**Isa Bajçinca**

*Prishtinë, 22 prill 2008*

Qoftë për rrethanat historiko-politiko-kulturore, në të cilat do t'i zhvillonte punimet; qoftë për frymën e përgjithshme që mbretëronte nga fundi i viteve gjashtëdhjetë të shekullit të kaluar, dhe qoftë për rolin që do të merrte gjuha shqipe në kushtet e themelimit të Unversitetit dhe të institucioneve të mirëfillta arsimore e shkencore dhe të ngritjes së shqipes në statusin e një gjuhe zyrtare kushtetutare e të ligjërimit në rrafshin e politikës, ekonomisë dhe të dijes në përgjithësi, - Konsulta Gjuhësore e Prishtinës (1968), me vendimet që merrte në formë konkluzash – do të hapte rrugën dhe, pse jo, do të përvijonte e të jepte një ndihmesë të çmueshme në drejtimin që do të merrte gjuha shqipe në fazën e standardizimit në Kongresin e Drejtshkrimit të Shqipes, mbajtur në Tiranë (1972).

Thënë ndryshe, duke cituar veten, dua të ritheksoj faktin që "në qoftë se themelimi i alfabetit të shqipes ishte parakushti kryesor për vendosjen e normës drejtshkrimore të shqipes, vendimet e Konsultës Gjuhësore të Prishtinës, kjo duhet vënë në dukje, - përbënin një nga faktorët kryesorë dhe një shtysë shumë të fuqishme për njësimin e shqipes letrare". (Sem. Ndërk. për Gjuhën, Letërsinë dhe Kulturën Shqiptare, 1988, f. 8).

Po t'i hedhim një sy rrugës që ka ndjekur standardizimi i shqipes në Kosovë, qoftë në kushtet e lidhjeve të ngushta kulturore me Shqipërinë dhe qoftë në kushtet e ndarjeve, (po dhe barrierave për një bashkëpunim çfarëdo), - nuk mund të ishin të tjera vendimet e Konsultës Gjuhësore, përveçse të tilla që të synonin dhe të përfundonin në përbashkimin gjuhësor dhe kulturor. Thënë ndryshe, pavarësisht nga trysnitë për të marrë, eventualisht, ndonjë drejtim tjetër, - rruga që shpinte në njësimin e shqipes standarde, ishte e pashmangshme.

Meqenëse, sidomos vitet e fundit – nga diskutues lagjesh të ndryshme për nga pikëpamjet lidhur me standardizimin e shqipes, është ngritur dhe vazhdon të "përpunohet" në një si teori, - ajo e trysnive të ndryshme, - dua të shfaq mendimin tim lidhur me trysnitë.

Për mendimin tim, trysnia e mirëfilltë dhe kërkesa me ngulm për standardizimin ose, sikur thuhej asokohe - njësimin e shqipes letrare, nuk vinte dhe/ose nuk ishte aq ndikuese nga forca politike dhe as nga pushteti totalitar, - përkundrazi ajo vinte e fuqishme nga forca, nga domosdoja kulturore... Zhvillimi, dhe sidomos hovi e synimet për të ngritur vazhdimisht shkallën e arsimit, të shkencës e të kulturës, - një kërkesë kjo e shtruar e ngutshme, sidomos falë bashkëpunimit të ngushtë të gjithanshëm në këto fusha të hapërsirës shqiptare të tërësishme tashmë, - e quanin të domosdoshëm të paktën njësimin në rrafshin gjuhësor. Kjo ishte, për mendimin tim, trysnia e mirëfilltë. Dhe, kjo hiqte fillin tek përpjekjet shumë më larg në kohë, që nga hapja e shkollave shqipe gjatë Luftës së Dytë Botërore dhe periudha e shkurtër pas përfundimit të saj, kur në Kosovë dhe gjithandej ndër viset shqiptare jashtë Shqipërisë, punonin një njumër i madh mësuesish dhe intelektualësh të ardhur nga Shqipëria; që atëherë kur vendosej që në Kosovë të përdorej varianti letrar i elbasanishtes – dhe jo të krijohej një variant tjetër mbi kosovarishten e dibranishten (për se bëhej trysni politike nga Partia Komuniste e ish-Jugosllavisë); dhe, më në fund, që atëherë kur, pas qëndrimeve për një thjeshtësim sa më të madh të shkrimit të shqipes (në mbledhjet e vitit 1957), në vitin 1963 do të rishtrohej diskutimi i drejtshkrimit të shqipes, me synimin për të hartuar një ortografi, e cila të ndihmonte shkrimin e shqipes sipas rregullave të përcaktuara, sa kohë që kishte shumë luhatje në zbatimin e ortografisë së vitit 1957.

*(Mund të jap një shembull konkret për këtë gjendje:*

*Në verën e vitit të largët 1963, i kërkuar nga profesori i nderuar (tash i ndjerë) Demush Shala, i cili ushronte detyrën e redaktorit përgjegjës për botimet shkollore të Kosovës në gjuhën shqipe, - pata zënë punë për disa muaj si korrektor i librave që përgatiteshin. Fati e deshi që të merrja në dorë, për t'i bërë korrekturën, një libër historie (kl. VI), të përkthyer nga serbishtja dhe "të lekturuar" (kështu quhej veprimi i korrigjimit letrar të dorëshkrimeve, para se të botoheshin) nga një profesor i shqipes (i cili më vonë do të bëhej profesor i Shkollës së Lartë Pedagogjike). Përveç gabimeve teknike që ishin bërë në radhitjen në një shtëpi botuese (më duket të Zajeçarit, Serbi), unë (si student i vitit të parë në degën e Gjuhës dhe Letërsisë Shqipe), kisha*

*evidencuar më shumë se 1000 gabime apo trajta dyshe – që kishte lënë pa korrigjuar "lektori ekspert i shqipes(!)* Këtë po e them për të parën herë jo për tjetër, veçse si dëshmi se jo standardi i vitit 1972 i paska "fajet" (sikur dëgjohen zëra gjithandej) për gjendjen dhe shkallën e njohjes e të zbatimit të tij në Kosovë, po shkaqet e vërteta kanë një burim shumë më kompleks...)

Rezultati konkret i diskutimeve të projektortografisë në vitin 1963, qe botimi i librit "Ortografia e gjuhës shqipe" në vitin 1964, që përbën një fazë të rëndësishme në historikun e zhvillimit të drejtshkrimit dhe të shqipes letrare në përgjithësi, sepse, sado që në këtë botim dhe në mbledhjet që i kishin paraprirë hartimit të tij, nuk u realizua kërkesa për njësimin e plotë të shqipes letrare, që ishte shfaqur në një artikull, botuar ato ditë në gazetën "Rilindja" *("Gjuha shqipe ka një trung dhe duhet të ketë një gjuhë letrare"),* sikur edhe në ndonjë nga diskutimet e studiuesve të shqipes, - prapëseprapë, në krahasim me drejtshkrimet e përparshme të shqipes, që ishin botuar në Kosovë – paraqiste një hap të rëndësishëm drejt afrimit të varianteve kryesore të asokohshme të shqipes letrare"...

Meqë bëhet fjalë për një ngjarje të rëndësishme kulturore, që ishte zhvilluar në rrethana të veçanta, për të cilën ka disa informacione në shtypin e kohës, po, për fat të mirë, edhe në ndonjë botim, sikur është botimi "Drejtshkrimet e shqipes", 2005, autor Rexhep Ismajli, e quaj me interes të vë në dukje, disa nga karakteristikat kryesore të punimeve (po dhe të jehonës së vendimeve) të kësaj konsulte, që ishin (citoj): masiviteti, serioziteti, entuziazmi dhe vendosmëria.

Punimet e Konsultës shquheshin nga një ***masivitet*** në një shkallë të paparë për një veprimtari kulturore. Në të merrnin pjesë kuadro shkencore, punonjës të arsimit e të shkollës shqipe, përkthyes, redaktorë, gazetarë, studentë e intelektualë të tjerë dashamirës të gjuhës shqipe e të kulturës kombëtare. Në diskutimet e shumta që u zhvilluan, krahas emocioneve për mundësinë që u jepej të shprehnin lirisht qëndrimin e tyre për bashkimin kombëtar në gjuhën, aty u bënë vërejtje për pika të veçanta të drejtshkrimit e u dhanë propozime për zgjidhjen e çështjeve të diskutueshme të drejtshkrimit e të shqipes letrare.

Studiues të ndryshëm, që vinin nga qendra të shumta të të gjitha viseve të vendit, ku mësohej, studiohej e kultivohej gjuha letrare shqipe, shtruan veç e veç dhe *seriozisht*, probleme të shqipes letrare e të drejtshkrimit të saj, duke u mbështetur mbi traditën, mbi kriterin praktik dhe prirjet që kishte shfaqur shqipja standarde, - gjithnjë duke pasur për objekt "Rregullat e drejtshkrimit të gjuhës shqipe (Projekt), Tiranë 1967, të ribotuara në Prishtinë, - me synimin që rregullat të shqyrtoheshin, të saktësoheshin e të përsoseshin, në mënyrë që të arrihej një shkallë e lartë e normëzimit.

Një veçori e tretë, do të ishte ***entuziazmi*** që shoqëronte disa diskutime, sidomos të intelektualëve që nuk merreshin drejtpërdrejt me probleme të gjuhës shqipe, po që kishin shprehur dëshirën të shfaqnin dëshirën e tyre për arritjen e njësimit të shqipes standarde, që gëzonte përkrahje të gjerë...

Veçoria e fundit që dua të përmend në këtë shkrim, është ***vendosmëria*** (dhe ***zotimi*** pse jo) që norma e standardit të zbatohej me përpikëri në të gjitha hallkat e jetës kulturore, që nga shkollat e deri në administratën shtetërore, që nënkuptonte dhe një përpjekje për t'i hyrë në mënyrë të organizuar çështjes së zotërimit e të zbatimit të menjëhershëm të normës së shqipes letrare të njësuar**.

Më në fund, nevoja që shtrohej në Konkluza (citoj): "për një diskutim, në rend të parë me anë të shtypit, ku do të trajtoheshin çështjet e ortografisë, për të cilat pjesëmarrësit në diskutim mendojnë se janë të diskutueshme dhe mund të zgjidhen shkencërisht më drejt" - gjente shprehjen jo vetëm në botimin e një numri të madh diskutimesh e vërejtjesh nga autorë të Kosovës dhe të viseve të tjera, po edhe duke ribotuar gjithashtu artikuj që botoheshin e diskutime që zhvilloheshin në Shqipëri, dhe në këtë mënyrë bëhej e njohur pothuaj tërë veprimtaria që zhvillohej lidhur me projektin e drejtshkrimit në diskutim.

Këto që vura në dukje më sipër dhe sidomos fakti që studiues të gjuhës, të letërsisë, të historisë e të kulturës nga Kosova dhe vise të tjera jashtë Shqipërisë, - do të merrnin pjesë aktive në tërë veprimtarinë e gjallë që po zhvillohej në punë të standardizimit të drejtshkrimit të shqipes, duke marrë pjesë me kumtesa e diskutime edhe në aktin përfundimtar e solemn të Kongresit të Drejtshkrimit në Tiranë, - e bëjnë të diskutueshëm ndonjë qëndrim sikur në mënyrë të pavetëdijshme opinioni publik shqiptar në ish-Jugosllavi më 1968 ishte gati të pranonte qoftë edhe zgjidhje që ishin bërë gati gjetiu".

---

* Kumtesë e lexuar në sesionin shkencor "Konsulta gjuhësore e Prishtinës 1968 – në dyzetvjetorin.

** Ndonjë arsimtar në ndonjë nga shkolla e mesme të Shkupit e të ndonjë qendre tjetër, po dhe gazeta "Flaka e Vëllazërimit" e Shkupit, - kishin nisur, përpara se të mbahej Konsulta Gjuhësore e Pishtinës, të zbatonin variantin e toskërishtes letrare, kurse në përdorime të tjera zbatoheshin pika të veçanta, siç janë ortogramet: *shtëpia, shtëpinë; atë , këtë;* përdorimi i trajtave të lidhores në vend të paskajores së gegërishtes e të tjera…

*Pas kthimit nga ShBA flet kryeimami i Kosovës Sabri efendi Bajgora*

# Përvoja e fituar në ShBA, do të më shërbejë jo vetëm mua por shpresoj se do t'i shërbejë edhe BIK-ut

**Kohë më parë në kuadër të programit "Liderët Vizitorë Ndërkombëtarë", që realizua nga ambasada amerikane në Prishtinë qëndroi për vizitë punë në ShBA kryeimami i Kosovës Sabri ef. Bajgora, i cili për 17 ditë ndoqi një program të detaizuar për përgatitjen e liderëve të rinj të Evropës.**

**Për të mësuar diç më tepër për qëndrimin e tij në ShBA ne zhvilluam një bisedë të shkurtë me kryeimamin Sabri ef. Bajgora.**

***D.I.:** z. Bajgora fillimisht na thoni çfarë programi është ky dhe kush e ka iniciuar?*

**Kryeimami Bajgora:** Në kuadër të Programit për Liderët Vizitorë Ndërkombëtarë me sponsorizim të Departamentit të Shtetit të SHBA-ve, - Zyra për edukim dhe çështje kulturore, prej datës 25 shkurt e deri më 07 mars 2008, u organizua programi "Religjioni dhe aktivitetet e komunitetit në shoqëritë demokratike". Këtë vizitë e ka iniciuar ish-Zyra e tash Ambasada Amerikane në Prishtinë, në kuadër të një bashkëpunimi disavjeçar në mes kësaj Ambasade dhe Bashkësisë Islame të Kosovës.

Në anën tjetër ishte një kënaqësi dhe privilegj i veçantë që të isha mysafiri i parë nga BIK-u që po vizitoja SHBA-të, vetëm disa ditë pas shpalljes së pavarësisë, dhe të ju them të drejtën kudo që kam hapëruar nëpër Institucionet e ndryshme amerikane, kam hasur në urimet më të përzemërta për pavarësinë e Kosovës, për se shfrytëzoj rastin që publikisht të ju falënderohem.





***D.I.:** Sa kohë kemi qëndruar dhe në cilat institucione keni qene?*

**Kryeimami Bajgora:** Siç thashë më herët për dy javë të tëra, prej datës 25 shkurt deri më 7 mars 2008, në kuadër të këtij Programi, unë si përfaqësues i Republikës së Kosovës, së bashku me 10 personalitete të njohura nga mbarë Evropa, kishim takime të veçanta në shumë Institucione me peshë në SHBA. Ndër të tjera vizitova 4 shtete Uashingtonin, New Yorkun, Texasin dhe Çikagon, dhe kudo kemi zhvilluar takime, biseda, dhe konsulta, të cilat kryesisht kishin të bënin më çështjet fetare dhe mënyrën se si është e trajtuar feja në Institucionet amerikane, natyrisht duke shkëmbyer përvojat e ngjashme me praktikat tona si në Evropën perëndimore, atë Lindore dhe në shtete e ish Jugosllavisë të Ballkanit perëndimor.

Përveç Selisë së State Departamentit, ku u pritëm nga Mr. Stephen Taylor, i cili është përgjegjës i Degës së këtij Departamenti për Evropë dhe Evro-Azi, kemi vizituar shumë Institucione të tjera relevante, shoqata me influencë të madhe në SHBA, pastaj Institucione të ndryshme fetare, islame, katolike, hebreje, protestante etj. Ndër të tjera kemi vizituar edhe Fondacionin më të njohur në botë për sondazhe "Phelps Stokes





Fund", etj.. Gjithashtu kemi vizituar dy nga universitetet më të njohura në SHBA, atë të "Gjorgj Taunit" në Uashington dhe Universitetin e New Yorkut, ku nga rektorët e tyre u njoftuam lidhur me aktivitete fetare të të gjitha konfesioneve, me të cilat merren studentët gjatë studimeve të tyre. Në të dyja këto Universitete të mëdha, kishte edhe xhami brenda ku studentët myslimanë kryenin ritualet e tyre islame, përfshirë edhe namazin e xhumasë.

***D.I.:*** *Çfarë tema u trajtuan në këto aktivitete?*

**Kryeimami Bajgora:** Disa nga Temat e diskutuara me nikoqirët ishin:

Në Uashington: "Një vështrim gjithëpërfshirës i religjionit në shoqërinë amerikane", dhe

"Qeveria Federale dhe mbrojtja e lirive fetare", si dhe "Organizatat religjioze nacionale"

Në New York: "Dialogu ndëkonfesional" dhe " Eksperiencat e emigrantëve në SHBA"

Në Austin (Texas): "Pjesëmarrja e Institucioneve religjioze në proceset demokratike", dhe "Zgjedhjet në SHBA", ndërsa në Ilinois (Cikago): "Roli i Institucioneve religjioze në ballafaqim me nevojat (kërkesat) ekonomike dhe sociale"

***D.I.:*** *Çfarë ka qenë struktura e vijuesve të këtij programi?*

**Kryeimami Bajgora:** Në kuadër të këtij Programi, janë përfshirë 10 përfaqësues nga shtete e ndryshme të Evropës, magjistra dhe doktorë shkencash, të cilët konsiderohen si liderë të mundshëm politikë dhe religjiozë në të ardhmen ne vendet e tyre, me të cilët është debatuar e diskutuar për përvojat amerikane me religjionin, dhe mundësinë e aplikimit të këtyre përvojave pozitive në shoqëritë evropiane.

***D.I.:*** *A mund të na thonë çfarë keni përfituar nga qëndrimi në këtë program?*

**Kryeimami Bajgora:** Qëndrimi 17 ditor në SHBA, ka qenë një përvojë e mirëseardhur për mua dhe për kolegët evropianë, sepse nga afër u njohëm me eksperiencat amerikane dhe raportet e shoqërisë dhe Institucioneve amerikane në raport me fenë, duke përfshirë këtu të gjitha fetë dhe religjionet, të cilat gëzonin një liri të madhe të veprimit dhe të aktiviteteve të nduarduarshme.

Ndonëse kishim lexuar dhe dëgjuar për liritë e mëdha fetare në Amerikë, nuk kishim mundur të imagjinoni se vërtetë në këtë shtete demokratik, secili njeri vlen, secili njeri është botë më vete, secili njeri paraqet një visar dhe thesar të çmueshëm, sepse vetë kushtetuta e SHBA-e e mundëson një gjë të tillë qysh në nenet e para të saj.

Unë do të dëshirojë që edhe në Kosovë të përcillnim në mesazh shumë të qartë tek Institucionet kosovare, që të marrin mësim nga Kushtetuta e ShBA-ve, ku skajshmërisht respektohen liritë njerëzore dhe fetare të secilit njeri, pa marrë parasysh se cilës përkatësi fetare i takonin.

Me kolegët amerikanë, kemi diskutuar edhe për imazhin aktual të islamit në Amerikë, se çfarë duhet të bëhet për t'u përmirësuar ky imazh, sepse në fakt, myslimanët në Amerikë, janë një komunitet ende i vogël, por me një tendencë të madhe rritjeje në vitet e ardhshme, dhe ekzistojnë ende shumë paragjykime në lidhje me Islamin.

Ishte një konstatim i përgjithshëm se përvojat e përbashkëta në të ardhmen, në organizimin e Konferencave të përbashkëta evro-amerikane lidhur me liritë fetare, do të kontribuonin që të shkriheshin dallimet dhe divergjencat ndërkonfesionale që ekzistojnë në mes feve.

***D.I.:*** *A do të filloni me realizimin e përvojë së fituar atje në Kosovë?*

**Kryeimami Bajgora:** Kjo përvojë e fituar në SHBA, do të më shërbejë, jo vetëm mua personalisht, për ngritje të mëtutjeshme profesionale, por shpresoj se do t'i shërbejë edhe BIK-ut, në fillimin e implementimit të këtyre përvojave edhe brendapërbrenda komunitetit.

Shumë prej këtyre programeve trajnues, do të ishin të mirëseardhura edhe për imamët tanë, të cilët duhet të mësojnë për mënyrat e qasjes së tyre në publik, qasjes së tyre ndaj medieve, dhe përgjithësisht qasjes së tyre ndaj një fenomeni, me të cilin ne do të ballafaqohemi në të ardhmen, e ai është dialogu ndërfetar, ai ndërkulturor dhe ndëretnik,. Me një fjalë, nga përvoja e qëndrimit tim në SHBA, shpresoj se do të ketë rezultate konkrete në organizimin e disa seminareve, ku besoj se një ndihmesë logjistike në këtë aspekt do të na japë edhe Ambasada amerikane në Prishtinë.

***D.I:*** *Z. Bajgora a keni vazhduar ti mbani lidhje qoftë me institucionet qoftë me vijuesit e kësaj programi?*

**Kryeimami Bajgora:** Në fakt, lidhjet i kemi mbajtur dhe vazhdojmë t'i mbajmë në vijimësi me të gjithë pjesëmarrësit, por edhe me nikoqirët e shumë institucioneve që na mirëpritën gjatë qëndrimit tim në SHBA. Me ta shkëmbejmë e-maila, e me disa edhe telefonata. Me një fjalë vazhdimisht jemi në kontakt, për t'u njohur me më të rejat atje dhe këtu.

Në fund, më lejoni që publikisht të falënderoj të gjitha ata që mundësuar një udhëtim timin në SHBA, duke filluar nga ambasadorja e SHBA-ve Tina Kajdanov, zyrtaren për marrëdhënie me publikun Laura L. Hochla si dhe z. Afërdita Krasniqin, që bënë çmos që të jem pjesë e këtyre programeve të njohura, në të cilat në të kaluarën kanë marrë pjesë personalitete që më vonë janë bërë edhe kryetarë shtetesh, kryeministra si Toni Bler, Fatmir Sejdiu, etj.

*bisedoi*
***r. shkodra***

# Vdiq imami i shqiptarëve të Amerikës
# Imam Vehbi Ismaili
## (1919-2008)

Më 18 maj në Detroit të SHBA-ve ndërroi jetë alimi e dijetari i njohur shqiptar imam Vehbi Ismaili i cili tërë jetën e vetë ia kushtoi mërgimtarëve tanë në ShBA.

Imam Vehbi Ismaili ka indur në qytetin e Shkodrës më 25 nëntor 1919, në gjirin e një familje të njohur me traditë e nam në Shkodër e më gjerë .

Babai i tij Ismail Hakiu, ka qenë hoxhë i njohur, i ditur, i aftë dhe i nderuar jo vetëm në Shkodër po edhe më gjerë .

Vehbiu mësimet e para i mori në qytetin e lindjes në Shkodër, ku kreu katër klasat e para. Ndërsa nga klasa e pesë për shkak se babai i tij u transferua nga Shkodra në Krujë imam Vehbiu pjesën tjetër të shkollimit fillor e vazhdoi në Krujë. Pas kryerjes së fillores Vehbiu si i ri vendos që mësimet e mëtutjeshme t'i vazhdojë në Medresenë e Tiranës..

Imam Vehbiu i ri e entuziast për dije, pas medresesë vendos që të vazhdoë studimet universitare për njohuritë fetare, kështu më 1938 shkon në Egjipt, respektivisht në Kajro, ku pas dy viteve regjistrohet në Fakultetin Teologjik të cilin e kryen me sukses më 1945.

Pas mbarimit të studimeve Imam Vehbi Ismaili ishte i gatshëm që të kthehet në Shqipëri dhe të shërbej në institucionet e vendlindjes mirëpo një gjë e tillë nuk iu mundësua pasi që tash në Shqipërinë administrative ishte instaluar sistemi monist i komunistëve.

Babai i tij duke parë qëndrimin e komunistëve ndaj fesë e posaçërisht ndaj personaliteteve fetare, i shkruan një letër imam Vehbiut të cilin e këshillon që të mos kthehet. Në letrën e babait tij thuhet: "Sa dua të të kem pranë, nuk të do njeri. Por po të këshilloj që të mos gabosh që të vish, sepse vetëm zjarri të pret".

Këshillën e babait imam Vehbiu e morri seriozisht dhe vendosi që edhe për një kohë të qëndronte në Kajro me shpresë se komunistët nuk do të qëndronim gjatë në pushtet, e duke pritur ditë më të mira për Shqipërinë. Madje gjatë kësaj kohë imam Vehbiu kishte refuzuar edhe martesën me qëllim që sa më parë të kthehej në atdhe dhe atje të krijonte edhe familje.

Në fund të vitit 1948 Imam Vehbi Ismaili merr një letër - ftesë nga Shoqëria Shqiptaro-Amerikane e Detroitit për të shërbyer si udhëheqës-imam i Komunitetit Mysliman Shqiptar në këtë qytet.

Fillimisht Imam Vehbi Ismaili hezitoj t'i përgjigjej ftesës së kësaj qendre, ngase kishte mendim se do të largohej



*Imam Vehbi Ismaili*
*(1919-2008)*

edhe më shumë nga vendlindja, mirëpo në prill të vitit 1949 Imam Vehbi Ismailin e gjejmë në Detroit të ShBA-ve.

Me të arritur në Detroid, imam Vehbiu nis punën prej një imami të përkushtuar, edukatori e mësuesi të zellshëm të Komunitetit Mysliman shqiptar. Këtu ai shquhet si organizator i mirë .

Imam Vehbiu fillimisht arrin që të siguroj një lokal për kryerjen e riteve fetare, si dhe për të mbajtur mësim fëmijëve shqiptar në gjuhën shqipe. Këtu imam Vehbiun në mesin e Komunitetit mysliman shqiptar e gjejmë si hoxhë, si mësues , si drejtues e edukator të zellshëm të mësimeve fetare e kombëtare.

Më 30 korrik 1949 Imam Vehbi Ismaili organizoi Kongresin e Parë të shqiptarëve të Detroitit ku morën pjesë shumë autoritete të larta, në mesin e të cilëve edhe guvernatori i shtetit të Michinganit Z.G. W. Illiamas.

Duke parë nevojat e besimtarëve për mësimin e njohurive fetare e kombëtare në gjuhën amtare, imam Vehbiu më 1950 mori iniciativën për botimin e revistës

kulturore e fetare "Jeta Myslimane Shqiptare" e cilat doli në çdo tre muaj për tetë vjet rresht deri më 1958. Revista që nga fillimi pati një përmbajtje të begatshme, ku rolin vendimtar e pati vet Vehbi Ismaili.

Revista nën udhëheqjen e tij luajti një rol të rëndësishëm në publicistikën islame në gjuhën shqipe në njërën anë dhe në anë tjetër luajti një rol të rëndësishëm në kultivimin e gjuhës, dhe traditës Shqiptare në Detroit, SHBA e më gjerë.

Më 1951 Imam Vehbi Ismaili duke parë interesimin e Komunitetit shqiptar për një Qendër Islame, merr një fushatë sensibilizuese për grumbullimin e mjeteve për këtë qëllim. Edhe këtë aksion imam Vehbiu e kreu me shumë sukses.

Se sa me ndikim ishte Imam Vehbiu në mesin e shqiptarëve të migruar në Amerikë më së miri dëshmon e dhëna se ftesës së tij për të ndihmuar financiarisht pos shqiptarëve të besimit mysliman iu përgjigjën edhe një pjesë e konsiderueshme e shqiptarëve të besimit ortodoks.

Kështu me angazhimin e tij fillimisht themelohet Shoqëria Shqiptaro amerikane, që më vonë e mori emrin "Qendra Islame Shqiptare- Albanian Islamic Center", e cila me kalimin e kohës u bë një çerdhe e rëndësishme e aktiviteteve fetare e kombëtare, që ndikoi në ruajtjen e identitetit të shqiptarëve.

Me rritjen e Komunitetit Mysliman përsëri Imam Vehbi Ismaili vendosi që të marr edhe një fushatë për rritjen e kapaciteteve të qendrës kështu pas një pune të madhe më 23 shkurt 1963 arriti që të inauguroj objektin e xhamisë së re me kapacitet prej 600 vendeve si dhe me shumë objekte përcjellëse si klasa e kabinete të ndryshme.

Megjithëqë larg atdheut, Imam Vehbiu me shumë vëmendje përcolli zhvillimet në Shqipërinë socialiste. Ai disa herë i kishte bërë kërkesë Qeverisë socialist të Tiranës zyrtare që të vizitojë Shqipërinë, një gjë e tillë nuk iu lejua deri më 1988, që i bie pas 49 vjetësh arriti që të jetë përsëri në vendlindjen e tij.

Mirëpo gjatë kësaj kohë Imam Vehbiu disa herë kishte vizituar Kosovën dhe qendrat tjera të rëndësishme ku jetonin shqiptarët që sado pak kishte arritur që ta kompensonte boshllëkun e vendlindjes.

Një segment tjetër i rëndësishëm është edhe kontributi i imam Vehbi Ismailit në publicistikën islame në gjuhën shqipe. Fillimisht kontributet e tij prej alimi e dijetari i gjejmë në revistën "Jeta Myslimane Shqiptare", e më vonë edhe në Revistën "Thirrja Islame"-ShBA, "Dituria Islame"-Prishtinë, "Hëna e Re" –Shkup, "Drita Islame"-Tiranë etj.

Temat e trajtuara nga imam Vehbi Ismaili janë të parimeve themelore të fesë islame, si: "Besimi në Zotin dhe efekti i tij"; "Kadaja dhe Kaderi"; "Të falurit dhe efekti i tij"; "Agjërimi dhe dobitë e tij"; "Haxhillëku"; "Ditëlindja e Pejgamberit a.s."; "Kurban Bajrami", etj.

Pos publicistikës Imam Vehbi Ismailin e gjejmë edhe si autor e përkthyes të një sërë veprash, gjë që e bëjnë një dritë të pashuar të shekullit XX për shkencat islame në gjuhën shqipe.

Ndër veprat më kryesore të imam Vehbiut janë :

"Islamizimi dhe lutje"; "Muhamedi-profet islam"; "Një tufë lulesh-tregime nga historia islame"; "Ymeri pranon fenë islame"; "Studime islame", "Bilalli myezin i profetit"; "Predikimet e xhumave dhe të bajramit"; "Kërkuesi i së vërtetës Selman Farisi"; "Dritë nga kurani-dhjetë porosi hyjnore"; "Muhamedi profet i fundit"; "150 hadithe, fjalë të profetit Muhamedit a.s."; "Kujtime të rinisë" , etj.

Gjithashtu imam Vehbi Ismaili ka përkthyer nga gjuhë të ndryshme në gjuhën shqipe edhe disa vepra të rëndësishme si: "Feja Islame" të Seyyit Mevdudi; "Në skajet e Historisë" të Habib Xhamati; "Muhamedi-profeti njeri" të Teufik el-Hakim; "Tregime nga Historia Islame" të autorëve të ndryshëm; "Muhamedi a.s." të Avdud Tavab; "Mrekullia e madhe" të prof. Muhamed Muteveli, etj.

Në kuadër të botimeve Imam Vehbi Ismaili ishte një admirues i ribotimit të veprave të autorëve tanë të njohur nga periudha e rilindjes kombëtare që për kah vlera dhe porosia ishin aktuale edhe atëherë e pse jo edhe tash si: "A duhet feja? A e pengon bashkimin kombëtar" të hafiz Ali Krajës; "Edukata fetare e morale", dhe "Historia e Pejgamberëve" të Haki Sherofit; "A ka dyshim në qenien e Zotit" të haxhi hafiz Ismet Dibrës etj.

Imam Vehbi Ismaili ndërroi jetë më 18 maj 2008 duke lënë pas vetë një trashëgimi të pasur, me vlera të mëdha për kulturën kombëtare e fetare.

Krejt në fund mund të them se imam Vehbi Ismaili me punën e tij prej imami e hoxhe të respektuar, prej mësuesi e pedagogu të zellshëm, prej prijësi e organizatorit të shkathtë të shqiptarëve në Amerikë, prej një edukatori e udhërrëfyesi të urtë e fisnik, prej një njeriu që kultivoi vetëm paqe e dashuri do të mbahet mend kohë të gjatë nga të gjithë ata që e njohën e patën rast që të jenë me të e pran tij.

Ndërsa kontributi i tij prej publicisti, autorë tekstesh, përthyesi të spikatur, si dhe një prej kultivuesve të vlerave të traditës kombëtar, do jetë një trashëgimi e pasur për brezat që vijë.

Lusim Allahun e Madhërishëm që për kontributin e tij hoxhën tonë ta shpërbej me xhenet.

*(r. shkodra)*

*Nga Kuvendi i Bashkësisë Islame të Kosovës*

# Duhet të jemi tepër krenar me pavarësinë e vendit ngase Bashkësia islame ka dhënë një kontribut të jashtëzakonshëm për këtë ditë

Në Prishtinë më 19 maj 2008, u mbajt mbledhja e rregullt e Kuvendit të Bashkësisë Islame të Kosovës, e pesta dhe e fundit në këtë përbërje të Kuvendit. Pos delegatëve, në mbledhje qe i pranishëm Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava i shoqëruar nga anëtarët e kryesisë e bashkëpunëtorët e tij.



Pas leximit të një ashereje nga Kurani famëlartë, që e këndoi delegati nga Prishtina, Jakup Çunaku, kryetari i Kuvendit të Bashkësisë Islame të Kosovës-Ragmi ef. Destani, hapi mbledhjen me këtë rend dite:

-Raporti i punës njëvjeçare të kryesisë së BI të Kosovës;

-Elaborati i buxhetit, Llogaria përfundimtare për vitin 2007, me raportin e Komisionit financiar, dhe aprovimi i buxhetit për vitin 2008.

-Të ndryshme.

Pas miratimit të rendit të ditës, fillimisht të pranishmëve iu drejtua kryetari i Kuvendit të Bashkësisë Islame të Kosovës, Ragmi ef. Destani, i cili, pasi falënderoi Myftiun dhe bashkëpunëtorët e tij për pjesëmarrje, ndër të tjera tha:

"Të nderuar kuvendarë, ju falënderoj sinqerisht për kontributin tuaj të çmuar që keni dhënë në këtë mandat. E veçanta e kësaj mbledhje është se kjo është mbledhja e parë e Kuvendit të BI në Kosovën e pavarur dhe të pranuar ndërkombëtarisht. Mund të them se kjo është privilegj për ne andaj shfrytëzoj rastin që së pari ju kuvendarë të nderuar e pastaj edhe të gjithë shqiptarëve kudo që janë t'ua uroj pavarësinë e Kosovës. Mendoj që tash janë krijuar mundësitë që të gjithë të japin kontributin e vet aty ku janë të ngarkuar me detyrat qoftë si individ apo si institucione"

Më tutje në fjalën e tij para delegatëve të Kuvendit të BI të Kosovës kryetari Mr. Ragmi Destani duke folur për përgatitjen e mbledhjes e Kuvendit tha:

"Sa i përket punës së Kryesisë në periudhën një vjeçare, ju të gjithë materialet i keni marrë me kohë dhe keni pas kohë për me pa se çka është punuar dhe sa e si është punuar. Siç e keni pa në raport që është mjaft voluminoz, janë përfshirë punët dhe aktivitetet e Kryesisë së BI të Kosovës dhe institucioneve të saja në mënyrë të detaizuara. Në raport është shkruar për procesin e zgjedhjeve të mbajtura nëpër këshilla, ndërtimin e xhamive, aktiviteti për manifestimet me rastin e pavarësisë së Kosovës, aktiviteti i ramazanit, pastaj haxhi, vizitat e zyrtarëve të BI jashtë vendit, puna në FSI e Medrese etj.



Për raportin e kryesisë më vonë do të hapim debat ku presim edhe kontributin tuaj të çmueshëm."

Ndërsa duke folur por angazhimet e tij në mbarëvajtjen e punës së kryesisë së BI të Kosovës, kryetari i kuvendit Mr. Ragmi ef. Destani tha:

"Unë si kryetar i Kuvendit kam marrë pjesë në çdo mbledhje të Kryesisë, ku jam angazhuar që të zbatohen vendimet e Kuvendit dhe gjithashtu jam munduar që të jap kontributin tim në mbarëvajtjen e punës së Kryesisë së BI."

Për gjendjen në Kosovë, me theks të veçantë pas shpalljes së pavarësisë kuvendarëve iu drejtua Myftiu i Kosovës mr. Naim Tërnava, i cili në fillim tha:



”Nga mbledhja e kaluar realiteti në Kosovë ka ndryshuar për së miri, falë Allahut edhe ne shijuam pavarësinë e Kosovës. Ne të gjithë duhet të ndihemi të kënaqur që sot kuvendi i BI është mbledhur për herë të parë në Kosovën e pavarur e të pranuar ndërkombëtarisht.

Duhet të jemi tepër krenar me pavarësinë e vendit ngase Bashkësia islame e Kosovës ka dhënë një kontribut të jashtëzakonshëm për këtë ditë - për realizimin e vullnetit të popullit të Kosovës. Ne sot lusim të madhin Allah që të bëjë mëshirë mbi të gjithë ata që kontribuan që në çfarëdo mënyre për pavarësinë e Kosovës e sidomos mbi luftëtarët dhe shehidët tanë”

Në fjalën e tij Myftiu Tërnava i bëri një retrospektivë punës , angazhimit dhe kontributit të BI të Kosovës me të gjitha institucionet e sajë për pavarësinë e vendit për se ai tha: ”E përsëris se në periudhën më të vështirë nga 1989-më 1999 Bashkësia Islame me të gjitha institucionet e saja duke përfshirë Këshillat e BI në terren, Fakulteti e medreseja siç dihet kanë qenë tërësisht në funksion të popullit dhe aspiratave të tij për liri, pavarësi e shtetit.

Bashkësia Islame pos aktivitetit të brendshëm ka dhënë një kontribut të madh edhe në internacionalizimin dhe sensibilizimin e opinionit ndërkombëtar për Kosovën. Në këtë rrafsh një kontribut të madhe ka dhënë edhe ish myftiu Boja, me të cilin kam pasur rastin që ta shoqëroj disa herë dhe e di se sa ka kontribuar për Kosovën”.

Myftiu më tutje tha: “Kur është fjala te kontributi i BI për Kosovën, duhet bërë më shumë në mbledhjen dhe prezantimin tij ngase kemi çka të prezantojmë. Shpresoj që në të ardhmen për rolin dhe kontributin e BI do të përgatiten edhe monografi e libra të karakterit dokumentar dhe këtë jo për të përfituar a për lëvdatë por thjesht për t’i dëshmuar historisë dhe breznive të ardhshme”.

Duke folur për rrethanat e krijuara pas pavarësisë së vendit Myftiu Tërnava vuri në pah:

“Por ne duhet të jemi shumë të kujdesshëm për sfidat dhe përgjegjësitë në rrethanat e raja pas pavarësisë së vendit. Janë krijuar rrethana të reja, janë përgjegjësi dhe sfidat të reja e për të cilat unë mendoj që organet e BI do të jenë në gjendje të gjenë metoda që misionin e vetë ta kryejë me përgjegjësi.”

Ndërsa për qëndrimin indiferent të botës arabo- islame përball pavarësisë së vendit tonë, dhe një lloj hezitimi e vonimi nga ana e atyre shteteve për njohjen e Kosovës, myftiu Tërnava ndër të tjerat tha:

“Të nderuar kuvendarë kohëve të fundit është zhvilluar një debat në shtypin e Kosovës për qëndrimin apo thënë më mirë për mosnjohjen e deritashme nga vendet islame të pavarësisë së Kosovës ashtu siç kemi pritur. Në debatin e zhvilluar në shtypin tonë janë dhënë mendime nga më të ndryshmet. Për këtë hezitim të shteteve islame kanë ndikuar shumë faktor, por nga informacionet që kam marr së fundi mund t’u them se së shpejti shtetet kryesore të botës islame do e njohin pavarësinë e vendin tonë, madje mund tu them se korriku do jetë muaj kur shumica dërmuese e shteteve arabe-islame do e njoh pavarësinë e Kosovës. Por një duhet që ta kemi parasysh të gjithë, bota islame për çudi është lënë pasdore nga politika e Kosovës, është injoruar dhe nuk është punuar sa duhet e si duhet por sidoqoftë presim që bota islame të na njoh”.

Pas fjalës së Myftiut, kryetari i kuvendit të BI, Ragmi ef. Destani propozoi që për një punë më efikase, raporti i Kryesisë të mos lexohet fare por të fillojnë diskutimet, pasi Raporti i punës së Kryesisë delegatëve u është dërguar me kohë.

Propozimi i kryetarit të kuvendi u përkrah njëzëri nga delegatët.

Pas këtij propozimi, pasuan diskutime të delegatëve, nga të cilat veçojmë këta: Shaqir Zeqiri, hfz. Vehbi Dalipi, Xhabir Hamiti, Bekim Jashari, Beqir Thaçi, Iljaz Mustafa, Jakup Çunaku, Sylejam Osmani, etj.

Pas diskutimeve, pyetjeve, interesimeve dhe angazhimeve të delegatëve të Kuvendit- për disa çështje dha përgjigje Myftiu Mr. Naim Tërnava.

Më pas delegatët pasi dëgjuan raportin e komisionit financiar, që e paraqiti kryetari i komisionit, Muhamed Neziri delegatët miratuan me votimin pako Llogarinë përfundimtare për vitin 2007 dhe Projektbuxhetin për vitin 2008.

Në fund, kryetari i kuvendit të BI të Kosovës, Ragmi Destani, falënderoi delegatët për kontributin që kanë dhënë për mbarëvajtjen e punëve në Bashkësinë Islame të Kosovës.

***(r. shkodra)***

*U mbajt manifestimi "**Mesazhi i paqes"***

# Myftiu Tërnava botës demokratike: Ju falemi nderit për tërë atë që keni bërë për këtë popull të përvuajtur, i cili pati një histori sa të dhimbshme, po aq edhe krenare




Në mbrëmjen e 26 majit, me rastin e 100 ditëve të Pavarësisë së Kosovës dhe në kujtim të personalitetit të Muhamedit a.s., në Prishtinë, organizuar nga Kryesia e BI-së të Kosovës në bashkëpunim me shoqatën "Zëri ynë", u mbajt manifestimi "Mesazhi i paqes", në të cilin morën pjesë mijëra qytetarë nga të gjitha viset e Kosovës.

Duke iu drejtuar të pranishmëve, Myftiu i Kosovës, mr. Naim Tërnava, foli për përjetimet dhe pritjen e popullit të Kosovës me rastin e shpalljes së Pavarësisë së vendit, për se ai tha: "17 shkurt 2008, zemrat e çdo shqiptari rrahën më shpejt, përjetuan ëndrrën e kamotshme, Parlamenti i Kosovës shpalli pavarësinë e vendit, gëzim, lot, urime, përqafim kudo në Kosovë, Shqipëri, Maqedoni, Malin e Zi, Luginën e Preshevës, Sanxhak e kudo që jetojnë vëllezërit e motrat tona. Për një moment dëgjoi bota mbarë, festohej në Amerikë, nëpër qendrat europiane pothuajse në mbarë botën ku jetojnë e veprojnë bashkatdhetarët tanë. Festonim, ngase në vazhdimësi kishte atdhedashës që donin lirinë, dhe për të nuk kursyen as veten e tyre; kishte burra të mëdhenj të cilët u flijuan brez pas brezi, por edhe në luftën e fundit me Serbinë, të udhëhequr nga komandanti legjendar Adem Jashari. Familjet Jashari, Haradinaj, Pajaziti, Ramadani e shumë familje e shehidë të tjerë, që ranë për të mos vdekur kurrë, ishin shembujt më të mirë se si mbrohet dhe luftohet për fe e atdhe. Allahu xh.sh. thotë: **"Prej besimtarëve kishte burra që vërtetuan besën e dhënë Allahut e disa prej tyre e realizuan premtimin duke dhënë jetën....... "**

Duke folur për përkrahjen dhe ndihmën e faktorëve ndërkombëtarë të rëndësishëm për shtetin e Kosovës dhe posaçërisht për njohjen e pavarësisë së vendit tonë dhe për sensibilizimin e opinionit me këtë realitet, Myftiu Tërnava në fjalën e tij kujtoi dy personalitetet të shquara politike të botës, - presidentin amerikan Bush dhe atë francez Sarkozi: "Të nesërmen dëgjojmë lajmin nga Tanzania e largët,ku presidenti Bush thotë: ***"Populli i Kosovës meriton Pavarësinë*** "për të vazhduar më vonë edhe shumë shtete të tjera njohjen e pavarësisë së vendit tonë. Ndodhi ajo










që u tha presidenti Sarkozi fëmijëve të një shkolle të Parisit ***:"Kufijtë e kësaj harte do të ndryshojnë së shpejti, ngase në Europë po lind një shtet i ri****". Kjo edhe ndodhi Kosova shtet sovran e i* pavarur."



Myftiu Tërnava më pastaj, në emër të popullit të Kosovës, Bashkësisë Islame dhe në emrin e tij, ka falënderuar të gjithë aleatët që ndihmuan popullin e Kosovës për të fituar lirinë dhe për të ndërtuar shtetin e pavarur e demokratik: **"**Botë e qytetëruar: Ju faleminderit për tërë atë që keni bërë për këtë popull të përvuajtur, i cili pati një histori sa të dhimbshme po aq edhe krenare. Ju faleminderit që në momentin më kritik i dolët në ndihmë UÇK-së, që njëherë e përgjithmonë të largohen nga Kosova forcat paramilitare ushtarake policore të Serbisë".

Ndërsa për personalitetin e pejgamberit Muhamed a.s. folën kryeimami i Kosovës, Sabri ef. Bajgora, Prof.dr. Pajazit Nushi, dr. Milazim Krasniqi dhe mr. Besa Ismaili.

Organizatorët, të gjithë të pranimëve ua, shpërndanë, të botuara, kumtesat e katër referuesve të sipërpërmendur në një botim të veçantë, që ishte përgatitur enkas për ketë manifestim .

Për të pranishmit në manifestim u shfaq edhe një program i pasur kulturor. Me recitale e ilahi u paraqitën artistë të njohur, si Enver Petrovci, Ismet Azemi e Basri Lushtaku. Pastaj lexuesit e njohur të Kuranit, Xhelal Kaloshi e Ibrahim Beqiri, **lexuan pjesë nga Kurani**.



Gjithashtu me ilahi u paraqitën edhe Kori i Medresesë së Prishtinës si dhe artisti i ri Agron Ahmeti.

Në fund, Kryesia e BI-së të Kosovës, për kontributin e dhënë për lirinë e Kosovës, u ndau Çmimin për paqe "Mulla Idriz Gjilani" gjashtë familjeve të dëshmorëve:

Familjes Jashari; Familjes Haradinaj; Familjes Ramadani, Familjes Pajaziti, Familjes Prestreshi dhe Familjes Zejnullahu.

Çmimin për paqe familjarëve të dëshmorëve ua ndau vetë Myftiu Tërnava.

***(r.shkodra)***

## Myftiu Tërnava priti ambasadorin e Britanisë së Madhe



Myftiu i Kosovës Mr. Naim Tërnava ka pritur më 28 maj 2008 në takim njohës ambasadorin e parë të Britanisë së Madhe në Prishtinë, Endi Sparks, të cilin e ka njohur me historikun, të arriturat dhe sfidat e BI të Kosovës.

Pas takimit myftiu Tërnava për gazetat deklaroi: "Sot kam pritur ambasadorin e Britanisë së Madhe në Prishtinë- pra ambasadorin që na vjen nga një shtet mik - Britania e Madhe. Ne e dimë të gjithë ndihmën që ka dhënë Britania e Madhe për ne si para pavarësisë ashtu edhe tash pas pavarësisë së vendit tonë, përse ne jemi mirënjohës"

Ndërsa ambasadori Endi Sparks u shpreh:"Sot pata rastin të takoj Myftiun e nderuar të Kosovës me të cilin kemi diskutuar për traditën e kultivimit të tolerancës ndërfetare në Kosovë që është shumë me rëndësi ".

Qe konstatim i përbashkët se në të ardhmen do të shtohen kontaktet dhe do të thellohet bashkëpunimi.

## Seminari rajonal rreth metodave bashkëkohore të mësimit të Kuranit

Nga 26-29 maj 2008 në Prishtinë në ambientet e bukura të medresesë së mesme "Alaudin" u mbajt **Seminari rajonal rreth metodave bashkëkohore të mësimit të Kuranit fisnik dhe shkencave të tij**.



Seminari është organizuar nga Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës në bashkëpunim me organizatën për shkencë, arsim e kulturë ISESSCO, me seli në Rabat të Marokut, e cila vepron në kuadër të Konferencës Islamike. Është hera e dytë që Kryesia e BIK-së organizon seminar trajnuese me ISESSCO; vitin që shkoi qe organizuar seminar për arabologët shqiptarë, kurse këtë vit për mësimdhënësit e Kuranit, me qëllim të njohjes së metodave më të reja e më të avancuara për mësimdhënie dhe për transmetim të diturive tek nxënësit apo tek të interesuarit, për Kuranin dhe shkencat ndihmëse të tij.

Seminarin e ndoqën me shumë interesim 39 mësues, profesorë e mësimdhënës të Kuranit nga institucionet arsimore e fetare të trojeve shqiptare, si mësimdhënës të medreseve, ligjërues të fakulteteve teologjike dhe imamë që janë të angazhuar në mësimbesim.

Në hapje të seminarit qe i pranishëm edhe Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, i cili në fjalën e hapjes, pasi ka përshendetur dhe ka falënderuar përfaqësuesit e ISESSCO-së për bashkëpunimin, ka shprehur gatishmërinë e BIK-së për avancimin e mëtutjeshëm të bashkëveprimit për të përgatitur sa më mirë punonjësit e institucioneve të bashkësive islame në rajon.

Në fjalën e tij, Myftiu Tërnava ka falënderuar për bashkëpunim edhe bashkësitë simotra nga rajoni.

Ndërsa në emër të ISESSCO-së, seminaristët i përshëndeti Jusuf Ebu Dakka. Përshëndetën edhe përfaqësuesit e seminaristëve, nga Shqipëria Bujar Spahiu, nga Maqedonia Hfz. Bajram Ajeti dhe nga Mali i Zi Omer Kajoshi.

***(r.sh)***





# Në kampin e KFOR-it suedez në Hajvali hapet xhamia



Më 29 mars 2008 në kampin e KFOR-it suedez"**Victoria**" në Hajvali, me një ceremoni solemne, u hap xhamia, e cila është e vogël për nga sipërfaqja po e madhe për nga përmbajtja. Xhamia është nën të njëjtin kulm me kishën. Ndërtimi i saj u bë si përgjigje ndaj kërkesës së ushtarëve suedezë myslimanë, që shërbejnë në këtë kamp. Për ndërtimin e xhamisë, kërkesës i janë bashkuar edhe e disa ushtarë që do të vijnë këtu në Kosovë nga muaji maj, dhe të cilët në aplikacionet e tyre kanë kërkuar që ta kenë edhe vendin për faljen e namazit.

Udhëheqësit e kampit e mirëpritën këtë kërkesë dhe ndërtuan xhaminë.

Priftëresha **Helena Edlund,** e cila shërben në Kishë në këtë kamp,, dhe **Xheladin Fazliu** imami i xhamisë së Hajvalisë, kanë pasur bashkëpunime të shumta në sfera të ndryshme. Ata së bashku organizuan edhe këtë solemnitet për hapjen e xhamisë.

Në këtë ceremoni modeste morën pjesë: Komandanti i kampit suedez z.**Olof Johonsson**, Kryetari i Këshillit të Bashkësisë Islame të Prishtinës, z.**Bahri ef.Sejdiu**, imami i Matit z**.Irfan ef.Islami** dhe shumë bashkëpunëtorë dhe xhematë të imamit të Hajvalisë.

Pastaj **Xheladin ef.Fazliu** prezantoi mysafirët e tij para komandantit, priftëreshës dhe ushtarëve. Ai për pritjen, falënderoi me fjalët: "Ne kemi vetëm fjalë miradije për ju, ushtarë të nderuar, për sjelljen e shkëlqyeshme që keni me qytetarët e fshatit tonë, dhe ndihmesën që jepni në të gjitha sferat. Ne me ju ndihemi si një familje".

Pas imamit edhe priftëresha **Helena** prezantoi ushtarët e kampit dhe i falënderoi për pjesëmarrje.

Më pastaj u hap xhamia dhe u falën dy reqate përshëndetëse për xhaminë. Pas kësaj pati një koktej rasti për pjesëmarrësit, dhe më tutje filloi vizita e kishës, ku priftëresha tregoi për ritet e ceremonitë që zhvillohen, aktivitetet në bibliotekën, ku në mesin e shumë librave ishte edhe Kurani në gjuhën suedeze, sallën e sporteve, zjarrfikësit dhe deri tek amfiteatri, ku Kryetari i KBI-së **Bahri Sejdiu** mbajti një ligjëratë për ushtarët që ishin mbledhur.

Ai foli për tolerancën fetare, rolin e saj, jetën fetare në vendin tonë, bashkëpunimin që duhet ta kemi, sidomos me ushtarët, "me ju që keni lanë familjet dhe keni ardhur në vendin tonë për të na ndihmuar". Ai falënderoi ushtarët për kontributin që po japin, udhëheqësit e kampit "Victoria" për hapjen e kësaj shtëpie të Zotit dhe i siguroi që prej kësaj foltoreje do të dalin vetëm mesazhe paqeje dhe afrim midis njerëzve.

Më pastaj fjalën e mori Komandanti i kampit të KFOR-it suedez, z.**Johonsson** , i cili, në mes të tjerash, tha: "Kërkesën për ndërtimin e kësaj xhamie e kam pritur shumë mirë dhe ushtarëve të besimit islam u kam plotësuar dëshirën, siç u kam plotësuar edhe ushtarëve të besimeve të tjera. Andaj një falënderim për Imamin Fazliu dhe Priftëreshën Helena, për punën që kanë bërë". Ai falënderoi edhe kryetarin e KBI-së për kohën që ka gjetur, i cili, me ardhjen e tij na ka nderuar ne me gjithë bashkëpunëtorët.

Dhe krejt në fund, kryetari Sejdiu falënderoi Komandantin dhe bashkëpunëtorët e tij për pritjen e ngrohtë që u bënë, dhe kërkoi nga ai që t'i bëjë një vizitë Bashkësisë Islame. Në shenjë respekti, ai Komandantit i dhuroi një orë muri me Flamurin e ri të Republikës së Kosovës dhe një dhuratë për Priftëreshën Helena.

Në ftesa për të ftuarit shkruante:

**Commanding officer of the Sëedish Contingent LtCol Olof Johonsson and Army Chaplain Capt_Helena Edlund_**

***Hereby wish to invite You to participate in the inauguration ceremony of a Muslim prayer room in the Chapel of Camp Victoria on Saturday the 29th of Mar 2008***

***With the Muslim prayer room under the same roof as our Christian chapel, we wish to provide possibilities of prayer and devotion to those who live and/or work at Camp Victoria , Christians and Muslims alike.***

***After the inauguration ceremony you are cordially invited to opportunity of discussion.***

**Welcome to Camp "Victoria" Hajvali**

Kjo xhami shfrytëzohet vetëm nga ushtarët dhe punëtorët në kamp.

***F.Fazliu***

# U promovua libri “Akaidi Hanefij” autor- Orhan Bislimaj




Më 30.04.2008, në Bibliotekën Kombëtare dhe Universitare të Kosovës, u bë promovimi i librit “Akaidi Hanefij” të autorit Orhan Bislimaj, botuar nga “Forumi i të Rinjve Mylimanë, Qendra për Studime dhe Kërkime Islame” me seli në qytetin St Gallen të Zvicrës. Promovimi filloi me këndimin e disa ajeteve nga Kurani famëlartë, të interpretuara nga z. Hakim Iljazi, ndërsa të pranishmëve, në formë përshëndetjeje, në emër të organizatorit dhe botuesit të librit “Akaidi Hanefij”, iu drejtua edhe kryetari i këtij forumi, z. Sherif Roci. Fillimisht ai përshëndeti të gjithë të pranishmit si dhe Bashkësinë Islame të Kosovës. Ai përcolli edhe përshëndetjet e drejtorit të përgjithshëm të këtij forumi, zt. Ahmed Mehmedi. Pasi falënderoi autorin e librit z. Orhan Bislimajn, ai e përgëzoi edhe për botimin e librit duke theksuar se libri i tij i botuar nga ky forum, është botimi i parë në historinë e Forumit Islam në Zvicër.

Me kumtesat e tyre shumë kuptimplota dhe me fjalë miradije për punën e autorit, të pranishmëve iu drejtuan edhe Mr. Naim Tërnava, respektivisht Sabri Bajgora i cili lexoi kumtesën e z. Tërnava, në mungesë të tij, pastaj Akademik Ekrem Murtezai, anëtar i Akademisë së Shkencave dhe Arteve të Kosovës, si dhe Nexhat Ibrahimi, sekretar i Këshillit të BI-së të Prizrenit, njëkohësisht recensues i librit “Akaidi Hanefij”.

Meqë aty ku punohet, nuk mungon suksesi, edhe libri Akaidi Hanefij i autorit Orhan Bislimaj, u vlerësua si më i suksesshmi në lëmin e apologjetikës islame në gjuhën shqipe.

Në kumtesat e lexuara nga Sabri Bajgora, u rikujtuan edhe u vlerësuan disa elemente shumë domethënëse rreth librit Akaidi Hanefij’, ndër të tjera, përmendi se edhe ky libër është komentuar nga shumë studiues....në mesin e studiuesve të këtij libri janë edhe dy përkthyes shqiptarë z. Nexhat Ibrahimi dhe Dr. Mustafa Bajrami, të cilët para disa vitesh bën përkthimin e tij në gjuhën shqipe. Ndër të tjera, z. Bajgora vlerësoi punën e autorit Orhan Bislimaj, madje sipas tij, ‘botimi i këtij libri ishte një sihariq i madh dhe në veçanti pasi bëhet fjalë për një studiues të ri, i cili guximshëm i është rrekur një çështjeje kaq delikate me përmasa titanike”. Ai përgëzoi z Orhanin për këtë hap të guximshëm dhe ndihej shumë krenar që bëhet fjalë për njërin ndër studentët më të mirë që ka pasur Fakulteti i Studimeve Islame i Prishtinës në historinë gjashtëmbëdhjetëvjeçare që nga themelimi. Gjithnjë sipas tij: ‘Në hapësirat shqiptare ka munguar një tekst i tillë studimor dhe kjo vjen në kohën më të nevojshme, kur nga çdo anë bombardohemi nga rryma dhe ideologji me karakter që fatkeqësisht po shkaktojnë konfuzion dhe përçarje në mesin e myslimanëve. Komentet e z. Orhanit për secilin pasardhës të Ebu Hanifes, dëshmojnë për një përgatitje intelektuale të z. Orhanit dhe paraqesin një lehtësim të madh për kërkuesit e dijes”.

Krejt në fund, z. Bajgora iu referua edhe fjalëve të prof. Ahmed Mehmedit, i cili në pasthënien e tij, uron që ky libër të përkthehet edhe në gjuhë të tjera - arabe, turke e boshnjake. Por në përfundim z. Bajgora inkurajoi që kjo vepër të përkthehet dhe në gjuhë tjera, për të nxjerrë popullin shqiptar nga anonimiteti

Akademik Ekrem Murtezai, në fjalët e tij, u kujtoi të pranishmëve se libri i Orhanit është një kontribut i çmueshëm në kuptimin e drejtë të Kuranit dhe fesë islame në përgjithësi. Sipas prof. Murtezait, vepra e z. Orhanit është një vazhdimësi e një pune të nisur nga Nexhat Ibrahimi, Naim Tërnava e të tjerë. Ai vuri theksin edhe në një çështje tjetër, duke konsideruar se kemi shumë vepra të ndryshme shkencore nga lëmenj të ndryshme, por na kanë munguar vepra teologjike shkencore si kjo, gjithnjë sipas tij, kjo vepër cilësohet edhe nga një kënd tjetër “shumësia dhe nuanca terminologjike e z. Orhanit që jo vetëm ka përdorur terma që kanë të bëjnë me teologjinë dhe fenë islame e filozofinë, por ai ka kijuar disa neologjizma që nuk gjenden në fjalorin e gjuhës shqipe, sepse në këtë sferë ka pasur mungesë termash, pra me këtë jo vetëm që ka dhënë një kontribut për teorinë në përgjithësi, por ka dhënë edhe një kontribut gjuhësor”. Në fund kumtesën e tij e përmbylli me një sentence latine: ‘Nuk humbasim asgjë nëse dëgjojmë edhe armikun dhe kundërshtarin, ndoshta mësojmë edhe prej tyre diçka’.

Recensuesi i librit ‘Akadi Hanefij’, Nexhat Ibrahimi, në fjalën e tij rreth librit, në mes të tjerash, përmendi edhe disa përsiatje rreth përmbajtjes së librit, siç ishin Tevhidi, Sifatet e Allahut, Kurani është fjalë e Allahut, dhe shumë çështje të tjera. Në fjalën e tij rreth autorit të librit z. Orhani Bislimaj, ai theksoi edhe këto: “Orhani është njëri ndër intelektualët e rinj, por të frytshëm në nënqiellin tonë...autori ka dhunti për të observuar, për të perceptuar dhe për të rrëfyer lehtë, qartë dhe thjesht. Ai me lehtësi depërton në fushat më të vështira të problemeve besimore në historinë e mendimit mysliman. Ai posedon natyrë ‘prodhuese’, nga e cila rrezaton ngrohtësi dhe qetësi e brendshme, urti e mirëkuptim për njeriun dhe botën, njësoj sikur edhe guximi intelektual për t’i emëruar gjërat vetëm me emrin e vet. Perspektiva nga e cila trajton dhe artikulon profesor Orhani observimet e veta, rrezaton intelektualin që, ndonëse trajton probleme mjaft të ‘nxehta’, qëndron larg etjes për t’u rënë në qafë të tjerëve dhe për të qenë i pranishëm në mediet e shkruara dhe elektronike”.

Në përfundim të referimit të tij z. Nexhat Ibrahimi nuk harroi të përmendte edhe këtë fakt: “Vepra *Akaidi Hanefij* është një arritje e suksesshme shkencore, është një vepër që nderon autorin, ne bashkëpunëtorët, por edhe sfondin e historisë së besimit islam, vepra është kontribut për fenë islame ndër shqiptarët”.

Krejt në fund, me një fjalë falënderuese për botuesit e librit, përshëndetje për pjesëmarrësit, falënderime për referuesit e librit si dhe disa detaje rreth librit, u bë edhe përmbyllja e këtij promovimi, nga autori i librit ‘Akaidi Hanefij’ z. Orhan Bislimaj.

*Përgatiti:*
***Emine A. Vezaj***

## Filloi restaurimi dhe konservimi i dekorimeve murale të brendshme dhe të jashtme në Xhaminë e Hadumit



"CHWB" - (Trashëgimia kulturore pa kufij) nga Suedia, përfaqësia në Prishtinë, ka fituar një donacion nga UNESCO-ja, për konservimin dhe restaurimin e dekoreve murale të brendshme dhe të jashtme (të hajatit) të xhamisë së Hadumit në Gjakovë.

Organizata në fjalë është e njohur për Gjakovën, sepse edhe më ppërpara, në vitin 2003, në xhaminë e Hadumit, siç janë kishte kryer punime restauruese: rikonstruimin e minares, drenazhimin, ndërrimin e mbulesës së plumbit të kupolave, etj.

Afati i përfundimit të punimeve rreth restaurimit është paraparë të zgjasë rreth 6 muaj. Organizata në fjalë ka siguruar tërë dokumentacionin e nevojshëm - ka bërë të gjitha përgatitjet e nevojshme duke siguruar lejen e dhe pëlqimin nga Instituti për mbrojtjen e monumenteve kulturore të Kosovës, IMMK i Gjakovës, nga Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës dhe KBI-ja e Gjakovës. Punët do të mbikëqyren nga UNESCO. Ekipi do të udhëhiqet nga dy ekspertë ndërkombëtarë si dhe asistentë lokalë. Në këtë periudhë do të trajtohen të gjitha pjesët e dekoreve - murale të objektit në enterier dhe portik, si dhe pjesët e drurit.

Kjo organizatë ka angazhuar ekipin e ekspertëve të restaurimit dhe të konservimit - Nihad Çengiq nga Sarajeva e BeH dhe Eliza Stefanini nga Bolonja e Italisë, të cilët me punën e tyre kanë dëshmuar se janë ekspertë të rrallë të kësaj fushe.

Gjatë Kësaj periudhe, sa do të zgjasin punimet, xhamia e Hadumit nuk do të funksionojë për faljen e kohëve të namazit. Xhemati i kësaj xhamie ka kaluar përkohësisht në xhaminë e Hankes.

*Përgatiti:*
***Esat ef.Rexha***

# Fotolajm

**Në foto vijuesit e mësimbesimit të xhamisë së fshatit Bresanë të komunës së Sharrit së bashku me imamin e xhamisë Xhevat ef. Fetahun që kohë më parë bën duanë e hatmës.**

